# XHAMIA E FSHATIT GLLOBAR

Lagjja Morinaj, Gllobar (Drenas)

Viti i ndërtimit: 2007

Iniciativën për rindërtimin e xhamisë së fshatit Gllobar e kishin marrë vetë fshatarët. Ata kishin bërë një kërkese në vitin 2006 për leje ndërtimi në Komunën e Gllogocit. Financimi i xhamisë u bë nga Haxhi Ajet Morina dhe mbikëqyrjen e ndërtimit të saj është bërë nga Kryesia e BIK.. Xhamia e Gllobarit u ndërtua në pronën shoqërore, e cila u dhurua nga Komuna. Për nga tipologjia e ndërtimit si klasifikim i përgjithshëm ajo hyn në xhamitë e stilit osman të xhamive me sale të mbuluar me kupolë (kube). Për kah funksioni ajo paraqet një shembull xhamie të vogël ku më shumë i është dhënë rëndësi stilizimit sesa funksionit. Xhamia e ka një planimetri pothuajse drejtkëndëshe me dimensione të jashtme: 12.41 x 10.15 m, me disa dalje në gabarit si minarja, mihrabi e streha dhe hyrje si pjesa e hyrjes. Ajo nuk ka hajat tipik, por një portik në formë harku të mbuluar dhe nga jashtë hyhet direkt në sallën e faljes. Pas hyrjes në xhaminë, në anën e djathtë janë shkallët, pjesë e cila është projektuar mjaft mirë, duke e shfrytëzuar hapësirën për shkallë komode për në mahfil dhe mbi to shkallët e minares. Në të majtë të hyrjes së xhamisë gjendet një zyre e vogël e imamit. Salla e faljes është pothuajse me planimetri katrore me përmasa 9.4 x 8.8 m dhe e mbuluar me kubenë qendrore. Në të, si rëndom në mes të murit të kiblës gjendet mihrabi mjaft dominues, në të djathtën e tij minberi dhe në të majtë kursia. Xhamia ka gjithsej 139. 9m2 sipërfaqe të shfrytëzueshme, për falje: 108m2 apo maksimalisht hapësirë për falje për rreth: 140 xhematlinj.

Eksterieri i xhamisë së Gllobarit është mjaft i stilizuar. Përpos stilizimit të fasadës me strukturë e materiale, xhamia spikatet edhe me formë si në vëllim. Fasada e veshur me gurë gëlqeror, material lokal i jep xhamisë karakter vendor dhe një kohë si shtesë pozitive për ambient.

Enterieri i xhamisë është trajtuar modesti. Ai është i lehtë meqë nuk ka kontraste të theksuara. Në të janë veçuar elementet tipike të brendisë së xhamisë si: mihrabi, minberi, kursia dhe mahfili, jo vetëm në formë pore dhe me material. Këto të fundit një brez nën parapetin e dritareve janë veshur me pllaka mermeri me ngjyrë hiri të çelë.





PËRMBAJTJA:





# Deklaratë për opinion

*Kryesia e BIK, mirëpret vendimin e Tribunalit të Hagës, të marrë më 23 janar 2014, me ç’rast konfirmoi vendimin e parë që kishte shpallur të katër ish-zyrtarët fajtorë në vitin 2009, kur gjykata kishte konstatuar që “ka pasur një fushatë të dhunës drejtuar kundër shqiptarëve të Kosovës të zhvilluar nga forcat nën kontrollin e autoriteteve jugosllave dhe serbe, gjatë së cilës kishte incidente të vrasjeve, keqtrajtimeve seksuale dhe shkatërrimeve të qëllimshme të xhamive”.*

*Ky vendim është lajm i mirë dhe një shpresë më shumë se drejtësia triumfon, dhe se viktimave të këtyre trevave dita ditës po u shërbehet drejtësia. Prandaj ne përgëzojmë drejtësinë ndërkombëtare për këtë fitore.*

*Popullata e Kosovës ende i vuan pasojat e atij konflikti, ku akoma më se 1700 persona ngelen të pagjetur duke lënë familjarët e tyre tash e 14 vite ende në ankth.*

*Institucioni i Bashkësisë Islame të Kosovës dhe në veçanti xhamitë e saj ishin cak i sulmeve të qëllimshme dhe më barbare të forcave ushtarake dhe paraushtarake serbo-jugosllave. Për këtë ne kemi ngritur shqetësimet vazhdimisht tash e 14 vite gjë që konfirmon edhe Tribunali i Hagës. BIK ka të regjistruara mbi 218 xhami të djegura dhe të shkatërruara dhe dhjetëra imamë, myezinë, medresantë dhe studentë të vrarë.*

*Bota e qytetëruar e di se xhamitë kudo në botë, dhe në Kosovë në veçanti kanë qenë dhe mbeten institucione të paqes, mëshirës e faljes. Dhe është padrejtësi e madhe, nga më të mëdhatë që të kryhen krime ndaj tyre.*

*Që nga ajo kohë, BIK në vazhdimësi ka kërkuar drejtësi për dhunën që iu është shkaktuar. Njëherë nën dhunën e diktaturës komuniste, ku iu morën shumë nga pronat e vakëfet e saj, më pas nën sulmet e vazhdueshme të regjimit serb që shkaktoi rrënime, djegie, dhe shkatërrime, kanë lënë institucionin fetar në gjendje shumë të rëndë, pasojat e së cilave akoma as sot e kësaj dite nuk kemi arritur që t’i evitojmë.*

*Prandaj në emër të Drejtësisë, dhe duke u nisur nga të gjitha të drejtat e garantuara ndërkombëtarisht, dhe të vërtetuara edhe me Vendimin e sotëm të Tribunalit të Hagës që xhamitë në Kosovë janë shkatërruar qëllimisht dhe pa asnjë arsye, kërkojmë nga drejtësia ndërkombëtare, institucionet relevante ndërkombëtare reparacion dhe dëmshpërblimet përkatëse. Në veçanti kërkojmë nga Qeveria e Republikës së Kosovës që ajo të ngre zërin dhe edhe përmes partnerëve të saj të çojë përpara këtë kërkesë legjitime të BIRK, dhe të popullit të Kosovës për kompensimin e dëmeve të shkaktuara gjatë agresionit serbo-jugosllav.*

*BIK është e bindur që rrugëtimi drejt paqes, prosperitetit dhe integrimeve që synojmë si shoqëri e Kosovës realizohet përmes drejtësisë së shërbyer njësoj dhe pa dallim për të gjithë.*


DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
**Kryeredaktor**: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Mr. Ajni Sinani, Mr. Bekim Jashari, Mr. Ekrem Maqedonci, Mr. Fitim Gashi, Dr. Hysen Matoshi, Isa Tërshani, Mr. Ragmi Destani dhe Musli Arifaj. Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Ferid Selimi /
Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Bashkim Mehani. Adresa: Dituria Islame, rr. “Bajram Kelmendi” nr. 84, 10000 Prishtinë /
Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www.dituriaislame.net** / Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA $ /
Shtypi: Shtypshkronja “Iliri”, Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Disociacioni i lidershipit kosovarë

*"(Përpiqen ta) mashtrojnë Allahun dhe ata që besuan, por nuk mashtrojnë tjetërkënd përveç vetes, dhe nuk e kuptojnë"!*
(El Bekare, 9)

*Valës dhe zjarrit të urrejtjes ndaj mësimeve paqësore të fesë Islame në këtë fillimvit i janë bashkuar me shkrime gazetareske e postime në rrjete sociale më rrufeshëm se herëve të tjera. Është fatkeqësi të keqpërdoret toleranca e muslimanëve shumicë që kanë ndaj të tjerëve në vend, për hir të proceseve dhe zhvillimeve që po kalon populli ynë në trojet etnike. Ç'faj kanë muslimanët që kanë dështuar udhëheqësit në realizimin e projekteve politike, qoftë në rrafshin lokal apo edhe ndërkombëtar. Për çdo mossukses a dështim të tyre, fajtorë përpiqen t'i gjejnë Bashkësinë Islame të Kosovës dhe muslimanët. Ky popull nuk duron më tortura psikologjike dhe lojë me ndjenjat e tij fetare. Ndjenjat fetare janë të shenjta dhe, si të tilla, janë të paprekshme. Me këtë fushatë denigruese, disa janë duke elektrizuar shoqërinë shqiptare dhe njëherazi duke bërë përçarje të rrezikshme në kohen kur po aspirojmë drejt integrimeve euroatlantike. Nuk ka askund në botë dhe as tek ne Islam të importuar. Islami është një, i shpallur nga ana e Allahut (xh.sh.) në zemrën e të Dërguarit të fundit, Muhamedit a.s. dhe më pas ky mesazh u përcoll e u shtri tek bota mbarë. Për lirinë fetare disa autorë thonë që nuk ka kurrfarë kufizimesh. Lirinë fetare nuk mund të na jep dhe as të na merr kush. Liria është e shenjtë dhe ajo është prej vetë vullnetit Hyjnor. Andaj, si të kualifikohen këta njerëz, të cilët fyejnë Islamin dhe muslimanët me lloj-lloj etiketimesh të pa pranueshme. Ky fjalor i përdorur nga ana e tyre dëshmon për nivelin intelektual e njerëzor që kanë këta, që kanë marrë rolin "mbrojtës", po se të kujt janë nuk po rrëfehen. Në literaturën islame, dijetarët japin shpjegime edhe për këtë soj njerëzish, që janë shndërruar në përbindësha të popullit të vet. Njëri prej tyre është edhe Dr.Jusuf Kardavi, i cili shprehet se: "edhe në kohën bashkëkohore ekzistojnë renegatë, të cilët nuk e çmojnë Shpalljen hyjnore dhe nuk mund ta pranojnë sheriatin si referenca më e lartë që vendos rregull në ide, sjellje dhe marrëdhënie me të tjerët. Ata, nga thellësia e shpirtrave të tyre, përbuzin fenë, ftuesit për në Islam dhe pasuesit e tij. Të tillët janë hipokritë.. Ata dëshirojnë të vazhdojnë të kenë emër musliman dhe të mbesin brenda Islamit. Po janë edhe më të dëmshëm se mynafikët e kohës së të Dërguarit a.s.. Ata e përmendnin pak Zotin, e këta aspak. Ata ishin bashkë me muslimanët në xhami sa për sy e faqe. Kurse këta marrin pjesë me jobesimtarët në vende dëfryese-zbavitëse, dhe në mëkate. Sikur të shfaqnin hapur jobesimin e tyre, do të vendosej cili të ishte qëndrimi ndaj tyre, dhe do të çliroheshim prej tyre, por kjo sot nuk po ndodh".*

*Shoqëria kosovare ka nevojë që të debatohen problemet reale me të cilat po ballafaqohet çdo ditë e më tepër, sikurse janë: varfëria e skajshme, korrupsioni, papunësia, ngritja e shkallës së përgjegjësisë në sektorët publik, drejtësia, ekonomia e shtritë përtokë, problemet e të rinjve, zbrazja e Kosovës nga të rinjtë, pa shpresë e perspektive këtu, etj etj., e jo t'u hidhet hi syve duke shpërqëndruar problemin diku tjetër.*

*Secili, duhet të jetë përgjegjës për fushën a sektorin që udhëheq. Nga ana e vet institucioni i Bashkësisë Islame të Kosovës, ka dëshmuar se është organizues i denjë e jetës fetare islame dhe ka kultivuar vlera të mirëfillta, si në rrafshin fetar ashtu dhe kombëtar.*

*Askush nuk mund ta mohojë faktin, që muslimanët të udhëhequr nga Bashkësisë Islame e Kosovës janë burim i respektimit të pakicave fetare në Kosovë. Jo vetëm kaq, po madje ky model duhet t'u shërbejë edhe vendeve më të fuqishme të globit tokësor për kapërcimin e ngatërresave dhe problemeve që mund të shfaqen në marrëdhëniet midis komuniteteve të ndryshme fetare.*

*(Mr. Rexhep Suma)*

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës “El-Kehf” – (6)

## Numri i djemve të strehuar në shpellë dhe kohëzgjatja e qëndrimit të tyre në të

سَيَقُولُونَ ثَلَاثَةٌ رَّابِعُهُمْ كَلْبُهُمْ وَيَقُولُونَ خَمْسَةٌ سَادِسُهُمْ كَلْبُهُمْ رَجْمًا بِالْغَيْبِ وَيَقُولُونَ سَبْعَةٌ وَثَامِنُهُمْ كَلْبُهُمْ قُل رَّبِّي أَعْلَمُ
بِعِدَّتِهِم مَّا يَعْلَمُهُمْ إِلَّا قَلِيلٌ فَلَا تُمَارِ فِيهِمْ إِلَّا مِرَاءً ظَاهِرًا وَلَا تَسْتَفْتِ فِيهِم مِّنْهُمْ أَحَدًا ﴿٢٢﴾

*“Ata (që bisedonin për këtë) do të thonë: “Ishin tre, i katërti i tyre ishte qeni, dhe thonë: “Ishin pesë, i gjashti i tyre ishte qeni”, duke hamendësuar për atë që është e fshehtë, e disa thonë: “Ishin shtatë, e qeni i tyre ishte i teti”! Thuaj: “Zoti im di më së miri për numrin e tyre, dhe, përveç një pakice, nuk di kush për ta, e ti (Muhamed) mos polemizo me ta (për numrin e tyre) përveçse përciptazi, dhe për ta mos pyet askënd”.*

Polemikat rreth numrit të djemve të strehuar në shpellë, fjetjes së tyre shekullore dhe zgjimit të tyre, kanë vazhduar edhe për shekuj të tërë pas kësaj ngjarjeje. Për këto mospajtime dhe polemika bën fjalë edhe ajeti 22 i kësaj sureje. Sipas mufesirëve më eminentë, polemikat zhvilloheshin ndërmjet muslimanëve dhe pjesëtarëve të Ehli Kitabit (çifutëve dhe të krishterëve), disa prej të cilëve thoshin se djemtë e strehuar në shpellë ishin tre e i katërti i tyre ishte qeni, e disa të tjerë: ishin pesë e i gjashti i tyre ishte qeni, duke hamendësuar kështu për numrin e tyre pa ndonjë argument dhe dije të sigurt. Ndërkaq, muslimanët ishin të mendimit se këta ishin shtatë, kurse qeni ishte i teti[1], duke u mbështetur në kontekstin e ajetit, për të cilin do të bëjmë fjalë në vijim.

Në radhë të parë, ia vlen të theksohet një fakt, se Allahu xh.sh., qëllimisht, shumë detaje në Kuran i ka lënë të fshehta, sepse f.v. kur është shtjelluar një ngjarje, ajo që është synuar, është esenca dhe porosia. Megjithatë, duke analizuar pak më hollësisht ajetin në fjalë, mund të përfundojmë se numri i djelmoshave ishte shtatë, e qeni ishte i teti. Kjo për shkakun se, pas përmendjes së fjalisë së fundit në këtë ajet: “e disa thonë: “Ishin shtatë, e qeni i tyre ishte i teti”!, më nuk është përmendur kurrfarë numri.

Në lidhje me këtë çështje, do të sjellim një mendim të Zemahsheriut, i cili, duke analizuar rolin dhe funksionin e shkronjës “vav” në kontekst të këtij ajeti, thotë: Përse, vallë, kjo shkronjë “vav-i” është përmendur vetëm në këtë fjalë të fundit, kur është përmendur numri 7, e jo edhe në dy të parat, kur bëhet fjalë për numrin e djelmoshave të strehuar në shpellë? Pastaj është përgjigjur duke thënë: “Ky “vav” është “vav” që hyn në fjalinë, në të cilën gjendet cilësori (përshkruesi) për mohim, ndërkohë që dobia e tij është vërtetimi i lidhshmërisë së cilësorit me të cilësuarin. Ky “vav” është argument i fuqishëm i bazuar në dije të saktë, e jo vetëm supozim apo hamendësim, që nënkupton bindshëm se numri i tyre ishte 7, ndërsa i teti ishte qeni i tyre.[2]

Megjithatë, Allahu xh.sh. i drejtohet Pejgamberit a.s. me fjalët: “*Thuaj: “Zoti im di më së miri për numrin e tyre, dhe përveç një pakice nuk di kush për ta*”, që do të thotë se për numrin e tyre më së miri di vetëm Allahu xh.sh. dhe një pakicë e njerëzve, e pa dyshim në mesin e tyre edhe i Dërguari i Allahut, s.a.v.s..

Lidhur me numrin e tyre, është transmetuar nga Ibn Abbasi të ketë thënë: “Unë jam prej kësaj pakice, që Allahu i ka veçuar, pra ata ishin shtatë”.[3]

Ndërsa lidhur me pjesën e ajetit: “*…e ti* (Muhamed) *mos polemizo me ta* (për numrin e tyre) *përveçse përciptazi, dhe për ta mos pyet askënd*”, kjo është një këshillë për të Dërguarin a.s. dhe për të gjithë muslimanët, që të mos pyesnin pjesëtarët e Ehli Kitabit për të tilla ndodhi, sepse transmetimet e tyre i karakterizon pasaktësia, ndërsa Kurani është shpallje e të Gjithëdijshmit, i Cili e kishte njoftuar saktësisht të Dërguarin e Tij për këtë ngjarje, nëpërmjet ajeteve ne fjalë: “*Ne po të rrëfejmë saktë çështjen e tyre..*”.. Ky sikur i ngjason një mesazhi a porosie për Muhamedin a.s., se nuk ishte e nevojshme të thellohej me pjesëtarët e Ehli Kitabit në ndonjë bisedë më të detajuar për djemtë e shpellës, as për numrin e tyre dhe as për vitet e kaluara në shpellë, në gjendje gjumi, por me ta të fliste vetëm sipërfaqësisht, ashtu



siç ishte i urdhëruar në Kuran: “Ithtarët e librit mos i polemizoni ndryshe, vetëm ashtu si është më së miri” – (El-Ankebut, 46).

Kjo do të thotë se të mjafton udhëzimi nga Zoti yt, për çdo çështje, sepse të zbret Shpallja, dhe kjo porosi duhet të jetësohet në jetë edhe nga muslimanët, të cilët nuk duhet të kërkojnë sqarime për çështjet e fesë së tyre nga të tjerët, kur në mesin e tyre ka mjaft dijetarë të mirëfilltë.[4]

23. *Dhe mos thuaj kurrsesi për ndonjë çështje: “Unë do ta bëj këtë nesër”*!

24. Vetëm (nëse i shton): “Në dashtë Allahu”! E kur të harrosh, përmende Zotin tënd dhe thuaj: “Shpresoj se Zoti im do të më japë udhëzim edhe më të afërt prej këtij (të as-habi kehfit)”.

Tek shkaku i zbritjes së kësaj sureje, kemi cekur ndër të tjera, se, kur idhujtarët kishin ardhur tek i Dërguari a.s. dhe e kishin pyetur për djemtë e shpellës, për Dhulkarnejnin dhe për Shpirtin, ai u kishte thënë se do t'u përgjigjej nesër, pa e përmendur fjalën “Insha'Allah-Nëse do Allahu”, prandaj edhe Shpallja i qe vonuar për 15 ditë. Ky ajet është një këshillë edukative për të Dërguarin e Allahut dhe për të gjithë ne, muslimanët që, kur të vendosim për të bërë një punë, atëherë atë gjithsesi duhet ta shoqërojmë me fjalën “Insha'Allah-Nëse do Allahu”, sepse përndryshe, nuk do të jemi të denjë me edukatën hyjnore, me të cilën na ka mësuar i Gjithëmëshirshmi, ndërkohë që asnjë punë jona, nuk mund të ketë bereqet pa e shoqëruar atë me fjalën “Insha'Allah-Nëse do Allahu”.

Ndërsa, për sa i përket pjesës së dytë të ajetit të 24-t të kësaj sureje: “*E kur të harrosh, përmende Zotin tënd dhe thuaj: “Ndoshta Zoti im do të më japë udhëzim edhe më të afërt prej këtij* (të as-habi kehfit)”.

kuptimi i tij ka të bëjë me faktin se, kur të kemi harruar të përmendim fjalën “Insha'Allah”, kurdo që të na bjerë ndërmend, duhet ta bëjmë këtë, qoftë edhe pas një viti. Të përmendurit e Allahut me dhikër e lutje, është një obligim për secilin musliman. Këtë e shohim edhe nga shumë ajete të tjera kuranore, që flasin mbi dhikrin. Madje koha më e preferuar për dhikër është pjesa e fundit e natës, kur të tjerët flenë. Këta “kalorës të natës”, të cilët E përmendin Krijuesin e gjithësisë me gjuhët e tyre, ndërkohë që sytë e tyre vazhdojnë të jenë të përlotur, janë krijesat më të dashura tek Allahu xh.sh.. Ai në Kuranin famëlartë thotë: “*Pra, ju më kujtoni Mua* (me adhurime*), Unë ju kujtoj ju* (me shpërblim). *Më falënderoni e mos Më mohoni*” .– (El-Bekare, 152)

Të përmendurit e Allahut në vetmi, në pjesën e fundit të natës, është veprim i lavdëruar, sepse nuk bëhet vetëm për sy e faqe, po për hir të dashurisë dhe frikërespektit ndaj Zotit të Gjithëpushtetshëm.

Transmetohet nga Ebu Hurejre r.a. dhe nga Ebu Seid El-Hudrijj, që të dy dëshmitarë kur i Dërguari i Allahut ka thënë: “Nuk ulen një grup njerëzish për ta përmendur Allahun e të mos i rrethojnë ata melekët, të mos i përfshijë mëshira dhe të mos u zbresë qetësia shpirtërore. Të tillët Allahu i përmend pranë melekëve më të mëdhenj”.[5]

Në një hadith kudsijj, të cilin e përcjell i Dërguari a.s. nga Zoti xh.sh., thuhet: “Unë jam ashtu si robi mendon për Mua. Unë jam me atë kur ai Më përmend Mua. Në qoftë se ai Më përmend Mua në vetvete, Unë e përmend atë në Veten Time; dhe në qoftë se ai Më përmend Mua në një ndejë, Unë e përmend atë në një ndejë edhe më të mirë se ajo. Dhe, nëse ai Më afrohet Mua sa gjatësia e krahut, Unë i afrohem atij sa një pash detar. Dhe, në qoftë se ai vjen tek Unë duke ecur, Unë shkoj tek Ai duke vrapuar”.[6]

Transmeton Taberaniu[7] në “El-Evsat”, si dhe Ebu Neimi nga Ebu Hurejre r.a., të kenë thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut: “Thotë Allahu: O i biri i Ademit! Kur ti Më përmend Mua, Më ke falënderuar, e kur të Më kesh harruar, Më ke mohuar”.

Ajeti përfundon me fjalët: “*Ndoshta Zoti im do të më japë udhëzim edhe më të afërt prej këtij* (të as-habi kehfit)”.

Kjo është një lutje e sinqertë, të cilën na e ka mësuar Allahu xh.sh, që t'i drejtohemi Atij, që të na japë udhëzim, ashtu siç i kishte udhëzuar djelmoshat e shpellës, Fundja, udhëzimi është vetëm në kompetencën e Tij, ndërkohë që udhëzimi i djelmoshave të shpellës ka ngelur në histori si një nga ngjarjet më

madhështore të kësaj natyre të udhëzimit. Andaj, ne në çdo moment duhet të jemi në kërkim të këtij udhëzimi hyjnor, me shpresën se drita e këtij udhëzimi kurdoherë do të na rrëmbejë me tërë ngrohtësinë dhe nurin e pa rezistueshëm.

25. (dhe thoshin) *Ata qëndruan në shpellën e tyre treqind vjet e ia shtuan edhe nëntë.*

Tash jemi në pjesën e fundit të tregimit rreth djelmoshave të shpellës, ku Allahu xh.sh. shpalos para nesh vitet e qëndrimit të tyre në shpellë. Ajeti në fjalë është mrekulli në vete, sepse flet me një saktësi që të mahnit dhe të lë pa frymë. Allahu xh.sh. na dëfton se djemtë qëndruan në shpellë 300 vjet solar (diellor), që përputhet plotësisht më 309 vjet lunar (hënor).

Jam përpjekur të shfletoj sa më shumë libra të tefsirit në lidhje me këtë ajet, dhe po ashtu edhe shkrime e studime të matematikanëve e astronomëve, lidhur me kohëzgjatjen e qëndrimit të tyre në shpellë, nga të cilat del pah një mrekulli e paparë e saktësisë së tekstit kuranor.

Duke u nisur nga ajeti kuranor: "*Dielli dhe Hëna udhëtojnë sipas një përcaktimi të saktë*". - (Er-Rrahman, 5), si dhe nga shumë ajete të tjera që flasin për lëvizjen e Diellit dhe të Hënës, sipas të cilëve trupa qiellorë, njerëzit njehsojnë ditët dhe vitet, atëherë e shoh të arsyeshme që të hyj shkurtimisht në disa kalkulime matematikore, që lexuesi të ketë edhe më të qartë mrekullinë e Fjalës së Allahut në këtë ajet kuranor: "(dhe thoshin) *Ata qëndruan në shpellën e tyre treqind vjet e ia shtuan edhe nëntë*". - (El-Kehf, 25)

Siç dihet, kalendari diellor, që sot njihet si kalendari gregorian, bazohet në lëvizjen e Tokës rreth Diellit përgjatë një viti, dhe ka gjithsej: 365,24 ditë, kurse kalendari musliman, i cili për bazë ka lëvizjen e Hënës rreth Tokës, ka gjithsej 354,36 ditë. Nga kjo shihet se kalendari musliman është më i shkurtër nga ai solar për 10,87ditë. Atëherë nëse llogarisim (300) vjet solar, duke i shumëzuar me (10.87) ditë, që është dallimi në ditë në mes dy kalendarëve, na del rezultati prej: 3262.54 ditësh. Dhe tash, nëse bëjmë këtë kalkulim: 3262,54 (ditë) : 365.24 (ditë të një viti solar) = 8.93 vjet (përafërsisht 9 vjet)

Ekziston edhe një kalkulim tjetër, për të arritur në një rezultat të tillë shumë të përafërt të viteve, të cilin shumica e dijetarëve të mëhershëm, po edhe bashkëkohorë, e konsiderojnë si zgjidhje të enigmës kuranore të shprehur në ajetin 25 të kësaj sureje lidhur me vitet e qëndrimit në shpellë, duke theksuar se 300 vjet solar, janë të barabartë me 309 vjet lunarë, kështu që numri 9, i viteve të shtuara, është dallimi në mes këtyre kalendarëve. Ja edhe kalkulimi matematikor: (365,24 ditë, (të një viti solar) × 300 (vjet solar) : 354,36 ditë, (të një viti lunar) = 309,21, vjet lunarë, dhe një rezultat të tillë mbase e sugjeron edhe teksti i këtij ajeti kuranor, i cili së pari cek numrin e viteve 300, e pastaj edhe 9, për të ardhur në përfundim se të dy vitet janë të sakta, në bazë të dy kalendarëve: 300 vjet diellor (solar) ose 309 vjet hënorë (lunarë). Kur jemi tek mrekullia e numrave, ja edhe një margaritar tjetër matematikor lidhur me kohëqëndrimin e djemve në shpellë.:

Ngjarja e "ashabul kehfit" në këtë sure fillon të shtjellohet nga ajeti i 9-të: "Em hasibte enne ashabel kehfi ve-r-rrekimi kanu min ajatina axheba"-" *A mos mendove ti se ata të strehuarit në shpellë dhe Rrekimit ishin nga mrekullitë Tona më të çuditshme*"?, ndërkohë që njoftimi për kohën sa kishin fjetur këta djelmosha në shpellë, ka ardhur në ajetin 25 të kësaj sureje: "ve lebithu fi kehfihim thelathemietin sinine ve-z-dadu tis'a"-"(dhe thoshin) Ata qëndruan në shpellën e tyre treqind vjet e ia shtuan edhe nëntë". Atëherë, nëse fillojmë numërimin e shkronjave të ngjarjes së ashabul kehfit, duke filluar nga ajeti i 9-të, dhe nëse llogarisim fjalën "em" si fjalën e parë, "hasibte" të dytën, "enne" si të tretën, derisa të arrijmë tek ajeti i 25-të, shohim se fjala "lebithu" është e 306-ta, "fi" e 307-ta, "kehfihim" e 308-ta, atëherë fjala e radhës "thelathemietin" sinine ve-z-dadu tis'a" është e 309-ta, gjë që simbolizon për kohën e saktë sa qëndruan djelmoshat në shpellë. (Allahu a'ëlem)

26. Thuaj: "*Allahu e di më së miri sa kanë ndenjur, Atij I takon fshehtësia e qiejve dhe e Tokës. Sa mirë sheh Ai dhe sa mirë dëgjon! Pos Tij, ata* (njerëzit) *nuk kanë ndihmëtarë. Në vendimin e Tij nuk mund t'I përzihet askush*".

Allahu xh.sh. në këtë ajet, ia atribuon Vetes dijen e saktë për vitet që i kaluan fjetur djemtë në shpellë, sepse vetëm Ai është Vigjiluesi mbi tërë këtë ekzistencë dhe është i Gjithëdijshëm për çdo gjë. Ky ajet është një këshillë tjetër për Ne, që për diçka që nuk jemi të sigurt, të themi "Allahu a'ëlem-Allahu e di më së miri", andaj edhe ne duhet të rikthehemi e të themi se, pavarësisht paralajmërimit nga ana e Krijuesit tonë Fuqiplotë, për 300 vjet (solar) ose 309 vjet (lunar) që djemtë i kaluan fjetur, megjithatë saktësinë e viteve e di më së miri vetëm Allahu xh.sh., sepse vetëm Atij I takon fshehtësia e qiejve dhe e Tokës. Ai sheh gjithçka dhe dëgjon gjithçka. Asgjë në këtë ekzistencë nuk ndodh pa lejen dhe Vullnetin e Tij. Njerëzit, nuk mund të gjejnë mbështetës më të mirë sesa Allahun xh.sh., sepse Atij askush nuk mund t'I përzihet as në sundim e as në vendim.

### Porositë e këtyre ajeteve: (9-26)

- Ngjarja e "As'habul Kehfit" nuk është e vetmja prej mrekullive të Allahut në këtë ekzistencë, sepse krijimi i qiejve dhe i Tokës dhe shumë procese të tjera në gjithë-

si, janë më madhështore sesa kjo ndodhi e çuditshme.

- Jeta e kësaj bote është një sprovë e vërtetë. Mbi ne, në çdo kohë, mund të rëndojnë gjëra që vënë në sprovë fuqinë e besimit dhe përkushtimit ndaj Zotit Fuqiplotë.

- Nëse na ndodh ndonjë bela dhe sprovë, atëherë duhet t'I drejtohemi vetëm Allahut me lutje të sinqertë, që të na mëshirojë, dhe të mbështetemi vetëm tek Ai duke kërkuar ndihmë në tejkalimin e çdo vështirësie.

- Ai që ia ka drojën Allahut, atij Allahu do t'i ofrojë mbrojtje dhe rrugëdalje, pikërisht sikur djelmoshave të shpellës, që u mbështetën në Krijuesin e gjithësisë dhe Ai i mbrojti nga mbreti tiran, për të qenë shenjë dhe argument tek njerëzit që dyshonin në ringjalljen. A nuk ka thënë i Gjithëpushtetshmi: *"...e kush ia ka drojën Allahut, Ai do T'i hapë rrugë atij"* .– (Et-Talak, 2)

- Është i lavdëruar ai njeri që shoqërohet me njerëz të mirë e të devotshëm dhe me dijetarë të fesë, sepse ata janë shoqëria më e mirë në botë.

- Rinia është mosha më e ndjeshme dhe më produktive e njeriut. Të rinjtë janë aq të ndjeshëm, aq impulsivë dhe aq guximtarë. I Dërguari i Allahut s.a.v.s. për ta ka thënë: "Nusirtu bi-sh-shebab" - "Allahu më ka bërë ngadhënjimtar me rininë". Po ashtu, në hadithin e tij rreth shtatë grupeve që do të jenë në hijen e mëshirës së Allahut, i Dërguari i Allahut, në njërin prej këtyre grupeve që do ta shijojnë këtë hije të mëshirës hyjnore, do të jetë edhe një i ri që është rritur në nënshtrimin ndaj Allahut dhe adhurimin e Tij.

- Sjellja e këtyre djemve të rinj, duhet të jetë shembull që duhet ndjekur nga të gjithë të rinjtë muslimanë.

- Nëse një shoqëri ku je duke jetuar, e ka kapluar shthurja morale dhe njerëzit kanë devijuar nga rruga e Zotit, është mirë të bëhet përpjekja për t'i udhëzuar ata, sepse për këtë gjë edhe jemi të urdhëruar nga Allahu xh.sh. me "urdhërimin për të mirë dhe ndalimin nga e keqja", e nëse këtë nuk mund ta bëjmë as me forcë, atëherë izolimi prej tyre është më i mirë.

- Prej këtyre ajeteve, shohim lejimin e hixhretit-emigrimit për hir të Allahut nga një vend mëkatar, ku nënçmohen haptazi parimet e fesë. Ky hixhret mund të jetë i ligjësuar vetëm atëherë kur janë shteruar të gjitha mundësitë për të thirrur një popull në fenë e vërtetë. Nëse, edhe pas përpjekjeve të fundit, shihet që fitneja dhe çoroditja kanë kapluar atë vend, dhe se nuk ka shpresë për udhëzimin e tyre, atëherë hixhreti është i lejuar, se përndryshe muslimanit nuk i lejohet ta braktisë atdheun e vet, për ta shpëtuar veten e për t'i lënë të tjerët në baltë e mjerim.

- Në rrëfimin e djelmoshave të strehuar në shpellë, ka shumë ngjashmëri me gjendjen e muslimanëve të parë në Mekë. Ashtu siç "as'habul kehfi", ishin të rrezikuar me jetë për shkak të besimit të tyre të pastër, po ashtu edhe muslimanët në Mekë u ishin ekspozuar të njëjtave vuajtje e persekutime. Por, fundi i mirë i djelmoshave të shpellës, ishte një sihariq për të gjithë muslimanët se, pas një kohe, gjërat do të ndryshonin në favor të tyre.

- Pejgamberët e Tij, Allahu xh.sh. iI ka forcuar me mrekulli-muxhize, ndërsa evliatë dhe të dashurit e Tij - me keramete, të cilat do të vazhdojnë deri në Ditën e Kiametit, e prej këtyre kerameteve është edhe qëndrimi i djemve në shpellë, fjetur, për 300 e sa vjet.

- Muslimanët, në asnjë mënyrë nuk duhet të orientohen për saktësinë e ndonjë ngjarjeje apo rrëfimi në librat e Ehli Kitabit, kur para vetes kanë Kuranin famëlartë, si burimin më të pastër e të mirëfilltë të së vërtetës.

- Rrëfimet kuranore janë absolutisht të vërteta, ndërkohë që rrëfimet e ehli- kitabit dhe legjendat e popujve të tjerë, i karakterizon pasaktësia dhe janë të damkosura nga trillimet e çoroditura njerëzore.

- Asnjëherë të mos themi për një punë se do ta bëjmë nesër, pa e shoqëruar me falët "Insha'Allah-Nëse do Allahu".

- Përmende Allahu në çdo kohë, dhe thuaj inshallah, edhe nëse me vonesë.

- Dijetarët muslimanë kanë lejuar që për gjueti dhe mbrojtje të shtëpisë a të bagëtive, mund të mbahen qen, ndërkohë që ata nuk lejohet të mbahen brenda në shtëpi.

- Autorizimi është gjë e lejuar në Islam, në shumë sfera të jetës.

- Në këtë ngjarje, Allahu nuk na ka dëftuar as për kohën e as për vendin (shpellën), madje e ka lënë të mjegulluar në njëfarë mënyre si numrin e tyre, ashtu edhe qëndrimin e tyre në shpellë, duke Ia atribuuar dijen e saktë vetëm Vetvetes. A thua përse? Sepse qëllimi është tek boshti esencial i ngjarjes, e ajo është dashuria ndaj Allahut dhe fesë, me të cilën i ka udhëzuar, e jo detajet - që janë të parëndësishme. Neve asgjë nuk na e shton besimin nëse dimë kohën, vendin, numrin e tyre dhe kohën e qëndrimit në shpellë. Për Ne është e rëndësishme vetëm porosia, e cila është e vlefshme për çdo kohë dhe vend.- *Vijon-*

1) Mexhd ibn Ahmed Mekkij "El-Muin ala tedebburil Kitabi-l-mubin". f. 296, Bejrut, 2006. 2) Zemahsheriu "El-Keshshaf…" v.3 f. 576-577, Rijad, 1998. 3) Et-Tefsirul Munir, v.15 f.248. 4) Për më gjerësisht shih Seid Havva "El-Esasu fi-t-tefsiri" v.6 f. 3173, Kajro 1985. 5) Këtë hadith e transmetojnë Ibn Ebi Shejbe, Ahmedi, Muslimi, Tirmidhiu, Ibn Maxhe dhe Bejhekiu. 6) E transmetojnë Imam Ahmedi, Buhariu, Muslimi,, Tirmidhiu, Nesaiu, Ibn Maxhe dhe Bejhekiu nga Ebu Hurejre. 7) Et-Taberanijj "El-Mu'xhemu-l Evsat" v.7 f.. 200. Nr.i hadithit: 7265; Kajro, 1995. 8) Ebu Neim el Asbehani "Huljetu-l Evlija'ë ve tabekatul asfija'ë", v.4 f. 338, Kajro, 1996

Prof.ass.dr. Musa Vila

# Fenomenet shpirtërore që e shkatërrojnë shoqërinë

قال الرسول صلى الله عليه و سلم: إياكم والظن فإن الظن أكذب الحديث و لا تحسسوا و لا تجسسوا ولا تحاسدوا ولا تدابروا و لا تباغضوا و كونوا عباد الله إخوانا كما أمركم الله تعالى. المسلم أخو المسلم لا يظلمه و لا يخذله و لا يحقره يحسب امرئ من الشر أن يحقر أخاه المسلم. كل المسلم على المسلم حرام دمه و ماله و عرضه إن الله لا ينظر إلى أجسادكم و لا إلى صوركم و لكن ينظر إلى قلوبكم و أعمالكم، التقوى ههنا، التقوى ههنا، يشير إلى صدره.

Pejgamberi a.s.thotë: "Ruajuni nga dyshimet (supozimet pa fakte dhe pa argumente), se supozimet janë gënjeshtra, mos bartni informatat e njëri- tjetrit, mos spiunoni për njëri-tjetrin, mos i kini zili njëri-tjetrit, mos ia ktheni shpinën njëri- tjetrit, mos e urreni njëri-tjetrin, bëhuni vëllezër, o robërit e Allahut, ashtu siç ju urdhëron Allahu i Lartësuar. Se muslimani është vëlla i muslimanit (njëri-tjetrin e kanë mbështetje), nuk i bën padrejtësi (mizori), nuk e lë të vetmuar (pa i ndihmuar) dhe nuk e nënçmon. Nga e keqja (mëkati) që i mjafton njeriut, është nënçmimi i vëllait të tij musliman. Çdo musliman i ka të ndaluara: gjakun e muslimanit, pasurinë dhe nderin e tij. Me të vërtetë Allahu nuk shikon trupin as □zionominë tuaj, por shikon zemrat dhe veprat tuaja (Pejgamberi tha): "Devotshmëria është këtu, devotshmëria është këtu (duke vënë dorën në zemër)".(1)



## Domethënia e hadithit

Ky hadith përmban rregulla e udhëzime të vlefshme dhe ka për qëllim të ruajë unitetin shoqëror dhe lidhjet vëllazërore e të farefisnisë. Ka për qëllim edhe pastrimin e shpirtrave të njerëzve nga pengesat që çrregullojnë unitetin e një shoqërie e të një kombi, të vëllazëruar e të bashkuar, duke larguar këto veti të këqija dhe duke mbjellë dashuri e vëllazërim. Këtë e vërteton edhe Fjala e Allahut xh.sh: "*Kapuni të gjithë për litarin e Zotit dhe mos u përçani, kujtoni të mirat që jua dha Allahu kur ju ishit armiq të njëri-tjetrit, ndërsa* (Allahu) *jua bashkoi zemrat e ju bëri vëllezër me begatinë e Tij*".

- "*Jua tërhoqi vërejtjen për supozimet, se supozimet janë gënjeshtër shumë e madhe*".

Hadithi fillon me vërejtjen që Pejgamberi a.s. u bëri besimtarëve që të mos mendonin keq (të mos dyshonin), të mos nguteshin me supozime, se nxitimi i tillë do të shpinte në gënjeshtër, ngase nuk ka fakte për një mendim të tillë. P.sh., në raste të përditshme, kur ndonjëri prej nesh sëmuret papritmas, e këtë sëmundje do

t`ia linte barrë ndonjë sihri, magjie, etj.. Ose mosrealizimin e ndonjë plani do ta kuptonte si pengesë që vjen nga kolegu, shoku i punës etj.

Derisa gënjeshtra është e ndaluar rreptësisht, sipas hadithit supozimet pa fakt janë më të rënda sesa gënjeshtra. Ndalimi i supozimit është edhe më i rreptë (kategorik), ngase prapavija që vjen nga të menduarit keq, është më e shëmtuar sesa gënjeshtra. Gënjeshtra do të zbulohet pas një kohe, kurse të menduarit keq është çështje e brendshme dhe vazhdimisht shkakton përçarje e ndasi.

Fjala "*Dhann*" do të thotë: flas me veten, bisedoj, dyshoj, supozoj, akuzoj të tjerët. Në supozim njeriut i shkon mendja tek ajo që nuk është e vërtetë, ai shpik diçka që nuk ka bazë. Kurani thotë: "*Shumica e tyre pasojnë vetëm supozime*". (Junus, 36)

Dyshimet janë gjëra të urryera, sepse me to depërtohet në çështjet e brendshme, në sekretet (nderin) e besimtarëve (avretin e tyre). Ne, si besimtarë, duhet t`i mbulojmë mangësitë e njëri-tjetrit, e jo t`i shpalosim dhe t`i nxjerrim sheshit. Pejgamberi a.s.thotë: «*Kush i mbulon ndonjë të metë muslimanit* (vëllait të tij), *Allahu ia mbulon atij në dynja dhe në Ahiret*".

Mbulimi i punëve jo të mira është detyrim për të gjithë besimtarët, se në to fshihet falja e asaj vepre. Ata që i paraqesin haptazi veprat e veta dhe ato të njëri-tjetrit, nuk meritojnë falje. Pejgamberi a.s. thotë: "*Krejt Ymeti im meriton falje, përveç muxhahirinve*". Ata janë që bëjnë punë të fshehta dhe nuk i vëren askush, pastaj krenohen me atë vepër, kur gjenden në mesin e shokëve e të njerëzve të vet etj.. P.sh. ai që bën zina ose vjedh dhe lavdërohet për këso punësh të shëmtuara. Kur`ani kategorikisht ndalon supozimin (hamendjen a mendimin e keq) pa fakte.

"*O ju që keni besuar, hiqni dorë nga supozimet, se disa sosh janë mëkat*". Vetëm h. Omeri kishte të drejtë të supozonte, sepse supozimet e tij ishin të qëlluara, madje edhe të vërteta.

Pejgamberi a.s ka thënë: "*Nëse në këtë Ymet është ndokush që mund të supozojë, atëherë ky do të jetë Omeri*".

Supozimet e Omerit shpeshherë përputheshin me Fjalën e Zotit. Kjo tregon ngritjen dhe devotshmërinë e Omerit r.a..

### - "*Ve la tehassesu* - Mos e përgjoni njëri-tjetrin"

Me këtë mendohet të ndalen thashethemet për njëri-tjetrin. Fjala "Et-tehasses" do të thotë: përcjell, ndjek, sodit çështjet nga jashtë dhe nëpërmjet shqisave. Fjala: "El-hassatu" *shqisë* është forca me anë të së cilës kuptohen sekretet e brendshme. Fjala: "havasun" emërton pesë shqisat (El-mesha'irul hamseh). Thuhet: *Hasestu ve hasitu ve haseste*, d.m.th. "*alimtu ve fehimtu*" – njoh, kuptoj.

Këto fjalë përdoren vetëm kur kemi të bëjmë me shqisat. Kur themi: "Ahsestu" d.m.th. "edrektu" – e kam kuptuar, e kam arritur ta kap me shqisën time, por e afërt me këtë për nga kuptimi është edhe folja "Ahsestu" - arrij, kuptoj.

Shpeshherë ndodh që kësaj foljeje t`i fshihet shkronja Sin, për ta lehtësuar shqiptimin. Lidhur me këtë që thamë, Allahu xh.sh. thotë: "*Felemma ehasse Isa minhumul kufra - E kur Isai e hetoi mosbesimin e tyre*". (Ali Imran, 52) dhe në një ajet tjetër; "*Hel tuhissu minhum min ehadin - A po ndien me shqisën tënde ndonjë prej tyre*". (Merjem, 98). Fjala "El- hasisu vel hassu" do të thotë: lëvizje, zhurmë. Allahu xh.sh. thotë: "*La jesme'une hasiseha - Ata nuk e dëgjojnë zhurmën e tij*". (El Enbija, 102).Thuhet se kjo fjalë përdorej kur njeriu gjurmonte sekrete të tjetrit për punë të tij, ndërsa gjurmimi për bisedat e të tjerëve bëhet me anë të shqisave: të dëgjuarit, të parët, etj.. Shprehjet "Et-tehassesu" bartje informacionesh dhe "Texhessusu" – spiunim, përputhen, sepse që të dyja nënkuptojnë mbledhjen e informacioneve – "Fi talebi mea'rifetil Ahbar". Por dallohen se e para, fjala "përgojim" informacionet i merr me anë të shqisave, kurse e dyta "spiunim" i merr me anë të shqisave dhe me mjete të tjera. Prapavija e supozimit, nëse është të grumbullohen sa më shumë informacione, në thelb del një punë e shëmtuar, prandaj edhe supozimi (hamendja), nëse keqpërdoret, afrohet me spiunimin.

### – "*Ve la texhessesu* - Mos spiunoni për njëri-tjetrin"

Hadithi tregon se të gjitha fjalitë lidhen me njëratjetrën. Të mendohet keq për tjetrin, është gjë e ndaluar (haram) dhe, nëse nuk hiqni dorë prej saj, kjo do të shpinte në përpjekje për të zbuluar informacione të tjera, pastaj edhe në spiunim. Spiuni konsiderohet mynafik. Kurani për mynafikët thotë: "*Mynafikët do të dënohen në zjarrin më të rrezikshëm*". (En-Nisa, 145)

Mynafiku nuk duhet të varroset me ceremoni fetare. Allahu xh.sh. thotë: "*Mos e varros atë* (mynafikun)" (Et-Tevbe, 84) Sepse mynafiku, në çastin vendimtar, për interes të tij do t`i shiste gjërat më të shtrenjta, do të tradhtonte fenë, atdheun dhe besimtarët. *(vijon)*

Mr.Fitim Gashi

# Testamenti (el-vesijetu)

## rregullat dhe dispozitat e tij në Islam (2)

Pranimi i ofertës-testamentit nuk kushtëzohet që të ndodhë – të bëhet menjëherë pas vdekjes së testamentlënësit; pranimi i testamentit mund të bëhet edhe pas një kohe të caktuar pas vdekjes së testamentlënësit

### Ruknet-shtyllat e testamentit

Sipas tre imamëve të medhhebit hanefi: Imam Ebu Hanifes dhe dy nxënësve të tij, Ebu Jusufit dhe Muhamedit, testamenti ka një rukn-shtyllë të vetme, që është: Oferta dhe pranimi i ofertës. Oferta nga ana e testamentlënësit dhe pranimi i ofertës nga ana e testamentmarrësit[1]. Praktikisht oferta bëhet në këtë mënyrë: I kam lënë filanit (e shënon emrin e personit) këtë pasuri (e shënon pasurinë). Ose shprehet: Një të tretën e pasurisë sime, pas vdekjes sime, ia lë testament filanit. Ndërkaq, pranimi i ofertës bëhet me shprehje të qarta si: Kam marrë testamentin, pajtohem me testamentin etj., ose me veprime të cilat nënkuptojnë pranimin e testamentit si p.sh. mosrefuzimi i tij, ose veprimi me testamentin sikurse vepron me gjërat që i ka në pronësinë e tij.

Kusht i pranimit të ofertës-testamentit është vdekja e testamentlënësit (sepse testamenti ndryshon nga dhurata). Nëse testamentmarrësi e merr në shfrytëzim testamentin para se të vdesë testamentlënësi, veprimi i tillë është i pavlefshëm dhe testamenti-pasuria i kthehet testamentlënësit. Pra, testamentmarrësi duhet ta marrë testamentin vetëm pasi të vdesë testamentlënësi.

Pranimi i ofertës-testamentit nuk kushtëzohet që të ndodhë – të bëhet menjëherë pas vdekjes së testamentlënësit; pranimi i testamentit mund të bëhet edhe pas një kohe të caktuar pas vdekjes së testamentlënësit.

Testamenti hyn në pronësinë e testamentmarrësit pas pranimit të ofertës nga ana e tij. Përjashtim këtu bën vetëm një rast si: Nëse vdes testamentlënësi e pastaj vdes edhe personi të cilit i është lënë testamenti-testamentmarrësi, ende pa e pranuar testamentin. Në këtë rast testamenti kalon-hyn në pronësi në trashëgimtarëve të tij.[2]

Të drejtën e pranimit a refuzimit të testamentit e ka vetë testamentmarrësi, nëse është i rritur-në moshën madhore dhe është i shëndoshë psikikisht. Përndryshe, nëse testamentmarrësi është fëmijë apo nuk është i shëndoshë psikikisht-është me të meta mendore, atëherë pranimin ose refuzimin e testamentit e bën kujdestari i tij.

Nëse testamenti nuk është i dedikuar për persona të caktuar, si p.sh. testamenti për të varfër, jetimë, testamenti për ndërtim të xhamive e të ngjashme, atëherë ai testament realizohet menjëherë pas vdekjes së testamentlënësit, dhe nuk ka nevojë për pranim të ofertës.

Oferta e testamentit bëhet me një prej këtyre tri formave: Nëpërmes deklaratës, d.m.th. me të shprehur, me shkrim dhe me shenja - në pamundësi të të shprehurit apo të të shkruarit. Njeriu që mund të flasë, testamentin e shpreh duke deklaruar me gojë, por, nëse dëshiron, e bën edhe me shkrim. Për sa i përket memecit, ai, nëse di të shkruajë, nuk i vlen lënia e testamentit me shenja. Por, nëse nuk di të shkruaj dhe nuk mund të flasë, atëherë testamentin e lë me shenja ose me simbole.[3]

Kushtet e testamentit ndahen në: Kushtet e testamentlënësit; Kushtet e testamentmarrësit; Kushtet e sendit të lënë testament.

### Kushtet e testamentlënësit

Kushtet që duhet t'i plotësojë testamentlënësi, janë:

Të jetë i moshës madhore. Nuk është i vlefshëm testamenti i fëmijës, pavarësisht a është i dalluar apo jo, me përjashtim në rastëse testamenti i tij- I fëmijës është për përgatitjen dhe varrimin e testamentlënësit sepse Omeri r.a. e ka lejuar testamentin e një fëmije që kishte mbushur dhjetë vjeç.

Të jetë i mençur. Nuk pranohet testamenti i të çmendurit. Gjithashtu nuk pranohet testamenti i të dehurit,

sepse ai është i ngjashëm me të çmendurin dhe i dehuri nuk mund ta kontrollojë atë që flet.

Të jetë i lirë. Nuk lejohet testamenti i robit-skllavit.

Të jetë pronar i pasurisë-sendit të lënë testament. Pronar i një pasurie konsiderohet çdo njeri që është kompetent për të vepruar me atë pasuri, për ta shitur ose për ta dhuruar. Personi i tillë ka të drejtë të lërë testament një të tretën e asaj pasurie.

Të mos jetë i detyruar. Testamenti është e drejtë e vullnetit të lirë, prandaj i detyruari nuk e ka këtë të drejtë. Për këtë arsye testamenti i të detyruarit është i pavlefshëm.

Të mos ketë borxh, i cili përfshin tërë pasurinë e tij. Larja e borxhit është përparësi, prandaj ndaj testamentit dhe pasuria e borxhliut është e varur prej borxhit, që është e drejtë e atij të cilit i ka borxh. Nëse borxhdhënësi heq dorë nga ajo e drejtë (ia fal borxhin) dhe këtë ia lejon (borxhmarrësit), atëherë testamenti i tillë lejohet dhe zbatohet, në të kundërtën ai testament është i pavlefshëm. Vlen të theksohet se Islami nuk është kusht për testamentlënësin. Testamentlënësi mund të jetë edhe jomusliman. Pra, lejohet testamenti i jomuslimanit për muslimanin, por kjo përjashtohet nëse testamenti i tij-jomuslimanit ka të bëjë me pije alkoolike ose me mish derri.

## Kushtet e testamentpranuesit testamentmarrësit

**Kushtet e testamentmarrësit janë:**

- Që të mos e përdorë testamentin për të bërë mëkate. Pa marrë parasysh nëse është testamentmarrësi individ apo institucion, nuk lejohet që testamentin të përdoret për të bërë mëkate me të.

- Që të jetë i identifikuar (të dihet personi ose institucioni, të cilit i është lënë testamenti), Sepse, përndryshe, nëse testamentlënësi i lë testament dikujt si. p.sh. filanit ose filan banorëve, pa e identifikuar personin ose pa i identifikuar banorët, si fjala vjen të varfrit, jetimët e të ngjashëm, testamenti i tij është i pavlefshëm.

- Që të jetë i pranishëm ose i gjallë në kohën kur i është lënë testament. Nëse testamentmarrësi ka vdekur para se t'i lihet testamenti, testamenti i tillë është i pavlefshëm. Testamenti mund t'i lihet edhe fëmijës në barkun e nënës, me kusht që ai fëmijë të ekzistojë në kohën kur i është lënë testamenti. Verifikimi se fëmija ekziston në atë kohë, bëhet nëse ai lind i gjallë brenda një kohe për më pak se gjashtë muaj nga koha kur i është lënë testamenti. E nëse fëmija lind brenda një kohe më shumë se gjashtë muaj nga koha e lënies së testamentit, testamenti i tillë është i pavlefshëm, sepse ekziston mundësia që fëmija të mos ketë ekzistuar në kohën e lënies së testamentit (sepse koha më e shkurtër e shtatzënisë është gjashtë muaj). Kjo nëse babai i fëmijës është i gjallë në kohën e lënies se testamentit. E nëse babai i fëmijës është i vdekur, është kusht që fëmija të lindë i gjallë brenda një kohe më pak se dy vite nga koha e vdekjes së babait. I ngjashëm me këtë është edhe rasti i gruas së shkurorëzuar me shkurorëzim bain-përfundimtar. Pra, është kusht që fëmija i saj të lindë i gjallë brenda një kohe për më pak se dy vjet nga koha e shkurorëzimit.[4] Duhet përmendur se, në të gjitha rastet, nëse fëmija lind i vdekur, testamenti konsiderohet i pavlefshëm.

- Që testamentmarrësi të mos jetë vrasës i testamentlënësit. Nëse testamentmarrësi e vret testa-



mentlënësin pas lënies së testamentit, testamenti i tillë është i pavlefshëm. Vrasja që ndalon testamentin dhe trashëgimin është ajo që bëhet qëllimisht, pa ndonjë arsye të Sheriatit, nga personi i rritur dhe i shëndoshë psikikisht. Sepse, përndryshe, nëse vrasja ndodh nga një fëmijë a i çmendur, ose bëhet për ndonjë nga arsyet si: ruajtja e nderit, e familjes etj., atëherë vrasja e tillë nuk ndalon testamentin dhe as trashëgimin.

- Që të mos jetë sulmues i Islamit. Nuk është kusht që testamentmarrësi të jetë musliman. Testamenti mund t'i lihet edhe Dhimiut (jomuslimanit që jeton i mbrojtur në vendet islame). Mirëpo, nuk lejohet testamenti për jomuslimanët që jetojnë në vende joislame dhe janë sulmues të Islamit.

- Që testamentmarrësi të mos jetë trashëgimtar i testamentlënësit. Nuk lejohet testamenti për trashëgimtarin, me përjashtim nëse një gjë të tillë e lejojnë trashëgimtarët e tjerë. Muhamedi a.s. ka thënë: "Vërtet Allahu ia ka dhënë të drejtën secilit (në trashëgimi), për këtë arsye nuk ka testament për trashëgimtarin". (Ebu Davudi, Termidhiu, Ibn Maxheh, Bejhekiu dhe Imam Ahmedi). Dhe ka thënë: "Nuk lejohet testamenti për trashëgimtarin, me përjashtim nëse këtë e lejojnë trashëgimtarët e tjerë". (Darkutni).

Kushti që testamentmarrësi të mos jetë trashëgimtar i testamentlënësit ka të bëjë me kohën e vdekjes së testamentlënësit e jo me kohën kur i është lënë testamenti. P.sh., nëse testamentlënësi i lë testament vëllait të tij, dhe në kohën e lënies së testamentit testamentlënësi ka pasur një fëmijë, pastaj fëmija ka vdekur para testamentlënësit dhe pas tij ka vdekur testamentlënësi, në këtë rast testamenti është i pavlefshëm, sepse testamentmarrësi -vëlla i tij është bërë trashëgimtar i testamentlënësit pas vdekjes së tij. Ose, p.sh., nëse testamentlënësi i lë testament vëllait të tij, e në kohën e lënies së testamentit nuk ka pasur fëmijë, po pastaj i ka lindur një fëmijë, pastaj ka vdekur testamentlënësi, në këtë rast testamenti realizohet, sepse testamentlënësin nuk e trashëgon vëllai i tij- testamentmarrësi, por e trashëgon fëmija i testamentlënësit.

### Kushtet e sendit të lënë testament

**K***ushtet që duhet t'i plotësojë sendi i lënë testament, janë*:

- Që të jetë pasuri ose prej sendeve të ngjashme që trashëgohen apo kontraktohen. Testament mund të lihet pasuria e tundshme dhe e patundshme, prandaj, testament mund të jetë pasuria që shitet e blihet dhe që shfrytëzohet. Testamenti mund të jetë vlerë monetare (para e gatshme). Testament mund të lihet një shtëpi, një parcelë e të tjera. Send i testamentit mund të jetë një plantacion, por mund të jenë edhe frutat e një plantacioni.

- Që të ketë vlerë ose të jetë prej sendeve që konsiderohen të vlefshme në Sheriatin Islam. Nuk lejohet që testament të jetë alkooli e sende të ngjashme me të. Edhe pse alkooli mund të konsiderohet si pasuri që e trashëgon dikush, ai në Sheriatin islam është i pavlefshëm dhe, si i tillë, nuk mund të lihet testament. Që pasuria apo sendi i lënë testament të jetë në pronësinë e testamentlënësit. Nuk lejohet testamenti nga pasuria e tjetërkujt. Që të mos jetë për të bërë mëkate. Qëllimi i testamentit është kompensimi i ndonjë lëshimi gjatë jetës së njeriut si dhe arritja e shpërblimit nga Allahu i Lartësuar. Prandaj nuk lejohet kurrsesi që testamenti të jetë për të bërë mëkate. Që vlera e testamentit apo e sendit të lënë testament, të mos jetë më shumë se një e treta e pasurisë së testamentlënësit. Muhamedi a.s. ka thënë: "Një të tretën, edhe pse është shumë". (Buhariu dhe Muslimi). Nuk lejohet që vlera e testamentit të jetë më shumë se një e treta e pasurisë, me përjashtim nëse një gjë të tillë e lejojnë trashëgimtarët. E nëse këtë e lejojnë trashëgimtarët, atëherë testamenti i tillë është i vlefshëm dhe realizohet. Lejimi i testamentit të këtij lloji nga ana trashëgimtarëve është i vlefshëm vetëm nëse bëhet pas vdekjes së testamentlënësit. Gjithashut trashëgimtarët që lejojnë testamentin me vlerë më shumë se një e treta e pasurisë, duhet të jenë të rritur, të mençur dhe të jenë në dijeni për vlerën e testamentit. Vlen të theksohet se testament mund të lihet edhe tërë pasuria, nëse testamentlënësi nuk ka trashëgimtarë fare.[5] (*vijon*)

1) Imam Zufri mendon se rukn-shtyllë e testamentit është vetëm oferta nga ana e testamentlënësit. Ai thotë se testamenti është i ngjashëm me trashëgiminë për sa i përket pronësisë. Të dyja pasuritë (ajo nga testamenti dhe ajo nga trashëgimia) barten-hyjnë në pronësinë (e testamentmarrësit dhe trashëgimtarëve) pas vdekjes (së testamentlënësit dhe trashëgimlënësit). Pasuria e trashëgimlënësit bartet-hyn në pronësinë e trashëgimtarëve të tij pa pasur nevojë për pranim të ofertës nga ana e tyre-trashëgimtarëve. Dhe kështu nuk ka nevojë për pranim të ofertës as nga ana e testamentmarrësit. Shih: Bedaius-Sanaiu fi tertib esh-Sherai, Alaudin Ebi Bekr bin Mesud el Kasani, v.10, f.479, bot.1.1997, Darul Kutub el Ilmijetu. 2) El-Fikh el-Islami ve ediletuhu, prof.dr.Vehbet Ez-zuhejli, v.10, f.7446-7450, bot.4.2002, Darul Fikr, Dimeshk. 3) Po aty f. 7448-7449. 4).Në këtë mënyrë, në të dyja rastet, verifikohet përkatësia e fëmijës dhe nëse ka qenë i pranishëm në kohën e lënies së testamentit, nëse ai lind i gjallë brenda kohës së lartpërmendur. 5) Kitabul Fikh alel medhahib el-erbeatu, Abdurrahman bin Muhamed el-Xheziri, f.790-792, bot.1.2001, Dar ibn Hazem, Bejrut. Shih: El-Fikh el-Islami ve ediletuhu, prof.dr.Vehbet Ez-zuhejli, v.10, f.7458-7487. Dhe, Bedaius-Sanaiu fi tertib esh-Sherai, Alaudin Ebi Bekr bin Mesud el Kasani, v.10, f.483-523.

Mr. Orhan Bislimaj

# Besimi islam dhe personat me nevoja të veçanta

*Para 15 shekujsh, Islami pati trajtuar këtë kategori si pjesë të barabartë të shoqërisë, popujt e tjerë i vrisnin, për shkak të arsyeve banale.*

Në secilën shoqëri ka persona me aftësi të kufizuara. Ndoshta, është më e përshtatshme t'i quajmë njerëz me nevoja të veçanta, sepse ne, të gjithë jemi njerëz me nevoja të ndryshme, veçse këta dallojnë. Njëherësh, kjo është më afër barazisë shoqërore. Sipas statistikave, bëhet e ditur se 3-5% e shoqërisë ose edhe më shumë, i përkasin kësaj kategorie, natyrisht një përqindje e ndryshme për shtete të veçanta. Është e kuptueshme që gjendja e të gjithë personave me nevoja të veçanta nuk është njësoj. Rastet dallojnë, në varësi nga shkalla dhe natyra e handikapit. Disa prej tyre kanë probleme psikike, që përbëjnë rastin më të rëndë, e disa të tjerë, mendohet me numër më të madh, kanë handikapë të natyrës fizike.

Ne nuk do të diskutojmë për nivelin e aftësisë së kufizuar të këtyre personave dhe dallimet në mes tyre, sepse kjo është e parëndësishme për aspektin që do të shtrojmë. Po do të flasim për atë që është më se e sigurt, se këta persona kanë nevojë për ndihmën e shoqërisë dhe ata duhen trajtuar si anëtarë të barabartë të shoqërisë, me të drejta dhe detyrime. Ekzistencën e kësaj kategorie të njerëzve, shoqëria duhet ta pranojë si një fakt përfundimtar, nga i cili nuk mund të iket. Fundja, secila shoqëri dhe institucionet e vendit e kanë për detyrim të interesohen për mirëqenien e të gjithë anëtarëve të shoqërisë, pa dallim, jo vetëm të handikapuarve. Edhe ai që është i varfër, që nuk mund të sigurojë kafshatën e bukës, në fakt ka një hendikap, kuptohet në formë tjetër. Po ashtu njerëzit që kanë rënë në stres dhe traumë, në njëfarë forme janë njerëz me hendikape. Të gjithë këta, duhet të jenë preokupim i shoqërisë dhe se trajtimi dinjitoz i tyre është obligim fetar dhe qytetar.

### Akti i imanit dhe barazia e njerëzve

Feja Islame, personat me nevoja të veçanta i trajton si krijesa fisnike të Allahut, sikurse të gjithë njerëzit e tjerë. Hendikapet e ndryshme që kanë ata, nuk janë tjetër veçse një sprovë nga Allahu. Muslimanit nuk i lejohet t'I hidhërohet Allahut për sprovat që i kanë ndodhur, e as t'i gjykojë ato, ngase ato janë prej "kaderit" të Tij. Ne duhet të pajtohemi dhe ta pranojmë atë që ka vepruar Allahu, pavarësisht nëse na pëlqen apo jo. Është e qartë që e keqja dhe e mira jetojnë bashkërisht me njeriun. Në të vërtetë, ky është ngushëllimi i vërtetë yni. Njeriut, mbase, nuk i pëlqen dhe vdekja e një anëtari të familjes, ose edhe shumë fatkeqësi të tjera në jetën e përditshme, por Allahu e ka punën e Vet dhe nuk pyetet e as nuk mund të merret në përgjegjësi për atë që vepron.

Kundrejt kësaj, dinjiteti i njerëzve tek Allahut nuk bazohet në hendikape, po në çiltërinë e zemrës dhe shpirtit. Vetë akti i tevhidit - të besuarit në Allahun, se është Një i Vetëm, është i tillë që i barazon të gjithë njerëzit para Allahut. Sikur "ihrami" (veshja e bardhë në dy pjesë me rastin e kryerjes së Haxhit) që i barazon të gjithë haxhinjtë para Allahut, ashtu edhe akti i besimit në Allahun, në parim, i bën të barabartë të gjithë njerëzit (besimtarët). Mbi të gjitha, akti i besimit (imanit), është bazament për vlerësimin e njerëzve. Allahu nuk i vlerëson njerëzit në bazë të fizionomisë, nëse është i verbër, sakat apo i shëndoshë. As në bazë të kilogramëve, se cili është më i madh dhe më i rëndë. Këtë e ka vërtetuar Pejgamberi a.s. kur ka thënë: "… *Allahu nuk e vlerëson trupin tuaj dhe as fizionominë tuaj, por e vlerëson atë qe keni në zemrat tuaja*"., dhe në vazhdim ka thënë: "*devotshmëria është këtu* (tri herë e ka përsëritur), *dhe bëri me shenjë tek zemra në gjoksin e tij*". Po Allahu i vlerëson njerëzit në bazë të vlerave të vërteta të tyre, që burojnë nga devotshmëria si akt i çiltërisë, dhe veprave që bëhen për hir të Allahut dhe jo të dikujt tjetër. Ky është parimi i fesë Islame dhe ky



garanton barazinë në mes njerëzve. Këtë e ka vërtetuar Allahu, pikërisht në një ajet, në të cilin flet për praninë e dallimeve në mes njerëzve, dhe në fund të tij, i Lartësuari thotë: (Shih:El-Huxhurat, 13). Dijetarët islamë, këtë ajet e konsiderojnë si argument të drejtpërdrejtë, ku Allahu vendos kriterin e vlerësimit të individit. Ne mund të mendojmë se tek Allahu më i mirë është ai që është më i bukur nga pamja, ose i pasuri. Jo, Allahu ka thënë ndryshe, - më i devotshmi dhe - pikë. Në mënyrë të prerë, as në këtë ajet dhe në asnjë vend tjetër në Kuran, Allahu nuk ka thënë se i verbri është në një gradë më të ulët se ai që sheh, apo se sakati është në një gradë më të ulët se ai që lëviz, e kështu me radhë. Po ashtu, Allahu nuk ka thënë se ai që është normal, që i funksionojnë të gjitha cilësitë, ka epërsi ndaj tjetrit. Absolutisht të gjithë janë të barabartë, dhe faktikisht është një ngushëllim ideal për këtë kategori të njerëzve që të mos ndihen inferiorë ndaj të tjerëve, kur dihet se krenaria e tyre mund të jetë evidente para Allahut.

Përveç kësaj, Allahu nuk e ka obliguar njeriun përtej mundësive (shih: El-Bekare, 286). Për shembull, të sëmurit i lejohet të falet ulur ose edhe shtrirë, por jo edhe të shëndoshit që ka mundësi ta bëjë namazin në këmbë. Prandaj, i shëndoshi nuk obligohet më shumë sesa ka mundësi, sikurse që i verbri nuk ngarkohet për atë që nuk mund të shohë, sepse është i verbër. Në një rast, në kohën e Pejgamberit a.s., disa persona me nevoja të veçanta patën kërkuar të shkonin në luftë, duke u brengosur se mos ndoshta po bënin ndonjë mëkat që nuk po shkonin të luftonin. Pastaj, ata dëshironin të arrinin gradën e lartë të atyre luftëtarëve, të cilët luftuan me jetën dhe pasurinë e tyre, e për të cilët Allahu tha se kanë vlerë shumë të madhe. (shih: En-Nisa, 95). Por, ç'e do që Allahu i shfajësoi nga përgjegjësia e mospjesëmarrjes në luftë, ngase "…*ishin të penguar pa vullnetin e tyre*". (shih: En-Nisa, 95). Dhe, si shkak i shqetësimit të personave me aftësi të kufizuara, Allahu zbriti ajetin e Kuranit, ku i thotë Pejgamberit a.s (SHih: El Fet'h, 17).

Vlerën e këtyre personave me aftësi të kufizuara, që e donin pjesëmarrjen në xhihad – luftën e shenjtë fetare, e ka vërtetuar edhe Pejgamberi a.s. në shumë hadithe të tij. Transmeton Xhabiri, i cili thotë: Kemi qenë me Pejgamberin a.s. në një betejë, e ai pati thënë:

"Me të vërtetë në Medinë kemi lënë disa burra, por në çdo hap që ju keni bërë dhe çdo luginë që keni kaluar, ata kanë qenë me ju (sipas transmetimit të Vekiit: "ata ju kanë shoqëruar ju në shpërblim"), por i ka penguar sëmundja për të ardhur me ju". (Muslimi). Kjo do të thotë se ata, pavarësisht se nuk kanë marrë pjesë fizikisht në luftë, kanë qenë me zemër dhe shpirt për luftën, prandaj, edhe ky sinqeritet i tyre, që buron nga sinqeriteti i imanit, pa dyshim do të jetë i vlerësuar tek Allahu, në proporcion me mundësitë e tyre ekzistuese.

### Respektimi i kësaj kategorie shoqërore

Duke u bazuar në parimin e barazisë besimore, Islami udhëzon për nderimin dhe respektimin e personave me nevoja të veçanta, pa asnjë paragjykim, ndërsa ndalon përbuzjen, talljen dhe braktisjen e tyre. Në Evropën e hershme ka qenë një bindje e gabuar, sipas të cilës, te këta njerëz kanë depërtuar djajtë dhe forcat e liga, dhe për këtë arsye ata janë në këtë gjendje. Si pasojë e këtyre bindjeve, shoqëria i vriste ata persona ose i braktiste krejtësisht. Kjo ka qenë një prej gabimeve që njeriu ka bërë në historinë e vet. Por, ç'e do që feja Islame ka bërë kthesën e madhe për dinjitetin e njerëzimit në përgjithësi. Muslimani duhet të solidarizohet me vështirësitë e një personi me nevoja të veçanta, dhe e ka të ndaluar t'i gëzohet gjendjes së rëndë të tij. Pejgamberi a.s., në një rast, ka thënë: "Mos iu gëzo fatkeqësisë së vëllait tënd, sepse Allahu mund ta mëshirojë atë, kurse fatkeqësinë e tij të ta caktojë ty". (Termidhiu). Askush nuk ka bërë kontratë me Allahun, që të sigurohet se nuk do t'i ndodhë ndonjë sprovë prej Allahut. Ne jemi njerëz dhe veprojmë brenda vullnetit dhe dëshirës së Allahut. Për çdo ditë dëgjojmë se dikush ka mbetur sakat (është këputur në kurriz), dikush tjetër e ka humbur njërin sy, një tjetër i ka humbur të dy sytë, tjetri krahun e tjetri këmbën, e kështu me radhë. Pastaj, dikush sprovohet në fëmijët ose me nipa. Secili duhet ta prekë zemrën e vet, si do të ndihej nëse do të ishte në gjendjen e atij që ka nevojë për nderimin dhe ndihmën e shoqërisë?! Sigurisht që nuk do të

ndihej mirë.

Për këtë arsye, muslimani duhet të tregojë dhembshuri dhe mëshirë ndaj vëllait të tij me nevoja të veçanta. Edhe ai është njeri me dëshira sikurse të gjithë të tjerët. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Nuk ka besuar (plotësisht) asnjëri nga ju derisa të dojë për vëllanë e vet atë që e do për veten e tij". (Buhariu dhe Muslimi). Raportet e vëllait ndaj vëllait dihet se si duhet të jenë. Ndihma në mes tyre nuk është vetëm dëshirë, po edhe detyrim. T'i gëzohesh vëllait për të mirat e tij, dhe të brengosesh për sprovat që i kanë ndodhur, - është prej Islamit.



Pejgamberi a.s. i ka bërë respekt të veçantë Abdullah ibn Ummu Mektumit, i cili ishte i verbër në të dy sytë. Më një rast, Ibn Ummu Mektumi pati ardhur te Pejgamberi a.s. dhe i qe drejtuar Pejgamberit a.s.: "O i Dërguari i Allahut, më mëso atë që ta ka mësuar Allahu"!. Mirëpo, Pejgamberi a.s. në ato momente ishte i zënë në një takim serioz me parinë e Kurejshëve, të cilët i ftonte në Islam, dhe kalimi i mundshëm i tyre në Islam ishte shumë më i rëndësishëm. Në anën tjetër, Ibn Ummu Mektumi, ngase ishte i verbër, nuk e dinte se Pejgamberi a.s. ishte i zënë me dikë tjetër, dhe nuk pushonte të përsëriste thirrjen e tij drejt Pejgamberit a.s.. Kjo bëri që në fytyrën e të Dërguarit të Allahut, të shfaqej pakënaqësia dhe me atë rast e vrenjti fytyrën dhe ktheu kokën në shenjë shqetësimi për ndërhyrjen e tij. E, për shkak të kësaj, Allahu i zbriti dhjetë ajetet e para të kaptinës El-Abese: (Shih:El Abese, 1-4). Pas kësaj, ta quajmë vërejtje, të Allahut, Pejgamberi a.s., sa herë që e shihte Ibn Ummu Mektumin, qeshte dhe i thoshte: *Mirë se erdhe, o ti që për ty më ka këshilluar Allahu, a ke ndonjë nevojë?*

Ky rast, tregon qartë se sa i rëndësishëm është respektimi i të hendikapuarit. Ani Pejgamberi a.s., vrenjten e fytyrës, nuk e ka bërë nga nënçmimi, sepse Ibn Ummu Mektumin e ka lënën dy herë zëvendës të tij në Medinë. Por, për shkak të ndërprerjes së takimit, dhe që të mos thoshin paria e Kurejshëve se këtë po e pasuakan vetëm të verbrit, të ulëtit dhe robërit[1].

Në anën tjetër, është fare e qartë, që Ibn Ummu Mektumi nuk kishte të drejtë të ndërhynte në atë mënyrë, sepse biseda ka rregullat e veta. Atëherë, shtrojmë pyetjen: Ku qëndron arsyeja që Allahu e këshilloi Pejgamberin a.s.? Pa dyshim, kjo këshillë e Allahut dëshmon drejtpërdrejt që personat me nevoja të veçanta kanë të drejtë edhe atëherë kur nuk kanë të drejtë. Këtë duhet ta mbajmë në mend shumë mirë. Pse? Sepse personat e hendikapuar, në radhë të pare, mund të mos jenë në ngjarje për shumë gjëra; së dyti ata nuk mund të shkojnë e të vijnë kur të duan; së treti indiferenca ndaj tyre reflekton shumë rëndë, ngase ata, edhe ashtu, janë të rënduar, e çdo nënçmim u shkakton dhimbje mbi dhimbjen etj..

**Ndalohet tallja me këtë kategori**

Personat me nevoja të veçanta janë sprovuar nga Allahu, dhe Allahu ka vepruar ç'ka dashur, as më shumë e as më pak. Bile, Pejgamberi a.s. sprovimin e tyre e ka konsideruar si diçka që do t'u bëjë dobi: "Është për t'u çuditur (për të mirë) me çështjen e besimtarit, çdo gjë për të është e dobishme: nëse e godet ndonjë e mirë, ai E falënderon Allahun, dhe kjo *a priori* është mirësi për të, po nëse e godet ndonjë e keqe, ai i bën durim, dhe kjo përsëri është mirësi për të". (Hadithi është i vërtetë).

Ndonëse Allahu i ka sprovuar, në hadithet në vijim, vërtetohet se kush bën durim në sprova, dhe E falënderon Allahu, i Lartëmadhërishmi do ta shpërblejë me Xhenetin e Tij. Transmeton Irbad b. Sarije, se Pejgamberi a.s., në atë që e ka transmetuar prej Allahut të Madhëruar, ka thënë: *"Nëse robit Tim ia marr dy fisnikët e tij (dy sytë) ndërsa ai i lakmon ata, Unë nuk pranoj t'i jap shpërblim tjetër përveç Xhennetit, nëse Më falënderon për këtë sprovë".*[2]

Prandaj, ndalohet rreptësisht tallja me këta persona. Çdo nënçmim ndaj personave me nevoja të veçanta është përbuzje e "kaderit" të Allahut, dhe është mëkat. Historia islame evidencon njerëz të mëdhenj që kanë dhënë kontribut të madh në shkencat islame, por që kanë qenë me nevoja të veçanta. P.sh., Muhamed bin Isa Et-Termidhij, autori i "Sunenit" dhe njëri prej dijetarëve më të njohur të hadithit, ka qenë i verbër; Ata bin Ebi Rebaha, fekih i njohur, ishte i paralizuar dhe i çalë; Ibn Ethiri kishte një sëmundje të pashërueshme në këmbët e tij, dhe nuk mund të ngrihej, etj..[3] Prandaj, Allahu ka thënë: (Shih:El Huxhurat, 11).

### Ndihma e kësaj kategorie

Muslimani e ka obligim që, sipas mundësisë, të ndihmojë atë që është në nevojë. Personat me nevoja të veçanta presin ndihmën tonë dhe respektin tonë. Ne duhet t'i ndihmojmë ata, nëpërmjet asaj që Allahu na ka ndihmuar. Bota është 'zinxhir', Allahu na ndihmon ne, e ne u japim ndihmë të tjerëve. Përsëri e tërë çështja është në dorën e Allahut, dhe mbi këtë bazë falënderimi I takon vetëm Atij dhe askujt tjetër. Ai që e bën këtë, e ka çuar në vend një dëshirë të Allahut dhe e ka ndihmuar vetveten. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Muslimani është vëlla i muslimanit, nuk i bën padrejtësi e as nuk e dorëzon. Kush e ndihmon vëllanë e tij, Allahu do ta ndihmojë atë, kush i largon një vështirësi muslimanit, Allahu do t'i largojë një vështirësi prej vështirësive të Ahiretit".

Kjo është rruga e Islamit. Shoqëria islame dhe shtetit islam, jo vetëm nga fundi i shekullit XX, po gjatë gjithë historisë, i ka trajtuar këta persona në mënyrë të dinjitetshme. Bazat e para i ka vendosur Pejgamberi a.s. që në fillim të shekullit VII, ndërsa pas vdekjes së tij, këtë rrugë e kanë vazhduar halifët. Përkujdesja e shtetit islam ka qenë si në vijim: a) Trajtimi mjekësor i tyre; b) Arsimimi i tyre sipas kapacitetit të tyre; dhe c) punësimi i personave të posaçëm që kujdesen për ta.[4] Këtë program, të Pejgamberit a.s., Umer bin Abdulazizi njëri prej halifëve të njohur, e kishte zbatuar në praktikë dhe, përveç të tjerash, kishte urdhëruar që çdo i verbër të kishte një mbikëqyrës që kujdeset për të, ndërsa për çdo dy të sëmurë kronikë, kishte caktuar një shërbëtor që u shërbente dhe kujdesej për ta. Ndërkaq, halifi emevit el-Velid b. Abdu'l Melik, ishte ideatori i parë, i cili që në vitin 707 m (88 h.), themeloi një shoqatë speciale për përkujdesjen ndaj personave me nevoja të veçanta, për se kishte ngarkuar mjekë dhe shërbëtorë me paga mujore, që të përkujdeseshin për këtë kategorie të shoqërisë. Personave me nevoja të veçanta u kishte thënë: "Mos kërkoni nga njerëzit (lëmoshë)"!, dhe kështu i kishte pavarësuar nga të kërkuarit lëmoshë prej njerëzve. Ai kishte punësuar kujdestar për çdo sakat, të paralizuar dhe të verbër.[5] Ky është Islami, që i ka sjellë njerëzimit krenarinë, që para 15 shekujsh, atëherë kur popujt e tjerë nuk dinin se ç'është humanizmi dhe dinjiteti.

1) Imam Kurtubiu, Tefsiru ajati'l ahkam, komentimi i kaptinës: El-Abese, 1-10, sipas: www.altafsir.com. 2) Muhamed Mus'ad Jakut, Rahmetun-nebij s.a.v.s. bidhevi'l ihtijaxhati'l hassah, sipas:www., (05.12.2013). 3)Jusuf Xhuma Abdul Hadi Selame, Anajetu'l Islam bidhevi'l ihtijaxhati'l hassah, sipas www.yousefsalama.com (cituar më: dt.11.12.2013). 4) Muhamed Mus'ad Jakut, po aty. 5) Ibn Kethiri, El-Bidajetu ven-Nihajetu, 9/186, sipas: Muhamed Mus'ad Jakut, po aty.

Mr. Ajni Sinani

# Mbulesa islame dinjitet dhe siguri

**Autorë laikë kanë shumë paragjykime ndaj femrës së mbuluar muslimane. Ata pretendojnë se të mbuluarit e kokës tregon nënshtrimin e saj. Mbulesën islame laikët ekstremë e përshkruajnë si një element të shtypjes dhe pengesës për emancipimin e femrës! Femra, sipas tyre, duhet të lirohet nga vargonjtë, sikurse janë feja, morali dhe besimi, në mënyrë që ajo të jetë e lirë. Shumë prej tyre luajnë me kartën e famshme se bukuria e një gruaje është më e vlefshme sesa aspektet e tjera të identitetit të saj, përfshirë edhe ndershmërinë dhe bindjen e saj fetare. Prandaj kërkojnë që, në emër të bukurisë, femra të heqë mbulesën e saj, në mënyrë që të mund të ekspozojë bukuritë e trupit.**

Për rrjedhojë, femra muslimane e mbuluar konsiderohet si femër e shtypur dhe viktimë e kontrollit dhe dominimit nga mashkulli. Asaj i janë rrëmbyer liria dhe të drejtat!!!Ky është një vlerësim qëllimkeq dhe tendencioz, për shkak se nuk shkruajnë kështu, po e zëmë, edhe për murgeshat e mbuluara. Përkundrazi, murgeshat e mbuluara emërohen dhe vlerësohen si motra të nderit. Ndërkaq femrat muslimane me shami etiketohen si të prapambetura. Mbulesa është simbol i dëlirësisë, modestisë dhe i mirësjelljes. Muslimania duhet t'i përmbahet natyrës së saj. Zoti i dënon ato femra që sillen si meshkujt, dhe anasjelltas. Prandaj mbulesa është ruajtje e natyrshmërisë së femrës dhe manifestim i devotshmërisë. Muslimania duhet të jetë dinjitoze në aspektin fizik dhe e përkushtuar në aspektin shpirtëror.

### Mbulesa një akt i bindjes së muslimanes

Mbulesa është e obligueshme për muslimanen dhe një akt i bindjes së saj ndaj Krijuesit. Veshja islame nuk është vetëm mbulim i trupit të femrës, por është adhurim dhe afrim i gruas tek Zoti dhe çuarje në vend e urdhrit të Tij. Kështu, ajo i bindet Krijuesit dhe, me dëlirësinë e saj, i nënshtrohet Urdhrit të Tij. Mënyra si duhet të vishet, të zbukurohet, të ecë dhe të shikojë gruaja, është një çështje shumë e ndjeshme. Feja islame i jep rëndësi të veçantë kësaj çështjeje për shkak të bukurisë së trupit, ndjenjave e delikatesës së saj. Allahu i Madhërishëm në Kuranin fisnik thotë: "*O Pejgamber, thuaju grave dhe vajzave të tua, si dhe grave të besimtarëve, që të lëshojnë mbulesën e tyre* (të kokës) *përreth trupit..*".. (El Ahzabë, 59). Nuk plotësohet modestia dhe turpi

i femrës muslimane veçse duke respektuar urdhrat e Zotit, duke përfshirë edhe urdhrin për mbulimin e saj. Turpi është ai që mban nën kontroll njeriun. Po u gris kjo "perde", njeriu shfaqet si një kafshë e pakontrolluar. Turpi është stolia e njeriut, është virtyti i lartë i tij. Kurse për femrën, ai është pjesa më me vlerë e qenies së saj.

### Qëllimi i veshjes islame

Qëllimi i veshjes islame është që femra të ruaj integritetin, ndershmërinë dhe modestinë e saj. Mbulesa synon ta mbrojë femrën dhe t'ia shtojë asaj vlerën dhe fisnikërinë, duke treguar se ajo është e denjë për respekt. Femra e mbuluar, kur gjendet në vende publike, nuk shikohet dhe nuk gjykohet në bazë të trupit të saj, sikurse vlerësohen femrat e zhveshura, po në bazë të sjelljes dhe inteligjencës. Muslimaneja nuk duhet të ketë veshje dhe sjellje joshëse. Femra e mbuluar imponon respekt me veshjen e saj, me ecjen, qëndrimin dhe të folurit e saj. Ajo na paraqitet si një personalitet i respektuar e i pavarur dhe jo si një person që ekspozon dhe abuzon me bukuritë e trupit të saj. Ajo, e veshur me veshje islame, është e mbrojtur nga shikimet provokuese të njerëzve dhe nuk është pre e ngacmimeve të të tjerëve që tregojnë mungesë respekti për të. Prandaj ajo ndihet më e lirë dhe më e sigurt. Studime të shumta tregojnë anët pozitive të një veshjeje modeste, që i përshtatet natyrës së femrës. Statistikat tregojnë se femra e mbuluar ndihet më e sigurt kur del nga shtëpia dhe nuk u nënshtrohet provokimeve e shqetësimeve. Mbulesa femrës i jep dinjitet dhe siguri. Qëllimi i shamisë nuk është vetëm për të mbuluar, por dhe për të vendosur rend dhe respekt në një ndërveprim të vërtetë njerëzor. Veshja islame është një pengesë për të parandaluar shikimin me pasion dhe ambiciet e njerëzve me zemra të sëmura drejt saj, që duan të kënaqen në mënyrë të paligjshme. Ajo e mbron femrën nga ata që mundohen t'i afrohen asaj me një mënyrë të papërshtatshme. Sigurisht që gjithnjë ka njerëz që duan t'i shikojnë apo t'i provokojnë gratë, pa marrë parasysh sjelljen apo veshjen e tyre. Megjithatë, mbulesa është një mbrojtje e sigurt në refuzimin e gjithë sjelljeve të liga.

A thua, vallë, femra muslimane gjendet sot aty ku e ka caktuar Allahu, apo ku e kanë vendosur të tjerët për të ekspozuar bukuritë e saj? Sot, për fat të keq, shohim shumë gra muslimane që kanë rënë pre e një propagande të mbrapshtë dhe gjithnjë e më shumë po zhvishen në mënyrë të paskrupullt. Femra e zbuluar në mënyrë ekstravagante, rrezikon që çdo kohë të jetë objekt i sulmit a ngacmimeve. Ajo është joshëse për shikimet pasionante të të tjerëve dhe ndikon në dobësimin e moralit të tyre. Ajo kështu nuk i mbetet luajale dhe besnike natyrës së saj femërore, të cilën e ka zgjedhur Zoti për të. Mesazhi që jep një grua e mbuluar, është "Respekt ndaj meje për atë që jam. Mos shikoni atë që kam mbi kokën time, po atë që kam në kokën time. Unë nuk jam një objekt tundues dhe ngasje nga aspekti epsharak".

### Muslimania një margaritar i mbështjellë

Mos harro, o muslimane, se ti je një xhevahir i çmuar, që duhet të ruhet dhe të mbrohet. Vishe mbulesën dhe ji krenare për këtë, sepse ajo është nder, respekt e krenari për ty. Për muslimanen mbulesa është urdhër dhe adhurim, prandaj nuk duhet ta neglizhojë dhe as ta nënvlerësojë një urdhër të tillë të Allahut. Muslimania duhet ta mbajë mbulesën islame, që të jetë një muslimane shembull dhe model për femrat e tjera. Kështu ajo do jetë e mbrojtur nga rreziku i ngasjes dhe pretendimet e armiqve. Me mbulesë, muslimania lartësohet, sepse merr shembull gratë e Pejgamberit a.s., nënat e besimtarëve. Me mbulesë, ajo është e bindur ndaj Zotit. Muslimania është një margaritar i mbështjellë dhe i ruajtur. E veshur me veshje të denjë dhe modeste, ajo është e pajisur me moral dhe virtyte. Pa këto, ajo vështirë se mund të gjejë rrugën e pastërtisë dhe etikës. Ndershmëria dhe etika është çelësi për lumturi dhe rehati. Vetëm kështu muslimania mund të jetë e sigurt dhe e kënaqur.

### Bukuria e muslimanes

Bukuria e muslimanes është në moralin e saj dhe jo në grimin. Bukuria nuk është në makijazhin e saj, po në sjelljen dhe angazhimin e saj për fenë, në bindjen dhe lojalitetin ndaj Zotit. Bukuria e muslimanes është në ndershmërinë, thjeshtësinë, dëlirësinë, modestinë, ruajtjen e parimeve, në mirësjellje, në mënyrën e jetesës, në veshjen islame dhe në pastërtinë e zemrës. Bukuria e muslimanes është në zgjuarsinë e mendjes së saj dhe në punët e veprat me të cilat ajo fiton kënaqësinë e Allahut. Makijazhi hiqet me larjen e fytyrës. Ndërkaq, etika dhe morali mbeten. Prandaj bukuria qëndron në moralin dhe jo në makijazhin!

O besimtare për makijazh (kozmetikë) përdor:

Për gojën tënde: të drejtën. Për zërin tënd: përmendjen e Allahut. Për sytë: uljen e shikimit. Për dorën: bamirësinë. Për qëndrimin tënd: këmbëngulësinë tënde në rrugën e Allahut. Për zemrën tënde: dashurinë ndaj Allahut. Për mendjen tënde: diturinë. Për veten tënde: bindjen dhe nënshtrimin ndaj Krijuesit, kurse për pasionin tënd: besimin dhe imanin. Kështu do të jesh robëreshë dhe besimtare e vërtetë përballë Krijuesit dhe mbretëreshë - përballë të tjerëve.

Dr. Islam Hasani

# Etika në biznes *nga një perspektivë Islame*

Diskutimi i etikës në sferën e biznesit në përgjithësi është diskutuar në brendi të strukturës të së drejtës së konsumatorit dhe menaxhimit të mirë në ndërmarrjet e vogla dhe të mesme.

Në teori, ekzistojnë shumë principe të etikës në Islam që rrjedhin nga Kurani dhe Hadithi i Profetit Muhamed a.s.. Megjithatë, qëllimi i këtij artikulli është që të diskutohen etika e biznesit Islam në pika shumë të shkurtra, duke bërë disa krahasime me konceptin etik të sistemeve tjera.

### Çka është etika

Etika mund të definohet si një grup i principeve morale, e cila e bënë të dallohet se çka është e drejtë dhe çka është gabim. Etika ka objektiva të dyfishta, vlerëson praktikat njerëzore, duke u thirr në standardet morale; gjithashtu sugjeron si të veprohet moralisht në një situatë të krijuar. Etika, synon të studiojë sjelljet morale dhe imorale në mënyre që të bëhen gjykime të shëndosha dhe të arrihet në rekomandime të duhura. Shpeshherë etika përdoret edhe si synonim i punës morale. Një veprim, i cili është moralisht në rregull, konsiderohet gjithashtu veprim etik.[1]

### Etika në biznes

Etika biznesore është degë e etikës, e cila ekzaminon rregullat dhe principet etike nga një perspektivë e biznesit; problemet e ndryshme morale dhe etike, që mund të lindin në një themelim biznesi, dhe ndonjë obligim apo detyrim të veçantë, që kanë të bëjnë me persona, që janë të angazhuar në biznes.[2] Në përgjithësi, etika biznesore është një disiplinë normative, në të cilën formulohen standarde etike të veçanta dhe pastaj aplikohen. Kjo disiplinë rrah gjykime të veçanta rreth asaj se çka është e drejtë dhe çka është gabim, që do të thotë se çka duhet dhe çka nuk duhet të bëhet në situata të ndryshme. Prandaj mund të thuhet, që, etika biznesore është e përqendruar me studimin, se çka është e mirë dhe çka është e keqe, çka është e drejtë dhe çka gabim, dhe çka është e drejtë dhe jo-e-drejtë në biznes.[3]



### Etika në islam

Islami i jep rëndësi të madhe vlerave etike në të gjitha aspektet e jetës njerëzore. Rregullat etike dhe kodet morale burojnë nga Kurani i Madhëruar dhe nga mësimet e Pejgamberit a.s. dhe ky është dallimi kryesor në konceptin e etikës Islame dhe koncepteve tjera. Sipas konceptit Islam, nëse një gjë është e ndaluar, atëherë pa marrë parasysh mënyrën e tregtimit me të, ai transaksion është i ndaluar dhe jo etik, si për shembull, shitja e pijeve alkoolike, mishit të derrit, etj. Kurse i njëjti veprim mund të konsiderohet i mirë dhe etik në konceptin ekonomik konvencional apo edhe sistemeve tjera religjioze dhe ideologjike. Mësimet Islame përqendrohen shumë në aplikimin e rregullave morale dhe etike në sjelljet e njerëzve, dhe janë të përsëritura shumë herë në Kuran dhe udhëzime nga jeta e Pejgamberit a.s..

(Shih: Ali Imran, 110). "Jam dërguar për t'i përsosur normat e të moralit" (*hadith*). Është e vërtetë se ekziston një pajtueshmëri në mes të njerëzve rreth disa vlerave bazike të etikes. Porse, sistemi etik i Islamit dallon rrënjësisht nga sistemi etik sekular dhe nga sistemet etike të religjioneve dhe shoqërive tjera. Në renditjen Islame të gjërave, zbatimi i rregullave morale dhe sjelljeve etike është pjesë e *Imanit* (besimit). Sipas mësimeve Islame, njerëzit duhet pasur kujdes për sjelljet, veprat, fjalët, ndjenjat dhe qëllimet. Islami kërkon nga besimtaret t'u përmbahen rregullave të caktuara morale, në të gjitha sferat e jetës publike dhe private, si p.sh. çështjet

familjare, në marrëdhëniet me të afërm, me fqinjët, në transaksionet biznesore dhe në marrëdhëniet shoqërore. Islami ofron sistemi etik të bazuar në vlera për marrëdhëniet biznesore. Aty përshkruhen udhëzimet etike të përgjithshme për udhëheqje biznesi, përcakton formën etike të preferuar dhe i specifikon mënyrat e padëshiruara të transaksioneve.[4]

### Liria për ndërmarrësi ekonomike

Sipas mësimeve Islame ekziston liri e plotë për ndërmarrësi ekonomike. Secili individ ka të drejtën e fitimit për jetesën e vet. Ai mund të fillojë një veprimtari fitimprurëse, menaxhojë dhe organizojë çdo lloj biznesi përderisa është brenda kufijve të caktuar nga Ligji Islam. Prandaj, liri e plotë nuk do të thotë të punojë pa e pasur ndjenjën e përgjegjësisë, njeriu duhet të ketë ndjenjën e përgjegjësisë dhe llogaridhënies para njerëzve dhe para Zotit Fuqiplotë. Njeriu është i lirë të zhvillojë aktivitete ekonomike, duke i respektuar rregullat e sjelljes që kërkohen profesionalisht për biznes, duke zgjedhur vetëm gjëra të lejuara dhe duke larguar gjërat e ndaluara.

### Rregullat Islame në lidhje me transaksionet biznesore

Islami kërkon sjellje të mira dhe etike nga tregtarët, konsumatorët dhe prodhuesit. Sjelljet që përshkruhen për të gjitha grupet ekonomike janë të rekomanduara në atë mënyrë që ato sigurojnë lumturi dhe drejtësi në shoqëri për të gjitha palët, ky është edhe synim kryesor i Islamit. Tregu është rregulluar me ligje që mbrojnë interesin e blerësit dhe të shitësit. Ekziston një numër i rregullave në lidhje me disiplinën etike që kanë të bëjnë me transaksionet komerciale Islame pa të cilat kontratat biznesore do të konsideroheshin të mangëta nga këndi i mirësjelljes, sinqeritetit dhe etikës. Disa nga këto kushte përmenden në vijim.[5]

### Vendosmëria për të fituar vetëm atë që është e lejuar (hallall)

Rëndësi të madhe sipas këtyre udhëzimeve i është kushtuar fitimit *hallall*. Prandaj, mënyra dhe mjetet e fitimit të pasurisë duhet të jenë në pajtueshmëri me mësimet Islame në mënyrë që fitimi të jetë i lejuar (*hallall*). Ekzistojnë ajete Kuranore që tregojnë për rëndësinë e fitimit të pasurisë *hallall*, duke i ndaluar disa lloje te pasurive dhe disa aktivitete ekonomike dhe në të njëjtën kohë flasin për tregtitë e lejuara dhe shpërblimin që ka personi, i cili fiton pasuri të lejuar dhe me mjete të lejuara. (Shih: En-Nisa, 29).Ky është njëri nga ajetet e shumta Kuranore, që u tregon besimtarëve që në asnjë situatë nuk lejohen të marrin pasurinë e tjetrit në mënyrë të palejuar. Kur është pyetur Pejgamberi a.s. në një rast se cili fitim është më i miri, ai është përgjigjur ‘fitimi nga dora e vetë njeriut dhe çdo tregti e lejuar’.

### Besueshmëria

Dijetarët dhe biznesmenët në përgjithësi e pranojnë rëndësinë dhe ndikimin e besimit në aktivitete ekonomike, si në përgatitjen e strategjisë së biznesit ashtu edhe në vendimmarrje. Gjithashtu, besueshmëria e mundëson zhvillimin e përpjekjeve bashkëpunuese. Ajo është një çelës në marrëdhëniet personale pozitive në mjedise të ndryshme, sepse baza e asaj ndikon në sjelljet e njerëzve me njëri tjetrin. Esenca e besueshmërisë është një ndjenjë përgjegjësie, e cila nënkupton paraqitjen para Allahut dhe të llogarisë, që duhet dhënë për veprimet e bëra. Në të vërtetë, besueshmëria në Kuran është theksuar në masë të madhe, si në shembujt në vijim (Shih: El Bekare, 283 dhe 8:27). Pejgamberi a.s. e ka përmendur rëndësinë e besueshmërisë në çështjet e administrimit publik si në rastin vijues:‘Çdo udhëheqësi që i janë besuar çështjet e një grupi të muslimaneve dhe vdes si një udhëheqës i pasinqertë, për të Xheneti është i ndaluar nga Allahu.’ Islami konsideron jetën e njeriut dhe të gjitha burimet e saj të jenë një dhuratë e dhënë në besueshmëri nga Allahu i Madhërishëm. Në këtë mënyrë, çdo menaxher është përgjegjës për punëtorët dhe punët tjera, të cilat iu kanë besuar atij t’i menaxhojë. Besueshmëria është veçanërisht e rëndësishme për personat që merren me biznes në industri të ndryshme, që synojnë maksimizimin e fitimit, duke ngritur nivelin e shitjes dhe të fitimit. Të gjitha burimet e bizneseve duhet të trajtohet me besueshmëri nga të gjitha nivelet e punëtorëve në ndërmarrje. Në të njëjtën kohë, pronarët e bizneseve dhe menaxheret duhet të jenë mirënjohës për besueshmërinë e punëtorëve dhe t’i trajtojnë me respekt dhe drejtësi. Gjithashtu, aktivitetet e tyre në asnjë mënyrë nuk duhet të shkatërrojnë apo dëmtojnë shoqërinë apo mjedisin natyror. Në të vërtetë, Islami e thekson rolin e njeriut drejt mjedisit natyror, duke e bërë përgjegjës për rrethin e tij si mëkëmbës i Allahut në tokë.

### Drejtësia

Drejtësia do të thotë trajtimi i njerëzve në mënyrë të drejtë dhe të barabartë. Ky është një kusht paraprak i ndershmërisë dhe drejtësisë. Drejtësia si rezultat final është njohja e të drejtave dhe obligimeve, që në esencë nuk përmban më shumë se një implementim të balancuar i të drejtës dhe obligimeve.[6] Kurani e thekson qëllimin e drejtësisë aq shumë sa që e definon çdo nivel të relativitetit dhe kompromiseve nga ky aspekt. (Shih: “En-Nahl, 90 dhe El Maide, 9). Në këto ajete, Allahu në mënyrë të qartë e përmendë rëndësinë e drejtësisë në të gjitha aspektet e aktiviteteve të besimtarëve, duke përfshirë aktivitetet biznesore dhe komerciale. Në kontekstin e zbatimit të drejtësisë në aktivitetet e biznesore, principi i drejtësisë aplikohet në të dy mënyrat, edhe me fjalë edhe në mënyrë figurative. Në aspektin e marrëdhënieve në mes të menaxherit dhe asistentëve të tij, me principet e drejtësisë nënkuptojmë se menaxherët duhet të ushtrojnë trajtim të



barabartë dhe të drejtë për të gjithë punëtorët, pa marrë parasysh dallimet në gjini, racë, religjion dhe bindje politike. Në të vërtetë, aftësitë, eksperienca dhe qëndrimi do ta determinojnë kualitetin potencial të punëtorëve. Përveç kësaj, Islami totalisht e hedh poshtë praktikën e favorizimit, e cila të shpie drejt padrejtësisë në punësimin dhe promovimin e të punësuarve. Në të vërtetë, të punësuarit duhet të zgjidhen apo promovohen në bazë të kualifikimit akademik, nivelit të eksperiencës, cilësisë morale si edhe të kompetencës teknike të cilën e posedojnë. Është interesante se një tjetër kuptim i fjalës *'adl'* (drejtësi) është ekuilibër dhe barazi. Në përgjithësi, me konceptin e drejtësisë dhe respektit të ndërsjellë në biznes nuk është për qëllim të krijohet një shoqëri, e cila bënë biznes vetëm për arsye bamirësie dhe vetëm me individë të caktuar, por të jetë konkurruese në të gjitha aspektet me bizneset tjera të të njëjtës veprimtari.

### Sinqeriteti

Me sinqeritetit kuptohet të qenit i vërtetë në fjalë dhe në vepër. Gjithashtu, sinqeriteti mundë të definohet si shkallë e lartë e të qenit i sinqertë; ndershmëri e mendjes apo qëllimit; të qenit i pastër nga hipokrizi, maskimi (fshehja), apo pretendim i rremë. Islami e ka vlerësuar shumë këtë kod të etikës siç mund ta shohim në Kuran dhe në Hadith. (Shih: EL Maun, 4-7 dhe El Bejjine, 5). Pejgamberi a.s. Ka thënë: 'Me të vërtetë veprat çmohen sipas qëllimit dhe secili do të shpërblehet sipas qëllimit te tij...''Allahu nuk i shikon trupat e juaj e as fytyrat e juaja, por Ai shikon zemrat e juaja dhe punët e juaja.' Rëndësi të madhe i është kushtuar sinqeritetit të qëllimit dhe veprimit në secilin hap të jetës. Kryerja e detyrave kërkon që të gjithë individët në kompani të punojnë me sinqeritet dhe besnikëri. Duke vendosur sinqeritetin në marrëveshjet biznesore, zhvillohen dy beneficione. E para, të ndihmon në përmirësimin e efikasitetit të punëtorëve për implementimin e punës së tyre. E dyta, punëtorët janë të aftë për të kontribuar në rritjen e prodhimtarisë, duke e shpejtuar prodhimin. Për më tepër, ky kod i etikës gjithashtu e dekurajon manipulimin apo shfrytëzimin e të tjerëve për arsye personale. Për këtë arsye, një biznesmen i sinqertë, nuk pritet të mashtrojë, dëmtojë apo manipulojë të tjerët qëllimisht.

### Mirësi/Ndershmëri

Mirësi do të thotë një veprim nga i cili përfitojnë të tjerët pa pasur ndonjë obligim ndaj atyre që e kanë bërë këtë të mirë. Gjithashtu do të thotë aftësia apo zemërgjerësia më e lartë për t'u marrë me të tjerët. Së bashku me konceptin e drejtësisë, koncepti i mirësisë përsëritet shumë shpesh në Kuran dhe Hadith. (Shih: El Bekare,195 dhe Ali Imran,134). Pejgamberi a.s. ka thënë: *Banoret e xhenetit janë tri lloje: ai cili ka pushtet dhe është i drejt dhe i ndershëm, ai i cili është i besueshëm dhe i është dhëne pushtet dhe bënë punë të mira, dhe ai i cili është i mëshirshëm dhe zemërmirë ndaj të afërmve dhe çdo Muslimani të devotshëm dhe nuk e shtrin dorën për ndihmë edhe pse ka familje të madhe për tu kujdesur.* Mungesa e drejtësisë në të gjitha marrëdhëniet biznesore shkakton dëme dhe e çrregullon qetësinë dhe harmoninë, por mungesa e mirësisë nuk e dëmton askënd. Kjo nënkupton se ky koncept kërkon trajtim më liberal sesa ai i drejtësia. Marrëdhëniet në mes të punëtorëve (përfshirë të gjitha nivelet në biznes) përveç se duhet të gjykohen me drejtësi duhet të jenë edhe në bazë të mirësisë. (Shih: En-Nahl, 90). Udhëheqësit e bizneseve janë të udhëzuar të ofrojnë pako të kompensime për punë shtesë sepse disa lloje të kompensimeve të punëtorëve nuk janë të përcaktuara në kontratë. Praktikat e disa kompanive që ofrojnë mbulim financiar për edukim të fëmijëve, asistencë familjare, kurse për zhvillim të burimeve njerëzore dhe pushime me pagesë për punëtorët e tyre janë shembuj shumë të mirë. Duket se, ndershmëria është elementi themelor për të themeluar kulturën e korporatës, e cila synon arritjen e nevojave fizike dhe shpirtërore për të punësuarit.

### Përfundim

Dhe në fund mund të themi se nga perspektiva Islame, kodi etik biznesor duhet të shikohet nga burimet kryesore të Islamit, Kurani dhe Hadithi. Përcaktimi i asaj se çka është e mirë dhe morale duhet të analizohet nga koncepti Islam i drejtësisë, besueshmërisë, sinqeritetit dhe mirësisë. Të gjitha këto koncepte duhet pasur parasysh në momentin e përgatitjes së planit strategjik për kompaninë, si dhe të gjitha politikat dhe rregulloret që rregullojnë marrëdhëniet ndërmjet të gjitha palëve të përfshira në biznes duhet bërë nga ky vështrim.

1) Manuel G. Velasquez, *Business Ethics, Concepts and Cases* (New York, Pearson: 2012), f. 13. 2) Laura P. Hartman & Joe DesJardins, *Business Ethics, Decision-Making for Personal Integrity and Social Responsibility* (Kuala Lumpur: McGraw-Hill /Irwin, 2008), f. 74. 3) Joseph W. Weiss, *Business Ethics: A stakeholder & Issues Management approach*, (Mason: South-Western CENGAGE Learning, 2009), f. 9. 4) Muhammad Ayub, *Understanding Islamic Finance* (West Sussex: John Wiley & Sons, 2007), p. 73-75. 5) Ibid. 6) Razali Hj. Nawawi, *Islamic Law on Commercial Transactions* (Kuala Lumpur: CT Publications, 1999), f. 33-37.

Prof.asoc.Dr. Fahrush Rexhepi

# HAFIZ BAJRAM AGANI
## *1898 -1962*

Përveç kontributeve në fushën e arsimimit dhe edukimit islam, hafiz Bajram Agani, ka qenë ndër nismëtarët kryesor; për themelimin e Bibliotekës Qendrore të Vakafit në Prishtinë, e cila ishte themeluar më 24 shtator 1951, mu në kohën kur Hafiz Agani ishte kryetar i Bashkësisë Islame.

Allahu xh.sh. në Kuran ka përcaktuar në mënyrë të qartë se kush janë besimtarët e vërtetë: "Besimtarë janë vetëm ata që i besuan Allahut, të dërguarit ti Tij, e mandej nuk dyshuan dhe, për hir të Allahut, luftuan me pasurinë dhe me jetën e tyre. Të tillët janë ata të vërtetët". (El Huxhurat,15). Mbështetur në këtë fjalë hyjnore dhe në ajete të tjera kuranore, ulematë shqiptare me shembullin e vet, me besim në Zotin, me pasurinë e me diturinë dhe me jetën e vet, jo rrallë u vunë në ballë të mbrojtjes së fesë, atdheut, kulturës dhe traditës së popullit shqiptar.



Fillimisht më duhet theksuar se Lidhja Shqiptare e Prizrenit (1878- 1881) është një nga ngjarjet më të rëndësishme historike të kombit shqiptar. Ajo me përpjekje të madha ngriti, zgjoi dhe zhvilloi në shkallën më të lartë vetëdijen dhe identitetin kombëtar të shqiptarëve.

Është me rëndësi të përmendim se Kuvendi themelues i Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, si dhe të gjitha komitetet e Lidhjes apo Degët e saj, që ishin themeluar në qytetet e trojeve shqiptare, ishin organizuar prej prijësve fetarë shqiptarë dhe mund të konstatojmë, me të drejtë, se ulemaja shqiptare ishin mendja, truri, shpirti dhe busulla e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit. Jashtë kësaj vorbulle nuk mbeten as ulemaja shqiptare e Kosovës, përfshirë këtu edhe ulemanë e Gjakovës.

Në kuvendin e përgjithshëm të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, Dega e Gjakovës përfaqësohej nga shumë hoxhallarë, nga të cilët më të njohurit ishin: Ahmet ef. Korenica (më vonë në vitin 1944 nëpunës në zyrën e Vakafit të Gjakovës), Ismail ef. Yvejsi, Myderriz Hasan ef. Shllaku e të tjerë.[1]

Se Gjakova kishte gjithherë myderrizë, hoxhallarë e intelektualë me ndjenja të fuqishme fetare e kombëtare, që i bënë shërbime të mëdha fesë, kombit e atdheut, tregon edhe shkrimi i ideologut të madh të çështjes kombëtare, Sami bej Frashërit (1850-1804), i cili në kryeveprën e tij "Kamus al – A`lam" të botuar në Stamboll ndërmjet viteve 1889-1898, në pjesën ku flitet për Gjakovën (në f. 4787 të vëllimit të gjashtë), ndër të tjera kishte shkruar: "Gjakova ka 16 xhami, 2 medrese, një shkollë "ruzhdije" dhe disa mektebe e biblioteka… Popullsia e Gjakovës është e njohur për ruajtjen e traditave … është popull guximtar dhe i aftë për armë. Nga gjiri i këtij qyteti ka pasur gjithmonë dijetarë e myderrizë të dëgjuar…".[2]

### Rifillimin, rimëkëmbjen dhe zhvillimin e Bashkësisë së Fesë Islame të Kosovës

Këtë traditë të ndritshme, siç shkruante Sami Frashëri para një shekulli, Gjakova e vazhdoi edhe për një shekull duke nxjerrë nga gjiri i saj hafëzë, hoxhallarë e dijetarë të shquar për kontributin që dhanë për çështje fetare e kombëtare.

Në mesin e këtyre personaliteteve të shquara janë edhe hafëz Bajram Agani, myderriz Hasna ef. Dashi, myderriz Fahri ef. Iljasi, myderriz Tahir ef. Thaçi, Haxhi Mustafë ef. Canhasi, hafiz Selim ef. Yvejsi, mulla Sadik ef. Brovina e shumë të tjerë.

Kësaj plejade të emrave të hoxhallarëve të Gjakovës, siç e cekëm më lart, i bashkohet edhe një prej figurave më të shquara të këtij brezi - hoxha, alimi, dashamirësi i dijes e i fesë, i njohur për shumë organizime dhe aktivitete të ndryshme, hafiz Bajram Agani. Ky personalitet është i njohur për shumë angazhime e veprimtari të ndryshme, që shënuan rifillimin, rimëkëmbjen dhe zhvillimin e Bashkësisë së Fesë Islame të Kosovës në një kohë jo të përshtatshme për këtë institucion fetar dhe për besimtarët e saj.

Hafiz Bajram Agani kishte lindur në Plavë, në vitin 1898. Ai qysh në moshën 7 vjeç kishte filluar të merrte

edukatën fetare nga babai i tij - mulla Ibrahimi, ndërsa më 1910 qe dërguar në Shkodër, ku edhe u regjistrua në një shkollë fillore të atjeshme, të cilën e kishte mbaruar me sukses të shkëlqyeshëm. Më vonë hafiz Bajram Agani u kthye në Plavë për t'u regjistruar në vitin e parë të nivelit "i'dadije" në Pejë.

Hafiz Bajram Agani është nipi i mulla Ibrahim Aganit, një hoxhë dijetar, atdhetar e luftëtar i pamposhtur, i cili kishte marrë pjesë si udhëheqës i luftës me xhematin e tij, në beteja të shumta kundër forcave të Malit të Zi, për mbrojtjen e trojeve shqiptare gjatë viteve 1879-1880. Për shkak të zhvillimit të atyre betejave, në janar 1913 forcat ushtarake të Malit të Zi e vranë mulla Ibrahim Aganin në xhami me gjashtë xhematë të tjerë, dhe dogjën edhe xhaminë e Plavës, ku kishte shërbyer si imam dhe mësues besimi mulla Ibrahimi.

Për shkak të rrethanave politike të krijuara në fillim të dy Luftërave Ballkanike, gjatë viteve 1912-1913, hafiz Bajram Agani u detyrua të emigronte në Gjakovë, ku në vitin 1915 kreu hivzin. Po në Gjakovë, gjatë vitit 1923 u regjistrua në Medresenë e Madhe, ku u diplomua pranë myderrizit të njohur Islam ef. Nahi.

Pas përfundimit të mësimit dhe diplomimit në Medresenë e Madhe të Gjakovës, hafiz Bajram Agani filloi punën e tij nëpër disa xhami. Së pari filloi punën në "X**haminë e re**", pastaj ka shërbyer në xhaminë e "**Islam Begut**", dhe në xhaminë e "**Kryepazarit**", përballë teqesë së shejh Eminit.

Në vitin 1938, për shkak të veprimtarisë së tij fetare dhe patriotike, regjimi i kohës e transferoi në Shtip të Maqedonisë, ku shërbeu si imam deri në vitin 1941, kur u shkatërrua Mbretëria Jugosllave, dhe hafiz Bajram Agani u kthye në Gjakovë për të vazhduar aktivitetin e tij, me të gjitha forcat, në shërbim të popullit të vet. Pas kthimit në Gjakovë, hafiz Bajram Agani u emërua personel shërbyes i xhematit të fshatit Irzniq. Mbështetur në një vendim – dokument, datë 15 korrik 1944, që ndodhet në AQSH, mësojmë së hafiz Bajram Agani ka qenë mjaft aktiv dhe profesionist në hartimin e regjistrave ku ishin shënuar të dhënat mbi numrin e shtëpive dhe numrin e banorëve të rajonit të Gjakovës. Në këtë vendim të nënshkruar nga zëvendësmyftiu i këshillit të vakëfit të Gjakovës Fahri Iljazi,[3] pastaj i nënshkruar nga Ahmet Korenica nëpunës i vakëfit dhe Ramiz Riza e Mahmut Canhasi, anëtarë të këshillit, i hasim emrat e personelit shërbyes të këtyre xhematëve: për xhematin e xhamisë "Mulla Jusuf" Haxhi Idriz Shaqiri, për xhaminë e "Mahmut Pashës" Hasan Dashi, për xhaminë "Qerim" (e shkatërruar) Asim Luzha, për xhaminë e "Hadumit" Mustafë Canhasi, për xhaminë e "Irzniqit" hafiz Bajram Agani, për xhaminë e "Cermjanit" Haxhi Halil Sulejmani, për xhaminë e Junikut Sadik Jusufi, për xhaminë e Deçanit Ismail Abdurrahmani, për Ponoshec Hafiz Imer Guta dhe për Skivjan Haxhi Selim Abdurrahimi. (AQSH. F. 882. V. 1944. D. 80. fl.35).[4]

### Themelimi i Bibliotekës

Pas Luftës së Dytë Botërore, hafiz Bajram Agani shërbeu në Gjakovë si imam, kryeimam dhe si kryetar i Këshillit të Bashkësisë Islame të Gjakovës, deri në vitin 1947, ndërsa më 20 gusht 1947 hafiz Bajram Agani u zgjodh kryetar i kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës me seli në Prishtinë, asokohe e ndërlidhur me Republikën e Serbisë. Këtë detyrë për rrethanat politike, shoqërore, fetare dhe kulturore, e kreu me sukses të lartë dhe me shumë përgjegjësi, deri në 1959.

Hafiz Bajram Agani ka qenë një nga nismëtarët për themelimin e Medresesë së Ulët të Prishtinës, që kishte filluar punën më 1 nëntor 1951. Njëkohësisht po atë vit, Hafiz Bajrami në medrese kishte mbajtur mësime për lëndët Akaid, Ahlak, Husnihat dhe Gjuhë arabe. Nga 1 janar 1953 deri më 15 dhjetor 1956 ka qenë drejtor i saj.

Përveç kontributeve në fushën e arsimimit dhe edukimit islam, hafiz Bajram Agani ka qenë ndër nismëtarët kryesorë për themelimin e Bibliotekës Qendrore të Vakëfit në Prishtinë, e cila ishte themeluar më 24 shtator 1951, mu në kohën kur hafiz Agani ishte Kryetar i Bashkësisë Islame. Mirëpo kontributi i hafiz Bajram Aganit nuk përfundoi vetëm me themelimin e bibliotekës, sepse ai më vonë u angazhua edhe më shumë për të pasuruar këtë bibliotekë me libra, dorëshkrime dhe dokumente të tjera orientale në gjuhën arabe, turke e persiane. Për më tepër, ai u angazhua edhe për hartimin e një katalogu a regjistri me të dhëna kryesore për librat dhe dorëshkrimet orientale që kishte kjo bibliotekë. Këtë angazhim ai e konkretizoi më 2 shtator 1985, kur e përfundoi hartimin e regjistrit me libra dhe dorëshkrime orientale të bibliotekës së vakëfit. Ky regjistër ruhet edhe sot në arkivin e Bashkësisë Islame.

Në fund do theksuar se, për shkak të veprimtarisë shumëdimensionale të hafiz Bajram Aganit dhe të shumë ulemave të tjerë të Gjakovës e të Kosovës dhe për shkak të qëndrimit të tyre dinjitoz kundër dhunës dhe politikës shfarosëse të regjimit serbo-sllav, emrat e këtyre hoxhallarëve jo rrallë gjendeshin të parët në listat dhe në dokumentet sekrete të regjimit të kohës për burgosjen dhe likuidimin e tyre.[5]

1) Mexhid Yvejsi, Në dritë të njohjes (përmbledhje kumtesash), Gjakovë, 2012, f.37. 2)Mexhid Yvejsi, Ylematë e Gjakovës mburojë e Kosovës, Gjakovë, 2003, f.18. 3) A.Q.SH. Fondi 482, 1941, dosja 12, fleta 49. 4) A.Q.SH. Fondi 882, 1944, dosja 80, fleta 35. 5) Dr. Hakif Bajrami, Planet sekrete për likuidimin e shqiptarëve nga Kosova 1950-1956, Dituria islame, nr. 86, 1996, Prishtinë, f. 24.

Mr. Qemajl Morina

# Çfarë do të ndodh me Islamin Politik?

*Edhe pesimistët më të mëdhenj të Pranverës Arabe nuk e kishin pritur një përfundim të këtillë aq të shpejtë dhe zhgënjyes të asaj që në fund të vitit 2010 u quajt revolucion i parë arab, që jepte shpresë për një të ardhme më të mirë të të gjitha vendeve arabe, sepse në llim dukej se procesi i ndryshimit do të përfshinte të gjitha vendet njërin pas tjetrit. Mirëpo, si duket, gjërat morën shumë shpejt kahun e kundërt. Kjo u bë për shkak të gabimeve që bënë udhëheqësit e këtyre revolucioneve, në një anë, si dhe për shkak të kundërshtimeve të shumta që hasën projektet proislamike nga forcat e shumta laike si dhe nga forcat ushtarake, siç ishte rasti i Egjiptit.*



Kështu, nëse u bëjmë një vështrim vendeve të Pranverës Arabe, do të shohim jo vetëm një destabilitet, po edhe mundësinë e dështimit të plotë të një projekti aq ambicioz, për të cilin në fillim shumica e popullatës një hap të tillë e shikonin me simpati. Prandaj Pranvera Arabe mund të kthehet në një Vjeshtë të vërtetë, e cila mund t'i çojë vendet e rajonit në një kaos të vërtetë politik dhe të sigurisë.

Po fillojmë me Tunizinë, djepin e Pranverës Arabe, ku, si duket, pas bisedimeve të gjata, islamikët më në fund ua besuan udhëheqjen e vendit forcave politike kundërshtare, duke marrë mësim nga "Vëllazëria Muslimane" e Egjiptit.

Në Siri, si duket gjasat janë minimale që të fillojnë bisedimet e 'Gjenevës 2' në mes regjimit të Asadit dhe opozitës siriane, nën mbikëqyrjen e SHBA-së dhe Rusisë. Këtë më së miri e ilustron deklarata e Ministrit sirian të informimit Amran Ez-zabi, i cili ditë më parë, për mediet siriane, kishte pohuar: "Presidenti Beshar nuk do të shkojë në 'Gjenevën 2' për ta dorëzuar pushtetin". Për të shtuar: "Beshari do të mbetet president i Sirisë dhe kush do që vjen me tjetër mendim, ne i themi të mos vijë fare, që të mos jetë objekt talljeje nga të pranishmit". Si përgjigje për këtë, Ahmed Xherba, kryetar i Opozitës së bashkuar siriane, ka refuzuari të bisedojë për çfarëdo zgjidhjeje para se të tërhiqet Asadi nga pushteti.



Libia, e cila vetëm dy muaj më parë festoi dyvjetorin e vrasjes së diktatorit Muamer El-Gadaf, nuk ka qetësi në vend. Kryeqyteti Tripoli dhe Bengazi, vendi ku nisi revolucioni i Libisë, ditët e fundit, sipas lajmeve që vijnë nga prej andej, thuhet se janë të fuqishme përleshjet e armatosura në mes forcave rebele dhe forcave të rendit, të cilat kanë në dispozicion armatimin modern që ka mbetur prej kohës kur në Libi ishte në pushtet ish-prijësi Gadafi. Në qytetin e Bengazit, pak ditë më parë, shpërthyen protesta të mëdha kundër një serie atentatesh, si dhe për shkak të gjendjes së sigurisë në qytet, dhe u kërkua dorëheqja e qeverisë së kryeministrit Ali Zejdani si dhe e Parlamentit të vendit. Kurse sipas lajmeve më të reja, mbrëmë një numër i konsideruar i të armatosurve nga qyteti Misrata kanë hyrë në Tripoli dhe gjatë përleshjeve janë vrarë 3 veta e janë plagosur dhjetëra të tjerë.

## Egjipti, pothuaj i paralizuar deri në këtë kohë

Në Jemen, ku gjendje është tejet kritike në mes fiseve Huthijinve, që u përkasin shiave, dhe selefijve, thuhet se armëpushimi, që sapo hyri në fuqi, ishte prishur vetëm pak orë pas shpalljes së tij, në momentin kur Gjysmëhëna e Kuqe kishte filluar tërheqjen e të plagosurve nga vendi i përleshjes.

Ndërkohë që Egjipti, vendi më i madh arab, mbetet pothuaj i paralizuar deri në këtë kohë.

Në një anë kemi vendosmërinë e gjeneralit Abdul Fetah Es-sisi, i cili nuk do të bëjë kurrfarë kompromisi, kurse në anën tjetër kemi "Vëllazërinë Muslimane", të cilët mbështeten në legjitimitetin e fituar me anë të zgjedhjeve të lira, por që e humbën nga puçi ushtarak që u bë kundër tyre.

Çështja, si duket, arriti deri në atë masë, sa Uashingtoni vendosi të qëndrojë në anën e legjitimitetit të "Vëllazërisë Muslimane", duke ua ndërprerë ndihmën ushtarake prej 1.3 (një miliard e treqind milionë) dollarësh që SHBA-të i jepnin për çdo vit Egjiptit, në bazë të Marrëveshjes paqësore të nënshkruar në Kemp Dejvid në vitin 1979, në mes Egjiptit dhe Izraelit.




Por si duket, kokëfortësia e gjeneralit egjiptian ishte aq e madhe, saqë vendosi t'ia hapë dyert Rusisë për t'u rikthyer në Egjipt, kështu që, kohë më parë, në vizitë zyrtare në Kajro, pas një kohe të gjatë, qëndruan Ministri i Jashtëm rus Sergej Lavrov si dhe ai i Mbrojtjes Sergej Sojgoj. Në atë kohë thuhej madje se kjo ishte përgatitje e vizitës së Presidentit rus Vladimir Putin në Kajro, e cila nuk u realizua deri sot. Po të realizohej, do të ishte vizita e parë e një prijësi rus në Egjipt pas shkatërrimit të ish-Bashkimit Sovjetik.

Besnik Pajaziti & Arben Avdyli

# Rrugët e alfabetit

“E drejta për të mësuar gjuhën time më është dhënë me Kushtetutë, prandaj nuk e kam ndërmend të heq dorë nga misioni im”. (Hafiz Ibrahim Dalliu)
“Nëse në Athinë nuk do të ketë bukëpjekës, atëherë nuk do të kemi bukë. Nëse nuk do të ketë këpucëtarë, atëherë do të ecim të zbathur. Por nëse nuk kemi mësues, nuk do të kemi Athinian” (d.m.th. do të kemi nënshtetas, po nuk do të kemi qytetarë.)”. SOKRATI

Duke u filluar me këto dy thënie, do të përpiqemi të ndriçojmë sadopak kontributin e mësuesve popullorë, që janë prijësit fetarë, pavarësisht përkatësinë e tyre, të cilët ishin mësuesit e parë jo vetëm për ne shqiptarët. Ata kontribuuan që, përveçqë edukimit shpirtëror e fetar, të na orientonin edhe për prioritetet e kohëve, siç ishin Alfabeti, kultura, e tradita shqiptare. Përpos këtyre elementeve kyçe për të vazhduar shoqëria e shtetësia shqiptare, janë ngjyrat e përkatësive të ndryshme kur bashkohen për qëllimin e shenjtë kombëtar. “Elemente të funksionalizimit vërehen edhe në përbërjen e kryesisë dhe në vetë emërtimin e organizatës së parë politike të shqiptarëve “Komiteti Qendror Mbrojtja e të Drejtave të Kombësive Shqiptare” të formuar në vitin 1877 në Stamboll, edhe në përkatësinë fetare (Pasko Vasha-Katolik, Jani Vreto –Ortodoks, Hoxha Tahsini- suni, Sami Frashëri–Bektashi) të përpiluesve të projekteve konkurruese për alfabetin e shqipes në gjirin e shoqërisë “Shoqëria e të Shtypurit Shkronja Shqip” në vitin 1879”[1]

### Gjuha dhe tradita shtylla kombëtare

Dy kështjellat shqiptare më të rëndësishme për ruajtjen e identitetit kombëtar, janë gjuha dhe tradita, të cilat u bënë ballë stoikisht furtunave të kombit tonë.[2] Duke i ruajtur e trasuar këto të dyja, kemi mundur t’u bëjmë ballë sfidave të mëdha historike, andaj është më se e rëndësishme që këto dy fenomene jo vetëm të studiohen, po edhe të trasohen brez pas brezi. Gjithashtu shfrytëzimi i situatave për të kontribuar për këto dy kështjella ka rëndësinë e pamohueshme dhe këtë ditën ta shfrytëzonin maksimalisht sidomos rilindësit tanë. Megjithëse shqiptarët historikisht nuk qenë dalluar për lidhje të ngushta me fenë, të tri besimet që ekzistonin në vend ushtronin ndikim në zona e shtresa të caktuara.[3] Shqiptarët ishin treguar të kujdesshëm sidomos në përfaqësimet politike e shtetërore, si në kohët kur donin t’i etiketonin me ndonjë fe të veçantë, ashtu edhe në delegacionet e ndryshme shtetërore apo edhe drejtuese të shtetit. Kur identifikoheshin me fe të veçantë, sidomos për t’i etiketuar politikisht, elita shqiptare reagonte duke thënë “Shteti Shqiptar nuk është fetar dhe të gjitha fetë kishin të drejta të barabarta.[4]

Gjithsesi pjekuria e elitës shqiptare për të përfshirë këtë element apo edhe për ta hequr nga skena në raste të identifikimit me ndonjërën nga fetë, është fenomen jo vetëm për lakmi po edhe për shembull. Lëvizjes për pavarësi nuk i kanë munguar nxitja vendimtare nga njerëz fetarë ose të lidhur në njëfarë mënyre me fenë, që nga vëllezërit Frashëri, tek atdhetarët françeskanë, që nga Negovani e Fan Noli”etj.. Në Stamboll ishte formuar “Komiteti për Mbrojtjen e të Drejtave Shqiptare”, i cili përbëhej kryesisht nga intelektualë shqiptarë, zyrtarë, qeveritarë dhe simpatizantë të tjerë, duke përfshirë muslimanë, të krishterë, ortodoksë si dhe katolikë, siç ishin Sami Frashëri, Pashko Vasa, Jani Vreto, Konstandin Kristoforidhi etj..

### Fillet e gjuhës shqipe

Paraardhësit tanë, pellazgët ishin autoktonët më të lashtë të këtyre trevave, andaj edhe gjuha e tyre pa dyshim që është më e vjetra pavarësisht se gjurmët e saj vështirë gjenden për shkaqe të peripecive të shumta që kanë pasur gjatë historisë. Gjuha e folur nga shqiptarët është një gjuhë burimore dhe shumë e vjetër, që prej disa dijetarëve konsiderohet më e vjetra në Evropë. Për gjuhën shqipe flitet që nga fillimi i shek XIV. Në vitin 1332 një studiues gjerman, sillte dëshmi për ekzistimin e një letërsie shqipe. Ai gjithashtu vinte në dukje: “Shqiptarët, ndonëse kanë një gjuhë krejtësisht të ndryshme nga ajo e latinëve, në letrat e tyre përdorin alfabetin latin”.[5].Dëshira për ta kultivuar alfabetin dhe gjuhën e tyre nuk ka munguar tek të parët tanë, por kjo u mohohej nëpër kohë. Premtimet kushtetuese të

xhonturqve për liri më të madhe, patën rëndësi të veçantë për të gjitha grupet etnike të Perandorisë Osmane në Ballkan, veçanërisht për shqiptarët. “Ata iu përveshën me entuziazëm zbatimit të premtimeve për liri fetare, liri në përdorimin e gjuhës shqipe dhe në hapjen e shkollave shqipe si dhe në liri shtypi”. [6] “Më 1886 u lejua të hapej për një kohë të shkurtër shkolla e parë në gjuhën shqipe”[7] dhe ajo hapë rrugët e ngritjes së kombit.




## Prijësit fetarë kontributdhënës për gjuhën

Roli i klerit fetar shqiptar në fusha të ndryshme të çështjes kombëtare është i dukshëm në shumë aspekte, dhe sidomos kur ngrihej çështja e shkrimit të gjuhës shqipe, e cila në fillim kishte një laramani sipas përkatësisë së tyre. Për sa u përket hoxhallarëve dhe kontributit të tyre, kjo është diskutuar disa herë. Këtu së pari do të theksojmë vetëm një shkrim: “Ndoshta mund të thotë dikush se këta kanë shkrue me alfabet arab! Ani, mjafton që kanë shkruajtur shqip; mjafton që këtij populli i kanë dhanë të kuptojë se edhe gjuha e tyne,-shqipja mund të shkruhet. Mbasandaj, çfarë kanë këta shkrimtar të moçëm që kanë shkrue në një kohë kur shqipja s’ka pas alfabetin e saj, jo s’kanë asnjë faj këta shkrimtarë; ashtu sikurse s’kanë faj as ata që kanë shkrue me alfabetin grek e me ndonjë alfabet tjetër”.[8] Prej tyre dallohet Hoxha Tahsini, që ishte emëruar i pari Rektor i Universitetit të Kostandinopojës-(Stambollit), i cili gjithashtu bashkëpunoi me patriotë të tjerë shqiptarë në Kostandinopojë për hartimin e të famshmit Alfabeti i Stambollit.[9] Në vijim do të paraqesim shkurtimisht kontributin e disa prijësve për Alfabetin.

## Abetaret e hoxhallarëve pararendëse të Alfabetit

Pas Abetares së parë të Naum Veqilharxhit, përpjekjet e shqiptarëve për një abetare kanë qenë të shumta. Abetarja e Daut Boriçit e shtypur në Stamboll më 1861 e më pastaj edhe në vitin 1869, ishte një abetare shqip-turqisht, me shkronja arabo-turke dhe me krijime origjinale të autorit, pa asnjë shënim në frontespic, pa vit e vend botimi. Ai thoshte: ”Shqiptari me mënyrën e shkronjave që kam kallëzue në alfabetin shqip, brenda pak kohe mundet me shkrua gjuhën e vet”. Abetarja shqip me germa arabe e Hafiz Ali Ulqinakut (1853-1913), e cila përbëhej prej 15 fletësh dhe 26 faqesh për shumë vjet kishte mbetur dorëshkrim në dosjen nr. 3 të fondit personal, ndonëse ka vlera të veçanta atdhetare, shkencore, gjuhësore dhe didaktike. Abetarja shqip me alfabet latin e Said Najdenit (1864-1903), e botuar në vitin 1888. Ai, pas kryerjes së shkollimit në Stamboll, qe kthyer në atdhe ku i qe përveshur punës në shërbim të arsimit. Për këtë çështje ai kishte marrë me vete një sasi të madhe abetaresh të Shoqërisë së Stambollit, me dëshirën e flaktë që të hapte në vendlindje shkollën e parë shqipe në Dibër. Në atë abetare kishte ushtrime gramatikore si dhe copëza leximi në dialektin e Dibrës, me shkronja të përziera edhe frënge e greke, mirëpo ai mendonte se alfabeti më i përshtatshëm për shkrimin e gjuhës shqipe ishte alfabeti latin. Abetarja shqip me alfabet latin e Hafiz Ali Korçës (1874-1957) ishte abetare e gjuhës shqipe me alfabet latin, që e botoi në vitin 1910 dhe e praktikonte vetë, ngase ishte ndër mësuesit e parë të Mësonjëtores së Korçës. Në fillim kishte përdorur alfabetin e Stambollit, por, pas miratimit të Alfabetit nga Kongresi i Manastirit të vitit 1908, nisi ta përdorte atë.

## Kongresi i alfabetit

Gjatë zhvillimit të letërsisë shqipe u hartuan disa alfabete të ndryshme. Shpallja e Kushtetutës Osmane solli një gëzim të pa përshkruar në gjithë Shqipërinë…u hapën klube letrare, u formuan shoqëri patriotike për përkrahjen e arsimit shqip, u hapën shkolla në qytete e fshatra, nisi botimi i gazetave dhe periodikut në Stamboll, Selanik, Manastir, Korçë, Janinë etj. Në nëntor të vitit 1908 klubi i Manastirit organizoi një kongres, i cili miratoi një alfabet zyrtar.[10] Kongresi i Alfabetit u mbajt në Manastir më 14 nëntor - 22 nëntor1908. Ata ishin të pranishëm mbi 150 delegatë, të ardhur nga të gjitha anët e Shqipërisë, si dhe nga komunitetet shqiptare në Rumani, Itali, Greqi, Turqi, Egjipt, Amerikë etj.. Kryetar i Kongresit u zgjodh Mit’hat Frashëri. Në të merrnin pjesë shqiptarë të fesë muslimane, katolike, ortodokse, protestante, njerëz të ditur dhe të gjithë erdhën së



bashku, për arritjen e një qëllimi të madh kombëtar". Prifti Gjergj Fishta, me një ligjërim të tij, preku të gjithë pjesëmarrësit, saqë një hoxhë rendi ta përqafonte para të gjithëve.[11] Përmes unifikimit të Alfabetit shqiptarët donin të kalonin kufijtë shoqërorë të kohës për të qenë një Komb. Kërkesa e shqiptarëve ishte që gjuha shqipe të mos shkruhej as me shkronja arabe, as me shkronja greke e sllave, po me alfabetin latin, një shpallje kulturore e pavarësisë. Po pati edhe të atillë që kundërshtuan, por pavarësisht këndvështrimeve të tyre, mbi të gjitha qëndronte ideja e rilindëseve tanë për shqipen e shenjtë. Gazeta atdhetare "Shkreptima" e Kajros botoi një memorandum të hartuar nga kryengritësit që luftonin në malet e Shqipërisë. Në të theksohej se qëllimi i tyre nuk ishte për të plaçkitur apo për të vrarë, por për të luftuar për ''lirinë e edukimit në gjuhën shqipe dhe me alfabetin kombëtar". Dhe përfundonte me mesazhin: "E gjithë bota e qytetëruar dhe veçanërisht qeveria e perandorisë Otomane le ta dijë mirë se gjithë shqiptarët, gegë e toskë, të krishterë e muslimanë, nuk do ta pushojnë luftën për këto tri kërkesa, derisa qeveria të na i garantojë ato me siguri".

1) Dr. Emine Bakalli -Arifi "Çështje nga historia moderne dhe bashkëkohore shqiptare" Prishtinë 2011 ,f.26 2) Po aty.38. 3) A.SH.SH.I.H"Historia e popullit shqiptar 2" Rilindja Kombëtare Vitet 30 shek.XIX – 1912 Tiranë 2001, f.31. 4) Roberto Moroko dela Roka, "Kombi dhe feja në Shqipëri 1920-1944" Përktheu: Luan Omari,Tiranë m.d, 239. 5) Faik Konica, Vepra 2 Rilindja Prishtinë,1995, 254 6) E. Jacques "Shqiptarët Historia e popullit shqiptar nga lashtësia deri në ditët e sotme, Tiranë, pa vit botimi ,f. 342.7) F.Konica, Vep. e cit. 170. 8) www.zaniinalt.al 9) Edvin Jacques E cit, 195. 10) E. Jacques "Shqiptarët....", vep. e cit. 195. 11) Po aty 343

ANITA GËRGURI

# *Sa afër, sa larg*

Afër dhe larg, dy shprehje që tërësisht ndryshojnë gjendjen e secilit nga ne. Në oqeanin e ëndrrave ende lundron fleta në të cilën shkrova për përjetimet e mia të para nga takimi im i parë me ty. Madje, të kthjellur e kam edhe çdo ëndërr që kisha, kur isha larg teje. Ndërsa ajo që zemra e përballon me vështirësi, është "larg", dhe që shkakton ndarje në mes nesh. Ndarja tashmë ka filluar rrugën e saj…, edhe disa muaj dhe do të arrijë! Mirëpo drita që morën nga ti, nuk zbehet lehtë, se, sa për t'u fikur as që bën të diskutohet! Nga ti morëm dituri, moral, edukatë…, që mjafton të fitojmë një përvojë të re, të bukur, të paharruar. Pa më thuaj, e shikon atë rrugë të gjatë e të errët vende-vende?! E shikon fundin e saj ?! Ja! Deri atje do të na shoqërojë drita dhe ngrohtësia jote. E vështirë është të ndahesh nga ata që të mbanin në duar, duke të mbrojtur nga gjembat që na i hedhin nëpër rrugë papritur! Sot, kur të shikoj për së afërmi dhe shijoj thuajse çdo qoshe tënden, fundosem deri në atë pikë të oqeanit, ku më s`mund ta shoh dritën, dhe kthehem përsëri… Kthehem dhe nga një frymëmarrje e thellë zemra më thotë: Faleminderit, Zot! Shikoj çdo cep tëndin dhe të flas… nëse më dëgjon… të jesh e bindur, moj e dashura ime, se në netët e ftohta, kur lotët do të rrokullisen nëpër faqet e mia, do të kem mall të ulem në bankën e vjetër dhe të përjetoj emocionin e të qenit nxënëse jotja. Në kohën kur do të ngrihem, pasi të jem rrëzuar, do të kem kujtuar këshillën tënde - që të mos dorëzohemi. Madje, edhe në ditët kur do të numëroj vijat që do të ma përshkojnë ballin tim, ty do të të kem jo larg, afër! Këtu, në gjoksin tim. Në një copë mishi ku rrjedh gjaku… Tani na duhet të mbledhim forcat e të fillojmë një rrugë tjetër, por jo, jo, mos u mërzit, sepse ne nuk e harrojmë lehtë rrugën e vjetër. Kapitullit tonë me ty i kanë mbetur edhe pak fletë. E lotët që dalin nga sytë tanë, na beso që janë të vërtetë! Nga ti morëm pak dritë, siç merr dritë Hëna prej Diellit, nga mungesa e fjalëve tubova pak shkronja, dhe formova fjalën FALEMINDERIT!

Doan Dani

# Dyzimi i ligjërimit politik te katolicizmi shqiptar

Që nga hapat e parë të shtetformimit ka pasur një mbivendosje identitare tek elita shqiptare kishtare ose laike-katolike, e cila ka vijuar e pandryshuar gjatë 101 vjetësh të shtetit tonë. Pandryshueshmëria duket paradoksale po të mendojmë se çdo komunitet tjetër, fetar ose jo, ka njohur ndryshimet e veta gjatë këtij shekulli, ndërsa i prezantuari si më liberali ka ngelur i palëvizshëm në të njëjtat gjurma, madje me të njëjtat paradigma, si lokalizmi, dialekti, viktimizimi dhe njëkohësisht revanshi, elitarizmi, primordializmi, orientimi perëndimor, përplasja, llogorja etj..

Duke vëzhguar ligjërimin politik nga Fishta e këtej vërehet një fenomen i bazuar mbi kontradiktën që brumos së bashku *nacionalizmin*, i cili i jep përparësi identitetit shqiptar, *republikanizmin* e dominuar nga feja civile dhe *katolicizmin* e shprehur përmes vlerave të krishtera. Asgjë për t'u shqetësuar, të paktën deri në momentin që këto tre rrathë të përkatësisë identitare bashkëjetojnë të pavarur brenda individit ose një grupi social. Kur njëri prej tyre tenton të modelojë dy të tjerët, atëherë prishen ekuilibrat, dhe, për hire të së vërtetës historike, pjesa më e ndritur e ligjërimit politik katolik ka qenë e bazuar te krijimi i një institucioni shtetëror shqiptar ku shumica e banorëve të uniformizohen nën siglën *qytetar*, ndërsa pakica *katolike* të përfaqësohet si e tillë. Kjo nuk do të thotë aspak – siç ka pasur kritika të shpeshta e të padrejta – se ky ligjërim është apo ishte jonacionalist, por thjesht se që në zanafillat e tij ka tentuar të krijojë një komunitet shqiptar, të drejtuar nga një shtet shqiptar, brenda të cilit katolikët të përfaqësohen në bazë të fesë.

Dua të fokusohem te qëndrimet më të fundit e deri te mesazhet subliminale apo indirekte të përçuara nga zërat e sotëm të atij ligjërimi. Do ta ndaja këtë dyzim në dy drejtime: me nivel politik / partiak dhe në nivel institucional / shtetëror.

Së pari, në politikë, mjeti i ligjërimit është partia, dhe realitetet demokristiane përbejnë formën më të njohur të ligjërimit politik të katolikëve në shek. XX. Te ne, si pothuajse çdo importim, edhe kjo formë është karikaturë perëndimore në strukturë dhe përmbajtje – dhe faji, të paktën në këtë rast, nuk është i Orientit –, për të mos thënë një shfaqje negative e vlerave pozitive të krishtërimit. Imagjinoni se Unioni demokristian shqiptar përfshin forca politike të koalicioneve të kundërta – një shenjë e dominimit të pragmatizmit mbi etikën – dhe të udhëhequra nga personazhe si Nard Ndoka, Zef Bushati, Nikollë Lesi e Mark Frroku, që vetëm vlera nuk përçojnë. Si për ta konfirmuar alienizmin e vlerave mund të kujtojmë deklaratën e kryetarit Bushati se «mund të bashkohen në maxhorancë vetëm nëse kryeministri Rama i jep [atyre] një portofol ministror».

Kjo është në kontradiktë të plotë me pretendimin e Lazër Stanit: «një angazhim i secilit prej nesh për t'i shndërruar vlerat kristiane [...] në vlera të qenësishme të secilit qytetar shqiptar». Ç'vlera përçon kalimi në pozitë në këmbim të një portofoli? Faktikisht nuk është shumë interesante vlera e një bashkimi të tillë – pasi nuk ka ngelur katolicizmi shqiptar të prezantohet nga Ndoka, Lesi, Frroku e Bushati – se sa kjo frazë e Stanit, në të cilën përfshihen *gjithë shqiptarët*. Në një vend laik shumëfetar qytetarët duhet të edukoheshin me vlera të qenësishme civile, përndryshe nuk do të kishte të sosur konkurrenca e vlerave fetare, por Stani e shtrin krishtërimin vetjak tek masa qytetare, përfshi këtu çdo komunitet tjetër (shqiptar, ateist, laik, ortodoks, islam, protestant etj), ndërsa nga ana tjetër përfaqësimi politik mbetet i krishterë. Pra, promovohen vlerat e krishtera, e deri këtu gjithçka në rregull, dhe tejkalohet veçantësia fetare-katolike për të hyrë në hapësirat e tjera sociale (të qenurit qytetar), por me pretendimin e modifikimit të tyre sipas vlerave të krishtera: thënë ndryshe, një lloj integralizmi që përpiqet ta transformojë të qenurit shqiptar sipas të qenurit katolik.

### Kompromisi me masën

Teksa shtrihet te masa qytetare, ky ligjërim politik i pakicës nuk e toleron kompromisin me masën. Fillimisht pretendon të ndërtojë individin shqiptar sipas enës fetare specifike, dhe treguesit më të mirë janë dalldisja e disa mediave kosovare apo zbritja direkte e klerit në debatet publike, ku duket qartë tendenca e privatizimit të kulturës shqiptare, ashtu si opinioni mediatik i disa




intelektualëve qartësisht të pozicionuar të Shqipërisë. Pasi është krijuar ky komb individësh shqiptarë me vlera e kulturë katolike, ndodh dyzimi: ligjërimi politik katolik kërkon jo më shkrirje brenda të qenurit qytetar shqiptar, por një përfaqësim politik specifik, me individë katolikë të cilëve u delegohet përfaqësimi institucional i komunitetit të tyre fetar brenda tërësisë qytetare shqiptare dhe shtetit të saj laik.

Një shembull domethënës mund ta vërejmë tek përfaqësuesi i 'senatit demokristian', Alfred Lela. Vitin e kaluar Lela botoi një artikull ku ankohej për harresën ndaj dom Nikollë Kaçorrit në parodinë nacionaliste të Berishës së 100 vjetorit. Një qytetar, për më tepër gazetar, i fokusuar të vlerat civile-qytetare, do të kishte shtuar te shqetësimi i tij edhe harresën e kryetarit të parë të parlamentit shqiptar, Haxhi Vehbi Dibrës, atij që firmosja e Pavarësisë, ndryshe nga bashkëfirmëtari Kaçorri, i kushtonte dhe shkëputjen nga "kalifi" – për një prift është arritje fraktura me kalifin. Mirëpo ky ligjërim është i gatshëm ta modelojë mbarë shoqërinë shqiptare me vlera fetare, e jo të përpiqet në mbrojtjen e vlerave qytetare – ku kryetari i parë i parlamentit shqiptar qëndron hijerëndë – sepse tenton ta dominojë identitetin shqiptar, qoftë edhe me hipokrizinë e laicitetit.

Së dyti, sa është e vërtetë se elita katolike shqiptare ka dhënë kontributin e saj në komb dhe shtetformimin tonë, aq i vërtetë është edhe vullneti për t'u përfaqësuar brenda kombit dhe shtetit me zëdhënësit përkatës, të cilët duhet të realizojnë interesat e *tarafit* e jo të popullit-kombit-masës qytetare. Në Shqipëri ka filluar me dom Nikollë Kaçorrin e ka vijuar tragjikisht me përfaqësues të politikës së dy dekadve të fundit. Për origjinën dhe për aktualitetin, mund të sjell në vëmendje artikullin e historianit Romeo Gurakuqit, i cili, pas analizës së sistemit institucional shtetëror shqiptar, arrin në konkluzionin e nevojës së republikës gjysmëpresidenciale: «Formati i lartpërmendur [gjysmëpresidencial] hap rrugën edhe për emërimin e teknicienëve nga bashkësitë fetare minoritare, të harruara nën ombrellat partiake, madje edhe të përsekutuara në heshtjen e një shteti pa vetëdije, nga individët me paragjykime të trashëgueme nga e kaluemja. Rasti më tipik është goditja sistematike që po kryhet aktualisht ndaj qytetarëve të Shkodrës në administratën qendrore, veçanërisht në administratën e Parlamentit dhe në disa prej dikastereve kryesore. Ky është një zhvillim për t'u shënuar nga ndërkombëtarët para vendimit mbi dhënien e statusit Shqipërisë».

Mësojmë informacione sa të frikshme aq edhe të çuditshme: se pakicat fetare persekutohen politikisht nga maxhoranca e re; se kjo duhet t'i behet e ditur BE-së; se qytetarët e Shkodrës qenkan të persekutuar sepse të gjithë (qenkan) pjesëtar të asaj pakice. Ai del te ligjërimi i pandryshuar i tarafit, teksa kërkon përfaqësim vetëm për katolikët, brenda shtetit shqiptar, theksojmë *shqiptar*, megjithëse e maskon me përcaktimin "bashkësitë fetare minoritare" (shkurt, *katolike*). Kur është puna për të emocionuar lexuesin me frikëra persekutimesh përdor *shkodranitetin*, e në raste të tjera *shqiptaritetin*, ndërsa kur është puna për përfaqësi reduktohet tek grupimi i vet *fetar*.

Analiza e sistemit shtetëror shqiptar vendoset nga Gurakuqi në funksion të interesave institucionale të një grupi specifik fetar: për ironi ai kritikon gjatë artikullit çdo shfaqje të klientelizmit dhe interesave të *tarafeve* (përdor pikërisht këtë term). Absurdja është se edhe duke i dhënë kombit vlera katolike, siç pretendon Stani dhe shkolla e katekizmit të tij kulturor, përsëri katolikët, sipas Gurakuqit, "senatoreve" e një mori zërash "senatorial", kërkojnë të shkëputen politikisht dhe institucionalisht – se fetarisht është normale – si komunitet që ndërvepron përmes delegatëve të vet me shtetin e këtij kombi kulturalisht të pretenduar katolik. Kjo sepse nuk mjafton vlera katolike e kombit, dhe vetëm nëse ai do të ishte – ose do të jetë – i tillë atëherë Gurakuqi nuk do të kërkonte ishuj institucional fetar. Do të thotë se kombi dhe shteti, për këtë lloj

ligjërimi, kanë ngelur entitete të përcaktuara nga feja tradicionale: Shqipëria e politikës katolike përbehet nga vlera fetare të mbivendosura ndaj atyre qytetare; Shteti shqiptar i mendimit politik katolik ndahet në një hapësirë të përbashkët dhe një hapësirë vetëm katolike. Me fjalë të tjera, kemi dominim kulturor, përjashtim të tjetrit dhe pavarësi institucionale.

Në Kosovë ky lloj ligjërimi politik paraqitet agresiv, i drejtpërdrejtë dhe pa dorashka, e nganjëherë tepër i rëndomtë. Tërheq vëmendjen tek dy momente routine të muajit të kaluar, që mishërojnë plotësisht tendencën e shkrirjes së identitetit shqiptar tek vlerat katolike, ashtu, thjesht dhe shkoqur. I kudondodhuri dom Lush Gjergji e fillon artikullin e tij me pohimin se «Krishtërimi në Dardaninë historike, Kosovën aktuale, erdhi në kohën e apostujve, me Shën Palin», me një shtrembërim të rëndomtë të vetë fjalës së Zotit. Masa myslimane kosovare paraqitet haptazi si trup i huaj, pa rrënjë, e lidhur me pushtues, e në disa raste thellësisht hipokrite: «Shumë shqiptarë të "islamizuar" e kanë pranuar atë vetëm formalisht, tradicionalisht, me emër, sa për të mbijetuar, por nuk janë shkëputur kurrë tërësisht nga trungu i përbashkët iliro-shqiptar dhe nga Kisha Katolike [...]. Kudo gjenden emërtimet si p. sh. prona e Kishës, livadhi, ara, mali, burimi i Kishës apo priftit, varrezat katolike, themelet e kishave të lashta».

### Vjedhje e identitetit

Qartazi myslimanët nuk i takojnë atij trungu të përbashkët iliro-shqiptar, sepse vetë formaliteti i islamizimit është një hap drejt shkëputjes, por mbetja "formale" nënkupton sipas Gjergjit një shkëputje jo tërësore! Pastaj ai ka guximin të nënvizojë *vëllazërinë kombëtare*: «ky ungjillëzim dhe riungjillëzim është i domosdoshëm, për t'i informuar dhe formuar ata që tashmë janë të vendosur për një hap të tillë, sipas bindjes, përcaktimit, ndërgjegjes, për të kultivuar gjithnjë vëllazërinë kombëtare dhe fetare ndërshqiptare». Pra, sintetizoj, duhen ri-ungjillëzuar këta "myslimanë formal" për të forcuar "vëllazërinë kombëtare", pasi në të kundërt kjo vëllazëri nuk ekziston. Ajo mbështetet tek feja, dhe ekskluzivisht tek feja e Gjergjit. Në këtë mënyrë feja katolike merr vlera kombëtare, madje e përcakton kombin. Diçka e tillë quhet ndryshe *vjedhje e identitetit*, që pason atë të cilën Jack Goodyt e ka cilësuar si *vjedhje e historisë*, sepse çdo përpjekje manipuluese, përjashtuese dhe monopolizuese e identitetit shqiptar, kulturës sonë dhe shqiptarizmit nuk mund të konsiderohet ndryshe.

Rasti i dytë është ai i dom Dominik Qerimit, që në mozaikun gjigant, të ndërtuar me boçe pishash, vendos përkrah Nënë Terezës dhe Don Boskos, dy figurave tipike kishtare, emblemën kombëtare Skënderbeun, laike dhe mbarëshqiptare, poshtë së cilës, sikur të mos mjaftonte, shkruan «Gëzuar Krishtlindjen». Dom Qerimi ndjek në pikë dhe presje qëndrimin e dom Gjergjit. Ndryshe nga rasti më i sofistikuar i Shqipërisë londineze, ku objektivi është shtrirja e vlerave fetare të krishtera tek të qenurit shqiptar dhe roli dominues në kulturën shqiptare, në Kosovë, aty ku duket sikur elitat ligjërojnë përballë Neandertalit, vërehet një përjashtim tërësor i masës myslimane nga të qenurit shqiptar. Në Kosovë ka shqiptarë me dy kategori: Heroi kombëtar shëmbëllen në festat kishtare, ngase i monopolizuar; të qenurit shqiptar njësohet me të qenurit katolik, por kjo nuk vlen për myslimanët, përveç rastit kur ato janë formalisht mysliman, dhe e pohon dom Lushi e jo ndonjë koment anonim i shtypit digjital.

Janë vetëm disa nga rastet e ndërhyrjes në sferën publike, identitare dhe politike, me shkeljen e hapur të laicitetit të shtetit, të bashkëjetesës ndërfetare – e cila duhet të bazohet tek laiciteti –, e trashëgimisë nacionaliste të rilindësve, e konceptit të kombit të përpunuar nga rilindësit shqiptar. Asnjë komuniteti fetar nuk i lejohet monopolizimi i vlerave laike të shqiptarizmit, aq më tepër përjashtimi komuniteteve të tjera nga këto vlera të përbashkëta. Jemi shqiptar përtej besimeve fetare dhe kemi disa simbole e karakteristika që i mbivendosen feve tradicionale. Përkundrazi, fugura të Kishës katolike të Kosovës pretendojnë haptazi superioritetin, autoktoninë, vjedhjen e identitetin shqiptar.

Patjetër që ky ekstremizëm ndikon në radikalizmin e klimës fetare në Kosovë, po aq sa edhe ato delirantë që publikojnë deklarata të dhunshme dhe me injorancë përpiqen t'i kundërpërgjigjen vjedhjes së kulturës shqiptare me anë të *refuzimit* të saj, siç është rasti i figurave kombëtare. T'i refuzosh ato sepse i përkasin një feje tjetër, e kjo ndodh në disa mendje ekstreme, është njëlloj sikur t'i huazosh sepse janë pjesë e fesë tënde tradicionale, fakt i cili ndodh jo më në mendje delirante por në ligjërimin politik të institucioneve kishtare kosovare. Ai ligjërim do të ndjehej vërtet komod nga refuzimi i palës tjetër, sepse në një rast të atillë do të privatizonte falas çdo element kombformues shqiptar. Por që të dy rastet janë shprehje e konceptimit të kombit në bazë të fesë tradicionale, katolike apo islame. E ndërkohë ky kah ekstremizmi, i vështruar këtu, vjen i legjitimuar mediatikisht, kurse tjetri shënjestrohet me etiketa nga më të ndryshmet. Kuptohet se edhe mediat, pjesërisht, janë pjesë e mekanizmit.

Prof. Dr. Muhamed Tevfik Ramadan El-Buti

# Moderimi i diskursit fetar

**Me të vërtetë komuniteti musliman sot ka nevojë imediate që të ndalet dhe ta vështrojë aktualitetin e tij të dhimbshëm dhe të rishikojë mënyrën e paraqitjes së diskursit fetar. Ndoshta kjo çështje do t'i shërbejë dhe do t'i mundësojë avancimin dhe rikthimin në pozitën e drejtë, të cilën duhet ta ndërtojë.**

Në diskursin fetar islam ndikojnë disa faktorë, nga të cilët më të rëndësishmit janë:

1. Përmbajtja e diskursit, 2. Personaliteti i thirrësit, 3. Personi të cilit i drejtohet, 4. Rrethanat dhe kushtet në të cilat bëhet diskursi fetar.

Për sa i përket përmbajtjes së diskursit, ai nuk do të ndryshojë e as do të ndërrohet, sepse ajo është një ftesë rreth asaj që është plotësuar si në aspektin e besimit e të legjislacionit edhe të moralit. Kjo përmbajtje i ngjason apo është njëra nga format konstante kozmike, siç është sistemi i Diellit dhe i Hënës.

### Komponentët e personalitetit të thirrësit:

Për sa i përket thirrësit a personit i cili plason diskursin, ai nga aspekti fetar islam është një lajmëtar që bart trashëgiminë madhështore të Pejgamberit a.s., dhe në të njëjtën kohë, bart përgjegjësinë e bartjes së këtij diskursi tek njerëzit, duke filluar nga rrethi i ngushtë që e rrethon, e deri tek çdo individ mbi rruzullin tokësor. Bartësi i diskursit fetar tek të tjerët, duhet të jetë bartës i një ideje të cilën e përkthejnë etika, sjellja dhe veprimet e tij. Sepse feja Islame ose parimet e saja nuk pranojnë që ato t'i përhapë a t'i shpërndajë ai që nuk i përfaqëson ato si bindje në të cilat beson, si legjislacion të cilit i nënshtrohet dhe si etikë me të cilën ngjyroset. A nuk ka thënë Zoti ynë:(Shih:El Bekare, 44). Ndërsa Muhamedi a.s. ka thënë: (Ditën e Kiametit do të sillet një njeri, i cili do të hidhet në zjarr, atij do t'i dalin zorrët nga barku, ai do të qarkullojë (sillet përreth) sikurse qarkullon gomari pranë gurit të mullirit; me këtë rast afër tij do të afrohen banorët e zjarrit dhe do t'i thonë: O Filan, çfarë ka ndodhur me ty? A nuk je ti ai që na urdhëroje për të mirë dhe na ndaloje nga e keqja? Ai thotë: Po, mirëpo ju kam urdhëruar për të mirë dhe unë nuk kam vepruar mirë, dhe ju kam ndaluar nga e keqja e vetë e kam bërë atë). (Muslimi). Thirrësi fetar (teologu-hoxha) ka mundësi që diskursin e tij ta bartë tek të tjerët përmes gjuhës dhe lapsit të tij, mirëpo do të ishte më e fuqishme dhe më me ndikim në përhapjen e thirrjes së tij, që atë, karshi përhapjes së saj me gjuhë dhe laps, ta përhapë përmes sjelljeve dhe veprimeve të tij, sepse më shumë ndikim ka vepra sesa fjala. Bartësi i diskursit apo thirrësi, duhet të jetë i sinqertë ndaj Zotit në thirrjen e tij, duke pasur të vetmin qëllim arritjen e kënaqësisë së Tij, sepse thirrja-daveti nuk është thjesht një veprim lëvizës a aktivitet shoqëror ose politik, përmes të cilit njeriu bashkohet me njerëzit që e respektojnë atë dhe kanë simpati ndaj tij e fjalëve të tij; jo, ajo, mbi të gjitha, është një ibadet, përmes të cilit njeriu afrohet tek Zoti dhe përmes tij shpreson në pranimin e Zotit, duke u nisur nga ajeti i Kuranit (Shih: Fussilet, 33 En-Nahl, 125). Thirrësi e sheh veten e tij thjesht si një shërbëtor të fesë, e nëse ftesa e tij has në mirëkuptimin e masës dhe ata i përgjigjen asaj, atëherë kjo është një begati nga ana e Allahut xh.sh., që ua ka ndriçuar atyre zemrat. A nuk ka thënë Allahu xh.sh.: "*Është e vërtetë se ti nuk mund ta udhëzosh atë që do ti, por Allahu udhëzon kë të dojë dhe Ai është që di më së miri për të udhëzuarit*". (El Kasas, 56). Ndërsa, nëse has në kundërshtim dhe në pengesë, atëherë ai duhet të durojë ashtu siç kishte duruar i Dërguari i Zotit, Muhamedi a.s.. A nuk ka thënë Muhamedi a.s. (Shembulli im dhe shembulli i Ymetit tim, është sikurse shembulli i një njeriu që ka ndezur një zjarr, ndërsa kafshët dhe karkalecat filluan të binin në të, e unë ju tërheq nga zjarri përmes nyjës së këmishës, kurse ju zhyteni në të) (Muslimi). A nuk iu zbut zemra të Dërguarit të Zotit ndaj refuzuesve derisa Zoti i tha atij: "*Mos shkatërro veten me dëshpërim për ta*". (Fatir, 8).

Zemra e thirrësit duhet të jetë e pastër nga ndjenjat e zemërimit dhe urrejtjes, çfarëdo që të jetë pozita e të thirrurit. Ai duhet t'i ftojë njerëzit dhe t'i lutet Zotit që t'i udhëzojë ata: "*E ti, pra, këshillo, se je vetëm përkujtues*". (El Gashijeh, 21). Allahu xh.sh. është Ai i Cili ka në dorë llogarinë dhe ndëshkimin e tij, ndërsa thirrësi (teologu-hoxha) ka për detyrë që ta plasojë ftesën e tij me mënyrën dhe me metodën më të përshtatshme. Thirrësi (teologu-hoxha) duhet të ketë njohuri dhe të jetë mirë i informuar për se i fton njerëzit, ai duhet të ketë mundësi ta paraqesë ftesën e tij me një mënyrë të bukur dhe t'i shfaqë qartazi të vërtetat e saj duke u mbështetur në argumente të qarta dhe të fuqishme. Ai duhet të ketë njohuri mbi çështjen e besimit (akaidit), etikës



së mirëfilltë dhe dispozitave të Sheriatit. Ai gjithashtu duhet të ketë njohuri të përgjithshme për aktualitetin në të cilin jeton dhe zhvillimet e tij, në mënyrë që të jetë i informuar për sfidat dhe problemet me të cilat mund të ballafaqohet.

### Nevoja e kuptimit të karakterit të personit që thirret-ftohet:

Kushdo që të jetë personi që ftohet, thirrësi duhet ta kuptojë personalitetin-karakterin e tij shumë mirë, në një formë që do t'ia mundësonte atij paraqitjen e ftesës drejtuar atij. Personi të cilit i dedikohet ftesa, bën pjesë në njërin nga tri llojet e personave të mëposhtëm:

a) Musliman i pakujdesshëm-neglizhent: Dhe në të vërtetë sot është më me prioritet që të ftohet ky lloj i njerëzve. Po, ne kemi shumë nevojë që dikush të na këshillojë, sepse të gjithë ne jemi të pakujdesshëm, edhe pse kjo pakujdesi dallon në mes një muslimani dhe një tjetri. Ftesa të drejtohet ndaj çdonjërit që ta kontrollojë veten e tij, sjelljen, moralin dhe gjendjen e tij ndaj Krijuesit të tij, e më pastaj ta vërë tërë këtë para peshores së rregullave të Zotit dhe Librit të Tij, në mënyrë që çdonjëri ta kuptojë se është i pakujdesshëm dhe neglizhent ndaj realitetit të gjendjes së tij. Çdonjëri nga ne është duke shkuar drejt vdekjes së vet, çdo orë që kalon na largon nga lindja jonë dhe na afron kah vdekja. Ne duhet ta rikujtojmë atë që ka thënë El-Hasen El-Basri: 'Ne në të vërtetë jemi ditë dhe çdo ditë që kalon eliminohet një pjesë nga ne, dhe shumë shpejt do të përfundojnë ditët tona, për të dalë para Madhërisë së Zotit'. Allahu xh.sh. thotë:(shih-El Hakka, 18)

b) Musliman kundërshtar: Për sa i përket muslimanit kundërshtar, biseda me të duhet të bëhet në përputhje me respektimin e rregullave dhe edukatës së dialogut, për të cilat na ka porositur Krijuesi ynë që të kemi kujdes ndaj tyre. A nuk ka thënë Zoti ynë: (Shih:En-Nahl, 125 dhe Ali Imran, 64); atëherë më me përparësi do të jetë që fjala e bashkimit në mes nesh dhe muslimanit kundërshtar të jetë vendtakim apo vendbashkim dhe pikënisje për pranimin e dialogut, i cili buron nga respektimi i mendimit të tjetrit. Teksti i legjislacionit islam, i cili ka ardhur përmes Kuranit dhe haditheve, pa marrë parasysh a është tekst i mënyrës-formës së prerë apo i mënyrës-formës jo të prerë (shumica e teksteve të haditheve janë të mënyrës-formës jo të prerë), ka dy kuptime: 1. Ka prej tyre që janë me argumentim të prerë sipas kuptimit, ky tekst nuk ka mundësi të komentohet. Ky lloj përfaqëson një pjesë më të vogël të teksteve të legjislacionit islam. 2. Ka prej tyre që janë me argumentim jo të prerë në formën e jashtme, mirëpo ai ka mundësi të komentohet. Shumica e teksteve të legjislacionit islam janë të fushës që japin mundësi për hulumtim, përpjekje (ixhtihad) dhe komentim, gjë që i ka shtyrë dijetarët e vyer të zgjojnë vullnetin dhe të japin mundin me qëllim të kuptimit të synimeve dhe qëllimeve të tyre. Meqenëse tekstet kanë disa mundësi (argumentimi), mu për këtë arsye ndryshojnë edhe komentimet e dijetarëve dhe kuptimi prej tyre i atyre teksteve. Disa tekste janë më elastike në të argumentuar dhe për këtë nxjerrim më shumë se një kuptim. Kjo larmi dhe ky dallim në vetveten e tij është një nxitje për pronarët e mendjes dhe dijes, për të dhënë mund edhe më të madh me qëllim të kuptimit të tekstit, gjë që divergjenca e tyre –ata realisht të pajtohen – e bën më të pasur dhe më të efektshme në aspektin e ripërtëritjes së të menduarit rreth legjislacionit islam. Sot ne shohim

urtësinë e Zotit në tërë këtë, sepse legjislacioni ynë, me gjithë këtë pasuri dhe llojllojshmëri, është bërë arenë e gjerë për të zgjedhur atë që përshtatet me zhvillimet bashkëkohore dhe për problemet e ndryshme. Me këtë rast duhet të sinjalizojmë patjetër faktin që grupet muslimane që dialogojnë në mes tyre në bazë të teksteve me argumentim jo të prerë, këtë dialog duhet ta bëjnë më qëllim të përforcimit të lidhjeve të tyre dhe shtimit të bashkëpunimit në mes tyre, me qëllim të gjetjes së zgjidhjeve të përshtatshme për tërë Ymetin musliman. Ne sot jemi duke jetuar në një ofensive dhe duhet të jemi të bashkuar e jo të përçarë, të unifikuar e jo të shkapërderdhur.

c) Jo muslimani: Ndërsa për grupet jomuslimane, ne duhet ta kemi në konsideratë dhe ta kujtojmë se me ftesën tone, jemi duke bashkëvepruar me një "njeri" tjetër, me plot kuptimin dhe specifikat e fjalës "njeri". Ai, gjithashtu është i lindur në natyrshmëri, ashtu siç kemi lindur edhe ne, edhe pse ndoshta ajo natyrshmëri tek ai është mbuluar nga disa njolla a të meta. Ai gjithashtu posedon "logjikën" sikurse e posedojmë edhe ne. Logjika është peshorja apo ekuilibri i përpiktë, për të cilën mund të gjykojmë. Ajo është gjykim i drejtë, kur është e lirë. Ajo është një njësi matëse, gjykimet e së cilës nuk ndryshojnë përderisa ajo të jetë e lirë e korrekte dhe përderisa premisat që i janë shfaqur, janë të sakta dhe korrekte. Për këtë arsye e vërejmë atë që gjithherë është në kërkim të vetes dhe në kërkim të universit dhe të jetës. Dhe ajo do të arrijë tek e vërteta një ditë. Jomuslimani, të cilit i drejtohemi me ftesën tonë, është një "njeri" i cili ka ndjenja njerëzore, edhe pse ndoshta ato ndjenja janë goditur nga topitja ose deformimi, po megjithatë ai i bart ato ndjenja të cilat ndoshta një ditë zgjohen dhe këndellen. Tek ai person mund të zgjohen ndjenjat e mëshirës, të turpit dhe dashurisë ndaj Krijuesit Fuqiplotë. Tek ai person mund të nxiten dhe të ngjallen ndjenjat e dashurisë, respektit dhe butësisë, edhe pse ato janë mbuluar fuqishëm nga aspekti materialist. Këto ndjenja janë tek ai njeri, mirëpo ato janë në një gjendje kome, po ato mund të zgjohen dhe të shndërrohen në një arenë e cila pranon ndikimet më pozitive dhe e cila edhe mund të ndiejë uri të thellë për ushqimet për të cilat ka nevojë shpirti. S'ka dyshim që esenca e marrëdhënieve tona me jomuslimanët është elementi i përbashkët i të qenit njeri, me se na ka nderuar i Madhi Zot. Ai thotë: "*Ne vërtet nderuam pasardhësit e Ademit* (njerëzit)". (El Isra, 70). Njeriu është mbikëqyrës në Tokë dhe Zoti e ka obliguar atë që ta realizojë drejtësinë mbi Tokë, që të jetë shenjë e urtësisë, mëshirës dhe drejtësisë së Tij përmes praktikimit të Ligjit të Tij. Po, çdonjëri nga ne është "njeri" i cili posedon elementet e zgjedhjes, siç janë logjika, të kuptuarit dhe dëshira, elemente që i japin mundësinë për të marrë "vendim", për këtë arsye ai është përgjegjës para Zotit. *(vijon)*

*Burimi: www.hiramagazine.com nr; 10*

*Përktheu dhe përshtati nga gjuha arabe, Mr.Vedat Shabani*



Mr. Ejup Haziri

# Mendimi ndryshe

## (Trajtesë krahasuese në mes të së kaluarës së lavdishme dhe dekadencës aktuale)

### Hyrje

Në këtë punim do të trajtojmë tematikën e mendimit ndryshe apo mos-unitetit të mendimeve të dijetarëve rreth një çështjeje të caktuar. Thënë ndryshe, pluralizmin në mendime për çështje të ndryshme sekondare, në fushat ku lejohet edhe mendimi si i tillë, ku autoriteti kompetent në bazë të përpjekjeve individuale a kolektive, të argumentuara, jep mendimin për zgjidhjen e një çështjeje të caktuar ose ofron një zgjidhje për një problem të caktuar.

### Çka synohet me "mendimin ndryshe"?

Me mendimin ndryshe kemi për qëllim të tregojmë se në çështjet për të cilat dijetarët nuk janë dakorduar dhe nuk kanë krijuar një konsensus, lejohen edhe njëri mendim edhe tjetri. Mirëpo, ata që veprojnë sipas njërit mendim, nuk duhet të mendojnë se mendimi ndryshe i tjetrit është më i pavlefshëm, i dobët apo i papranueshëm. Përderisa çështja e caktuar është çështje polemizuese dhe për të dijetarët kanë mendime të ndryshme, është e logjikshme që edhe tek pasuesit të trajtohet si e tillë.

Qëllimi i këtij punimi apo kësaj trajtese është ndërlidhja e aktualitetit të brishtë me të kaluarën e ndritshme të mendimit ndryshe, ku reflektohet dukshëm dallimi mes kohës sonë dhe kohës së hershme, kur mendimi ndryshe, jo vetëm që pranohej, por edhe vlerësohej dhe respektohej, për dallim nga e tashmja, kur shpesh synohet të instalohet një mendim i vetëm dhe mendimet e tjera të sulmohen.

Për të shkruar rreth mendimit ndryshe - se si po përdoret në kohën aktuale, është shumë e rëndësishme të përmendet edhe kronologjia, shkurtimisht, e mendimit ndryshe, që përmendet në Kuran, dhe sidomos në kohën e të Dërguarit të Allahut dhe pas vdekjes së tij.

### Sfondi historik i mendimit ndryshe

Allahu I ka krijuar njerëzit në atë mënyrë që secili të dallojë nga tjetri, madje edhe ata që janë nga e njëjta familje apo kanë lindur binjakë. Dallimi nga të tjerët nuk ndodh vetëm në aspektin e fizionomisë, kur nuk mund të gjesh dy persona identikë, por ndodh edhe në aspektin e mendimeve (secili dallohet nga tjetri në të menduar) rreth një çështjeje të caktuar. Pra, kjo është një e vërtetë reale, madje natyrshmëri e tyre që, sa kohë të jetë njerëzimi, do të ketë mendime të ndryshme.

Mendimi ndryshe pasqyrohet në të gjitha fushat, si në fushën politike, ekonomike, biznesore, arsimore, shëndetësore, fetare dhe në fusha të tjera, ku secili jep mendimin personal nga këndvështrimi i tij, ndonëse që të gjithë mund të argumentohen me të njëjtin argument, por jo të gjithë pajtohen rreth tij. Varet si e percepton argumentin, nga cili këndvështrim dhe si e kupton atë?[1]

Mendimi ndryshe është shumë i vjetër dhe i takon fillit të njerëzimit, dhe e ka shoqëruar e dalluar njerëzimin në rrugën e tij në vazhdimësi.

Mendimi ndryshe përmendet edhe në Kuran, por jo në kuptime të njëjta. Zakonisht, sipas shumë dijetarëve, mendimi ndryshe ose mospajtimi rreth në çështjeje të caktuar në Kuran vjen dy llojesh:

I pari: Lloji i ndaluar, kur nuk lejohet mendimi ndryshe, si në çështjet e besimit dhe në fusha të tjera, ose për gjërat primare, për të cilat argumentet janë të qarta dhe për gjëra të tilla nuk lejohet ndonjë mendim ndryshe, për shkak se mendimi ndryshe për ato gjëra konsiderohet si kundërshtim i hapur. Me fjalë të tjera, është mendimi që kundërshton fjalët e Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Këtij konteksti Kurani shpeshherë i referohet me termin "kundërshtarë", sepse nuk bëhet fjalë vetëm për qasjen (dhe përpjekjen) e ndokujt për të





sjellë një mendim ndryshe, po synimi është për të kundërshtuar qëllimisht tjetrin. Për këtë i Madhërishmi thotë: (Shih:El Haxh, 19 dhe El Bekare, 253)

I këtij lloji është edhe shembulli i dy bijve të Ademit, Kabilit dhe Habilit, të cilët patën mosmarrëveshje rreth një çështjeje për se i kishte informuar babai i tyre duke u treguar për urdhrin hyjnor. Njëri u tregua mospërfillës dhe krijoi mosmarrëveshje me vëllanë e vet. Mosmarrëveshja njërin nga zilia e shtyri të vriste tjetrin, gjegjësisht vëllanë e vet. (shih ajetet 27-31 të kaptinës Maide). Për këtë lloj nuk do të flasim dhe ky nuk është tematikë e këtij punimi.

I dyti: Lloji i lejuar, kur mendimi ndryshe është për çështje sekondare, për të cilat secili argumenton me argumentet që ka para vetes dhe ka mënyrën e kuptimit apo trajtimit që i bën një çështjeje, mënyrën e qasjes dhe këndvështrimin e tij personal. Të kësaj tematike janë çështje të shumta, dhe kjo, sikur e theksuam, është edhe tematika e këtij punimi.

Rasti i dytë është rasti me Davudin e Sulejmanin dhe çështjen e njohur të deleve, për se përgjigjja e Sulejmanit ishte e ndryshme nga përgjigjja e babait të tij, Davudit. Në Kuran për këtë thuhet: (Shih:El Enbija, 78-79) E veçoi Sulejmanin për kuptimin e çështjes, por që të dy Allahu i lavdëroi me urtësi (gjykim) e dije. Kjo ngjarje ka një rëndësi të madhe dhe të pakontestueshme, jo vetëm për shkak të rrëfimit të ngjarjes, por më tepër për shkak të mesazhit dhe rezultateve që arrihen nga ngjarja. Kuptimi simbolik i saj shprehet qartë: se edhe pse ata të dy ishin babë e bir, që të dy pejgamberë, në çështjet e jetës së përditshme, ku nevojitej të reflektohej thellë për nxjerrjen e një dekreti personal, vendimi i nxjerrë dallonte prej njëri-tjetrit, ndonëse pyetja ishte e njëjtë, mirëpo përgjigjja qe e ndryshme nga njëri-tjetri.[2] E, mendimi ndryshe i këtyre dy pejgamberëve, i regjistruar në Kuran, nuk përmendet vetëm si simbolikë e një ndryshimi në të menduar, po më tepër si një koncept që pasqyron formën e të menduarit dhe vetëdijen njerëzore në realitetin e dukurive, ku pikëpamjet dallojnë jo në bazë të formulimit të fjalëve, po në bazë të koncepteve.

Gjatë kohës së të Dërguarit të Allahut, për çfarëdo rasti, shokët e tij i drejtoheshin atij, për shkak se atij i zbriste Shpallja dhe i vinin përgjigjet për pyetjet që parashtroheshin nga kolektivi i tij. Kurdo që ata kishin polemika, i drejtoheshin atij. Ai i udhëzonte nga e mira dhe e mbara.[3]

Në sferat për të cilat atij i vinte Shpallja, gjithçka bëhej e qartë dhe nuk kishte nevojë për ndonjë mendim tjetër. E për disa çështje të jetës së përditshme, në mungesë të frymëzimit hyjnor, ai mblidhte shokët e konsultohej me ta. Konsultimi me ta nxiste mendimin kritik dhe krijonte një ambient të dijes, ku secili jepte mendimin personal në bazë të situatës që e kuptonte, ndonëse disa shquheshin më tepër nga të tjerët për një njohje dhe kuptim të thellë, gjë që është e natyrshme.

Ka shumë raste ku na shfaqen në mënyrë eksplicite mendime të ndryshme nga shokët e tij, në varësi nga pozicioni i të kuptuarit të tyre. Prej rasteve të shumta të kësaj sfere, do të shkoqisim disa, sa për të reflektuar rreth tyre.

### Mendimi ndryshe ndaj të zënëve robër

Pas betejës së Bedrit, një numër i kurejshëve ishin zënë robër nga muslimanët. I Dërguari i Allahut u konsultua me shokët e tij se çfarë të vepronte me ta. Pati mendime të ndryshme se çfarë të bëhej me ta, për se në përgjithësi dalloheshin mendimi i Ebu Bekrit që pasqyronte një mendim të butë e të mëshirshëm, ngase propozonte shpagim prej tyre, dhe mendimi tjetër, që vinte nga Omeri, ishte i ashpër dhe i rreptë, sepse parashihte që ata të mbyteshin.[4] I Dërguari i Allahut ishte me mendimin e Ebu Bekrit. Ai gjithnjë shikonte interesin e përgjithshëm të muslimanëve, prandaj edhe mendimi i tij pasqyronte interesin e mbarë muslimanëve.

### Konsultimi rreth luftës së Uhudit

Kur të Dërguarit të Allahut i arritën lajmet mbi lëvizjet e kurejshëve, filloi të këshillohej me muslimanët rreth çështjes së luftës, për se merrte mendimin e të tjerëve. Të rinjtë i propozuan që të dilnin jashtë Medinës dhe të luftonin me kurejshët, kurse të moshuarit i propozuan të qëndronte në Medinë. Ai nuk u imponoi mendimin e vet dhe veproi sipas mendimit të shumicës.

Këto dy ngjarje tregojnë për tolerancën në të menduar, gjë që nuk hasej në ndonjë vend tjetër të asaj kohe. Ndonëse ishte prijës i muslimanëve dhe udhëheqës i tyre, ai nuk imponohte mendimin e tij personal, po i pyeste shokët e tij se çfarë mendonin rreth problemit në fjalë. Dëgjonte me kujdes mendimet që dilnin nga shokët e tij e më pastaj edhe vendoste dhe zgjidhte njërin prej tyre, gjithnjë duke peshuar mendimet për të vepruar sipas atij që ishte më i dobishëm.

### Miratimi i të Dërguarit ndaj mendimit ndryshe

Është i njohur rasti kur i Dërguari i Allahut urdhëroi disa prej shokëve të tij që të shkonin tek fisi i çifutëve Beni Kurejdha, pas kthimit nga beteja e Ahzabit. Shokët e tij i urdhëroi me këto fjalë: "Askush nga ju të mos e falë namazin e ikindisë, përveç tek Beni Kurejdha".[5] Mirëpo, ende pa arritur tek vendi, koha ishte nga fundi koha e ikindisë, prandaj disa e falën namazin gjatë rrugës e disa të tjerë nuk e falën. Ata që e falën namazin e ikindisë, u arsyetuan se koha e ikindisë atëherë më po kalonte, kurse ata që nuk e falën namazin në kohën e tij, po në vendin e Beni Kurejdhas, zbatuan në përpikëri fjalët e të Dërguarit të Allahut. Është shumë me rëndësi që asnjërin grup nuk e qortoi i Dërguari i Allahut, përkundrazi miratoi qëndrimin e të dy palëve. Më e rëndësishme është çështja se si e kuptuan as'habët thënien e të Dërguarit të Allahut dhe për se nuk vepruan të gjithë njësoj? Disa prej tyre nga fjalët e të Dërguarit të Allahut kuptuan se ajo kishte për qëllim që të nguteshin për të shkuar tek çifutët dhe të mos merreshin me asgjë që vonon shkuarjen tek ata. Ata nuk shikuan kontekstin e ndërthurjes së fjalisë, po kuptimin e saj, prandaj në bazë të kuptimit e falën namazin atëherë kur panë se koha e tij ishte afër fundit. Ndërkaq, të tjerët morën fjalët e të Dërguarit në mënyrë tekstuale, pa menduar se kuptimi mund të ishte edhe ndryshe, prandaj namazin e ikindisë nuk e falën gjersa arritën tek vendi i Beni Kurejdhas.

I Dërguari i Allahut disa sahabëve u lejoi t'i shtonin përpjekjet e tyre në dhënien e mendimit të tyre për të ofruar zgjidhje rreth një problemi të caktuar. Më herët theksova se ai u pajtua me propozimin e Ebu Bekrit rreth të zënëve robër të luftës së Bedrit. Gjithashtu u pajtua edhe me gjykimin e Sa'd ibn Muadhit ndaj fisit Beni Kurejdha, prandaj i tha: "Vetëm i ke gjykuar ata me gjykimin e Zotit".[6]

Pas vdekjes së tij, halifët ndoqën metodat e tij dhe për çdo paqartësi pyesnin njerëzit e ditur dhe vlerësonin mendimet e ndryshme të secilit. Kurdo që pikëpamjet e tyre dallonin nga njëra-tjetra, halifi udhëheqës përzgjidhte njërën prej tyre, që e shihte në interes të individit dhe të shoqërisë, duke mos e konsideruar mendimin tjetër të panevojshëm, sepse ndodhte që më pas t'i kthehej mendimit të refuzuar.[7]

Omer ibn AbdulAzizi, halifi i drejtë emevit, për mendimin ndryshe të shokëve të Pejgamberit, kishte thënë: "Më mirë për mua janë mendimet e ndryshme të shokëve të Pejgamberit sesa devetë e kuqe[8]".[9] Ndërsa Kasim ibn Muhamed, njëri nga juristët e Medinës të gjeneratës së tabiinëve, ka thënë: "Mendimet e ndryshme të shokëve të Muhamedit a.s. ishin mëshirë për njerëzit".

Këto fragmente të shkëputura nga e kaluara e lavdishme, pasqyrojnë më së miri koekzistencën e të menduarit ndryshe si koncept i ngulitur thellë në gjeneratat e hershme, madje që nga koha e të Dërguarit të Allahut, në ato fusha ku lejohet mendimi ndryshe, saqë, me gjithë ndarjen në mendime, ata vlerësonin lart njëri-tjetrin dhe respekti ndaj njëri-tjetrit ishte maksimal.

### Mendimi ndryshe në kohën aktuale

Nëse ndërlidhemi me aktualitetin dhe bëjmë një krahasim në mes së kaluarës dhe kohës aktuale, do të gjejmë shumë dallime, madje thelbësore, për shkak se aktualiteti ka prodhuar një situatë të brishtë dhe ka bërë që mendimi ndryshe të sulmohet dhe të krijohet një përshtypje se ai mendim është i papranueshëm.

Një veprim i tillë ka ndërlikuar situatën dhe ka futur dyshime tek masa e gjerë dhe e pashkolluar, saqë disa nga pasuesit, të hutuar, pyesin të tjerët mos vallë janë në rrugë të gabuar, ndonëse për vite të tëra kanë ndjekur atë rrugë. Ata nuk janë në gjendje të kuptojnë qartë thelbin e të menduarit ndryshe, por edhe qasja e disave ndaj tyre ka qenë shumë e gabuar dhe krejtësisht e panevojshme e jo e drejtë. (*vijon*)

1) Taha Xhabir el-Alevani, Edebul ihtilaf fil Islam, bot. V-të, el-Ma'hed el-Alemij lil Fikril Islamij, Virxhinia-SHBA, f. 11; Ali Hafif, Esbab Ihtilaf el-Fukaha, bot. II-të, Dar el-Fikr el-arebij, Kairo-Egjipt, f. 7. 2) Ka mendime se edhe përgjigjja ishte e njëjtë, mirëpo për disa gjëra dytësore, përgjigjja e Sulejmanit për disa nuanca ishte më e mirë dhe më e pranueshme. 3) Taha Xhabir el-Alevani, Edebul ihtilaf fil Islam, f. 33. 4)Ahmedi në Musnedin e tij, nr. 203. 5)Buhariu në Sahihun e tij, nr. 894, 3810; Muslimi në Sahihun e tij, nr. 3317; Ibni Hibbani në Sahihun e tij, nr. 1484. 6) Muslimi në Sahihun e tij, nr. 3314, 3315; Ibni Hibbani në Sahihun e tij, nr. 7152; Ahmedi në Musnedin e tij, nr. 10743. 7) Ebu Seri' Muhamed Abdulhadi, Ihtilafus Sahabeh-Esbabuhu ve atharuhu fil filhil islamij, mektebetu Medbuli, Kairo-Egjipt, f. 14-16. 8) Devetë e kuqe ishin më të mira dhe më të shtrenjta, prandaj kjo fjalë në atë kohë simbolizonte pasurinë më me vlerë që posedonin arabët dhe më të shtrenjtën. Prandaj, kur vjen në hadithe, kjo shprehje simbolizon pasurinë e çmuar të asaj kohe. 9) Taha Xhabir el-Alevani, Edebul ihtilaf fil Islam, bot. V-të, el-Ma'hed el-Alemij lil Fikril Islamij, Virxhinia-SHBA, f. 11; Ali Hafif, Esbab Ihtilaf el-Fukaha, bot. II-të, Dar el-Fikr el-arebij, Kairo-Egjipt, f. 7.

Mr. Sadat Rrustemi

# Përkujdesja e fesë Islame ndaj ndjenjave të femrës që nga periudha e fëmijërisë

**Jeta e njeriut në të gjitha etapat e zhvillimit është e rëndësisë së veçantë, prandaj i duhet kushtuar kujdes periudhës së parë të zhvillimit të tij, me theks të posaçëm periudhës fëmijërore, nëse duam të ketë një të ardhme të mirë.**

Shoqëritë e ndryshme që nga e kaluara e hershme kanë investuar dhe vazhdojnë të investojnë në kapitalin më të çmuar, në rritjen, zhvillimin dhe edukimin e fëmijëve të tyre, për t'i siguruar një kapital me vlera shoqërisë në të ardhmen. Nëse iu qasemi studimit të mësimeve Islame, vërejmë se Islami kësaj çështjeje i ka dhënë rëndësi të veçantë, që nënkupton se periudha e fëmijërisë në Islam kërkon përkujdesje maksimale, ngase kjo moshë e fëmijërisë, sidomos e femrës, karakterizohet nga tipare të ndryshme, që s'ka të krahasuar me periudha të mëvonshme të jetës, ndër to:

Pafajësia dhe dëlirësia, që do të thotë se femra në këtë fazë të zhvillimit është e pafajshme për veprimet e saj. Po ashtu dëlirësia e saj e brendshme pa konsumuar kurrfarë urrejtjesh ndaj të tjerëve;

Lehtësia në nxënie. Kjo është mosha dhe faza kur gdhendet me lehtësi personaliteti i fëmijës, qoftë femër a mashkull, mbillen me lehtësi virtytet pozitive. Këtë mund ta verifikojmë edhe në bazë të thënies së Muhamedit a.s.: "'Çdo foshnjë lind në natyrshmëri (fenë e pastër islame), e më pastaj dy prindërit e saj e konvertojnë atë në çifut, të krishterë apo zjarrputist''. (Buhariu / 1385) Këtë e vërteton edhe fjala e urtë: Mësimi në vegjëli është sikurse gdhendja në gurë;

Lidhja e ngushtë me prindërit për faktin se ata të dy janë më afër saj që nga foshnjëria e saj, përkujdesen për të dhe, po ashtu, u përgjigjen kërkesave të saj të natyrshme, përfshirë dashurinë, dhembshurinë, mirësinë, vlerësimin etj.;

Dëshira për të pasur. Në këto moshë femra në mënyrë instinktive kërkon të ketë çdo gjë dhe nuk lejon dot partneritet në atë që posedon, qofshin ata kujdestarë të saj-prindër, apo ata që e shoqërojnë në argëtim;

## Imitimi dhe kopjimi

Siç është e njohur tek të gjithë, në këtë fazë fëmijët në përgjithësi mundohen të imitojnë anëtarët e familjes



dhe sidomos të dy prindërit në të gjitha veprimet e tyre, si në të shprehur, në ushqim, në ecje, në bisedë etj.. Mu për këtë arsye nga prindërit kërkohet të jenë të vëmendshëm se ç'u servojnë konkretisht fëmijëve të tyre.[1] Është e njohur për të gjithë se femra që nga mosha e vogël kishte humbur imazhin në shoqëritë e hershme, përfshirë këtu edhe shoqërinë arabe gjatë periudhës së injorancës. Përshkallëzimi i kësaj dukurie sa shkonte e rritej, aq më tepër djalli i aftësonte se si të vepronin, prandaj fillimisht u mbjelli urrejtjen ndaj tyre. Këtë e vërteton edhe Kurani:''Kështu shumicës së idhujtarëve, idhujt ua hijeshuan atyre mbytjen e fëmijëve të vet...''. (El En'am, 137). Kishte prej tyre që e dëshironin vdekjen e bijës së tyre më shumë se jetën e saj, edhe nëse martohej dhe përfitonin nga mehri-dhurata e martesës së saj. Nëse ndokujt i lindte vajzë, të tjerët i ngushëllonin prindërit e saj duke u thënë: Zoti ju mbrojt nga ky turp, ju ndihmoftë për sigurimin e ushqimit të saj, e shoqëroftë varri".[2] Këtë ngjarje e përshkruan Kurani kështu: (Shih:En-Nahl, 58-59) Kurani famëlartë përshkruan gjendjen konkrete të familjarëve se si arabët bëheshin pesimistë në jetë kur merrnin lajmin për lindjen e vajzës. Këtë e konsideronin, me plot kuptimin e fjalës, një katastrofë të paevitueshme. Burrat izoloheshin nga tubimet masive, nuk u përgjigjeshin thirrjeve gjatë ftesave, u ngushtohej gjoksi, e tërë kjo nga frika se do të pyeteshin nga të pranishmit për lindjen e vajzës.

Në Kaptinën En-Nahl Allahu xh.sh. tregon qartë ur-

rejtjen e arabëve ndaj foshnjave femra. Ata pohonin se ato janë të Allahut (i Madhëruar qoftë Allahu nga fjalët e tyre), kurse djemtë i konsideronin të tyre. [3]Mirëpo këtë ua demanton Allahu xh.sh: (Shih:En-Nahl, 62).

Kjo gjendje i shtynte arabët në periudhën e injorancës që të ndiqnin rrugën e vrasjes së foshnjave femra. Njofton Zemahsheriu për formën e ekzekutimit që u bënin bijave të tyre e thotë: Kur dikujt i lindte fëmija vajzë, nëse dëshironte ta mbante, e vishte me rroba të bukura nga leshi i kafshëve dhe kujdesej për të. Kurse ata që donin ta mbytnin, e linin derisa të mbushte gjashtë vjeç, pastaj i thoshin nënës së saj ta pastronte e ta zbukuronte të bijën se do të shkonin me të tek të afërmit e saj. Qysh më parë ai kishte përgatitur gropën për të në shkretëtirë dhe, kur mbërrinte te gropa, i thoshte: Shikoje atë e pastaj e shtynte nga prapa, i hidhte dheun përmbi derisa të rrafshohej me tokën. [4] S'ka mëdyshje se vetëm të dëgjosh për këso veprimesh është rrëqethëse, e jo më të përjetosh një tragjedi të tillë. Por edhe bija që i shpëtonte vdekjes, vazhdimisht ishte e preokupuar mos vallë një ditë do të likuidohej nga babai ashtu sikurse motra e saj. E mos pyet për vajzën që po priste të ekzekutohej, e shkreta ishte e lidhur fort për t'ëmën e gjorë Sa i mbushte gjashtë vjeç, e ëma dhe e bija prisnin çastin kur do të merrej vendimi i ekzekutimit.

Këto janë momente tronditëse për njeriun. Bëhet fjalë për një veprim që prapa lë trauma psikofizike, të cilat ia humbin shpresat njeriut për jetë, sa të mbetet pa ndjenja. Kjo, përveç të tjerash, vë në pah zemërngurtësinë e arabëve në atë periudhë, që ishte rezultat i largimit nga mësimet hyjnore të trashëguara nga profetët e mëparshëm.

Kështu ka vazhduar kjo gjendje për një kohë të gjatë, derisa erdhi drita e njerëzimit-Islami për ta shpëtuar botën mbarë nga tmerret dhe dhuna. Nuk duhet harruar se kishte nga arabët e asaj kohe që nuk i vrisnin foshnjat femra, i nderonin dhe i çmonin, siç ishte Zejd b. Amër b. Nufejl. Tregon Esma b. Ebi Bekër (Allahu qoftë i kënaqur me ta) e thotë: "E kam parë Zejd b. Amër b. Nufejlin duke qëndruar në këmbë, i mbështetur për Qabe, që thoshte: O Kurejshitë, për Allahun askush nga ju nuk ka ngelur në fenë e Ibrahimit përveç meje. Ai I linte të jetonin foshnjat femra, u thoshte atyre burrave, që donin t'i vrisnin bijat e tyre: Mos e vrit atë, unë do të kujdesem për të. E marrte vajzën dhe, kur rritej, i thoshte babit të saj: "Nëse do, ta kthej vajzën tënde, nëse jo unë vazhdoj përkujdesjen për të". [5]

E tërë kjo urrejtje ndaj femrës në periudhën para Shpalljes së fundit, që i shtynte t'i ekzekutonin vajzat për së gjalli, kishte disa shkaqe:

### Frika nga varfëria dhe mjerimi

Siç është e njohur, arabët jetonin në shkretëtira, përballeshin me kriza të mëdha ekonomike, ushqeheshin me gjëra jo të shëndetshme. Nga kjo gjendje kishte të tillë që i urrenin femrat të cilat u bënin konkurrencë në ushqime. Këtë gjendje të tyre e vërteton edhe Kur'ani. Thotë Allahu xh.sh: "...(Shih:El En'am, 151 dhe El Isra'ë, 31). Mu për këtë arsye Muhamedi a.s. e konsideroi një nga mëkatet më të mëdha mbytjen e fëmijës nga frika e pamundësisë për ta ushqyer. Siç transmeton Ibn Mes'udi r.a. kur thotë: E pyeta të Dërguarin a.s. të Allahut: Cili është mëkati më i madh? Më tha: "Ti bësh shok Zotit përderisa Ai të ka krijuar". Thashë: Vërtet kjo është gjë e madhe. Po pastaj cili mëkat? Tha: "Ta mbysësh fëmijën tënd nga frika se do të ushqehet së bashku me ty". Thashë: Po pastaj cili mëkat? Tha: "Të bësh imoralitet me gruan e fqinjit tënd mik". (Buhariu / 4207, Muslimi / 86.)

### Frika nga skllavëria

Arabët para Shpalljes së fundit ishin një popull që vazhdimisht hapnin fronte të reja lufte. Meshkujt, si zakonisht, merrnin pjesë në luftë - zatën për këtë dhe trashëgonin, kurse femrat kryesisht merreshin me punë të shtëpisë, si dhe përkujdeseshin për bagëtinë, punonin si baresha. Nga kjo rezultonte që ndonjëra nga të binte në duar të armikut, e të qëndronte atje si skllave. Kjo ishte gjëja më e rëndë për ta, konsiderohej turp dhe poshtërim i skajshëm. Thuhet se i pari që mori rrugën e varrosjes së femrave për së gjalli, ishte Kajs bin Asimi, mbas një mosmarrëveshje që kishte ndodhur në mes fisit Temim dhe Numan bin El-Mundhirit lidhur me pagesën e një takse që nuk e kryente fisi Temim. Atyre ua mësyu vëllai i tij Rejan bin el-Mundhir, i cili u rrëmbeu bagëtinë dhe i skllavëroi familjen. Fisi Temim dërgoi tek ta njerëz që kërkuan lirimin e grave të tyre. Numani tha: Secila grua ka të drejtë të zgjedhë – të kthehet në familje apo të qëndrojë te pronari i saj-që e ka skllavëruar. Të gjitha femrat u kthyen në familjet e tyre me përjashtim të vajzës së Kajs bin Asimit, e cila zgjodhi të qëndronte te Amër ibn Elmushemrexh. Kajsi u zotua se, nëse do t'i lindte ndonjë vajzë, do ta mbyste dhe kjo ndodhi. [6] Mirëpo këtë qëndrim të tyre Allahu xh.sh. e mposhti duke thënë: (Shih:El En'am, 140). Edhe pse të tjerët pohojnë se fisi i parë që ka filluar ekzekutimin e vajzave për së gjalli, ishte fisi err-Rrebia;

### Frika nga humbja e vlerave familjare

Arabët në periudhën e injorancës krijuan bindjen se, nëse kryefamiljari vdes, femra nuk do të mund t'u rezistojë ballafaqimeve dhe krizave ekonomike, kështu që detyrohet t'u nënshtrohet të tjerëve, apo ta skllavërojnë atë, e këtë nuk mund ta duronin dot të afërmit e saj.

Nga tërë kjo sa u tha më lart, mund të përfundojmë që femrës në të kaluarën e hershme, që nga lindja e saj, i

kanosej rreziku i ekzekutimit. Ardhja e Islamit jo vetëm që parandaloi këtë dukuri të hidhur, por u angazhua që asaj t'i kthente dinjitetin njerëzor në familje, shoqëri dhe kudo, duke u përkujdesur për ndjenjat e saj që nga fëmijëria. Lindja e vajzës pritet me gëzim e harmoni në familjen islame, njësoj si dhe e djalit. Ardhja e saj ndriçon familjen, sjell gëzim, i bën të qeshura fytyra e prindërve, ngase është krijesë e Zotit sikurse djali. Asaj i kryhen ceremonitë e lindjes njëlloj si vëllait të saj, duke filluar nga thirrja e ezanit në veshin e djathtë e ikametit në të majtin, i vihet emir nga më të bukurit, i kryhet ceremonia e therjes së kafshës në shenjë mirënjohjeje ndaj Zotit për lindjen e saj-akika, etj..

Urrejtja ndaj femrës nuk ishte vetëm tek arabët, ishte e njohur tek të gjitha shoqëritë e hershme, diku më shumë e diku më pak. Kjo dukuri njihej edhe në vendet evropiane, siç theksohet, të krishterët e konsideronin femrën si portë të ferrit, si nëna e të gjitha sëmundjeve njerëzore, dhe ajo duhet të jetojë e turpshme për shkak të gjinisë së saj, ajo është shkaktarja e gabimit të Ademit a.s. etj.. Lidhur me këtë, studiuesi nga Danimarka, Wieth Kondsern pohon: "Gjatë mesjetës përkujdesja ndaj femrës evropiane ishte tepër minimale, si rezultat i pasimit të mësimeve katolike, të cilat femrën e konsideronin të kategorisë së dytë". [7] Kjo i kishte shtyrë shumë nga priftërinjtë të dyshonin rreth qenies së femrës, përveç të tjerash: a është femra krijesë me shpirt apo jo, siç kishte ndodhur në shekullin e pestë. Po ashtu në vitin 586 në Francë u qe mbajtur një samit kushtuar gruas, ku, veç të tjerash, ishte diskutuar - a konsiderohet femra qenie njerëzore apo jo?. [8]

Ky veprim makabër po ndodh edhe në kohën tonë në shumë vende të botës, sidomos në disa shtete që shquhen për qytetërim e kulturë, siç është India, p.sh., njofton organizata për përkujdesjen e fëmijëve e Kombeve të Bashkuara UNICEF se fenomeni i mbytjes së fëmijëve femra është evident në shumicën e fshatrave indiane, që arrin numrin 600 mijë fshatra, ku jetojnë 70% të banorëve. Ky fenomen realizohet më së shumti përmes abortimit të foshnjave, nga 8000 foshnja të abortuara, 7997 kanë qenë femra. 4000 abortime kanë ndodhur vetëm në Bombei. E përafërt më këtë është edhe gjendja në Kinë, ku qeveria nuk lejon të kenë çiftet më shumë se një fëmijë, prandaj fëmija më i padëshiruar atje është vajza; edhe në qytete ajo vritet përmes abortit ende pa lindur, ndërsa në shumë zona rurale, ku nuk ka arritur aparatura-sunar, ajo vritet pas lindjes. [9] Kjo dukuri është shtrirë edhe në shumë shtete të tjera kudo në botë.

Feja Islame ka ardhur për të gjallëruar jetën njerëzimit, për të lumturuar jetën e tyre, duke i kthyer njeriut imazhin që kishte humbur për një kohë të gjatë, prandaj dhe vendosi që maksima që do ta shoqërojë, të jetë: Paqja shpëtimi, jetëgjallëria. Duke u mbështetur mbi këtë koncept, feja Islame mbytjen e femrave për së gjalli e konsideron krim, prandaj nuk ka qëndruar indiferente ndaj kësaj tragjedie që nga koha e ndalimit të kësaj vepre. Kurani në mënyrë eksplicite qartëson gjendjen e atyre që shkaktuan këtë krim – në Ditën e Gjykimit. Thotë Allahu xh.sh: (Shih:Et-Tekvir, 8-9). Mesazhi në këtë citat u drejtohet vajzave të mbytura pafajësisht nga paganët. Ato pyesin se çfarë mëkati kishin bërë që i kishin futur në dhe për së gjalli. Ky mesazh njëkohësisht është kërcënim për mbytësit, sepse është çasti që ato ta marrin hakun e tyre, e të ndëshkohet krimineli për vepër. Dita e Gjykimit është momenti kur secili do të ballafaqohet me Drejtësinë absolute.[10] Meqë fëmijët janë të pafajshëm, Ditën e Gjykimit vërtetohet pafajësia e tyre. Lidhur me këtë, ka njoftuar edhe Muhamedi a.s. duke thënë: "Pejgamberi është në Xhenet, shehidi-dëshmori është në Xhenet, foshnja është në Xhenet, fëmija femër e mbytur për së gjalli është në Xhenet" (Ahmedi / 20583).[11]

Për ta nderuar femrën, feja Islame vendosi normën fetare për shpagim të këtij mëkati nga ata që kishin kryer këtë krim, e më pastaj u penduan. Shpagimi, sipas normës islame, ishte lirimi i një skllavi-robi për çdo vajzë të mbytur, apo dhurimi në formë lëmoshe i një deveje për çdo vajzë të mbytur. Kështu i urdhëroi Muhamedi a.s. të vepronin ata që kishin shkaktuar këtë mëkat. "Rrëfen Halifete bin Husejn: Erdhi Kajs ibn Asimi tek i Dërguari a.s. i Allahut dhe i tha: O i Dërguar i Allahut, unë kam varrosur për së gjalli gjatë injorancës, dymbëdhjetë a trembëdhjetë vajza. I tha: Liro aq skllevër sa ke mbytur prej tyre". (Bejhakiu / 16425). Në një transmetim tjetër Umer ibn Hatabi r.a. rrëfen: Erdhi Kajs bin Asim et-Temimi tek i Dërguari a.s. i Allahut dhe i tha: Unë kam varrosur tetë vajza për së gjalli gjatë injorancës. I tha Pejgamberi a.s: "Liro për secilën nga një skllav". I thashë: Unë kam deve. I Më tha: "Dhuro për secilën prej tyre nga një deve". (Taberaniu / 863, Bejhakiu / 16424 dhe Bezari / 238).

1) Meha Jusuf Xharallah elhasen elXharallah, Inajetul Kur'ani ve es-suneti bi meshari elmer'eti.Bot.1, 1429 / 2008.Dar ibn Hazm, f.43. 2) Dr.Neval bint Abdulaziz Elid, hukuk elmer'eti fi dev'ë es-suneti en-nebevijeti.bot I-1427 / 206.Xhaizet Najif bin Abdulaziz alsaud elalemije, f.35. 3) Muhamed bin Xherir et-Taberi, Xhamia elbejan fi te'vil elKur'an, dar elfikr Bejrut-1405h, v.14, f.126. 4) El-Imam Ebi el-Kasim Xharullah ez-Zemahsher, elkeshaf, da elkutub elilmije-Bejrut, 1400h-1980, v.4, f.780. 5) Sahih el-Buhari, kitab menakib el-Ensar, bab:hadith Zejd b Amër b Nufejl, h / 3828. 6) Elimam Ebi elAbas Muhamed bin Jezid elMuberrid, el-Kamil, Muessesetu err-RRisale, v.I, f.288. 7) Dr.Mahmud Abdulaziz Halife, elhukuk es-sijasije lilmer'eti fi elislam, f.24, viti 2004. 8) Mr Sadat Rrustemi, ahkam elmuslimat fi dijar gajr elislam, f.256.Kajro 1429-2008. 9) Inajet elKur'ni ve suneh bimeshir elmer'eti, f60, dhe :Mekanetul mer'ti fi el-Kur'ani elKerimi ve es-Suneti es-sahihati.Dr.Muha, ed Beltaxhi, bot.I, 1420-2000, f.83-84.

**Prof. Dr. Norman Stone**
Universiteti Bilkent/Ankara

# Një anglez për pavarësinë e Shqipërisë

**Kur më 1915 në Gelibollu të Turqisë stagnoi ushtria angleze, vetëm dy prej tyre e kuptuan se ky ishte një gabim dhe rrëfyen për fitoren e turqve. Njëri nga ata ishte Charles Doughty-Wylie, i cili njihej si talent dhe ekspert për ndërmjetësim, që për vite të tëra i njihte turqit dhe që ishte aktivist dhe veprimtar i grupit Hëna e Kuqe (Hilal-i Ahmer) gjatë Luftërave Ballkanike më 1912, kurse tjetri ishte deputeti i Parlamentit anglez Aubery Herbert.**




Aubrey Herbert njihte gjuhët turke dhe arabe aq mirë dhe në atë masë, saqë ka arritur të lidhte armëpushimin për varrimin e të vdekurve në Gelibollu, dhe, kur më 1916 pas një disfate në vendin e quajtur Kûtu'l-Amare dhe pasi që një numër i madh i ushtarëve anglezë qenë zënë robër, të krijonte mundësinë për negociata në mes palëve, të cilat parashtronin kushtet që kishin.

Njohja e tij me komandantin e njohur Osman Halil Pasha, datonte qysh më herët, para fillimit të luftës. Por gjëja kryesore që Herberti i dhuroi historisë, është ajo se Herbert ishte themeluesi i Shqipërisë, e cila e fitoi Pavarësinë gjatë Luftërave Ballkanike, dhe ishte qëndrimi i tij trimëror dhe fisnik në këtë skenë.

Shqipëria ishte vendi më i dobët, i sapo themeluar gjatë Luftërave Ballkanike, kështu që grekët apo serbët e kishin shumë të lehtë ta eliminonin atë dhe t'ia bashkonin vendit të tyre. Aubrey Herbert orvatej që këtë çështje t'ua paraqiste shteteve të mëdha, dhe sidomos për të fituar simpatinë nga Anglia. Në fakt, kur iu ofrua mundësia dhe oferta që të merrte udhëheqjen e Shqipërisë, ai, me arsyen se nuk mund t'i plotësonte nevojat materiale, e refuzoi këtë gjë dhe u tërhoq. Shqipëria kishte shumë telashe, po edhe shumë njerëz të mprehtë, mirëpo ata nuk kishin dëshirë të paguanin taksat dhe, në këtë mënyrë, mbreti i zgjedhur duhet ta bënte vetë këtë, nga xhepi i tij.

Kur shikojmë të kaluarën e Aubrey Herbert-it, nuk mund të gjejmë në asnjë pikë tjetër një propozim të këtillë karrieriste. Aubrey Herbert ishte një anglez me rrënjë dhe vinte nga një familje e pasur dhe e rëndësishme angleze. Ai kishte kaluar me një sukses të lartë standardin Eton dhe Oxfordin në kohën e tij. Vëllai i tij ishte Lord Caernarvon, i cili kishte financuar zbulimin dhe nxjerrjen e Tutankamoneve prej një varri të thellë dhe të fshehur në Piramidat egjiptiane. Ai në të njëjtën kohë kishte imunitet të madh edhe në krijimin e lidhjeve me të tjerë. Kur ishte në moshën 25 vjeç, ishte caktuar si zëvendës i atasheut në Ambasadën Angleze në Stamboll. Në kuadër të kësaj detyre ai arriti të shëtiste dhe të vizitonte Perandorinë Osmane nga të katër anët. Gjëja kryesore që e bëri që ai të ishte në planin paraprak, ishte fakti që ua mbante anën turqve.

## Një anglez i mahnitur nga Islami

Në fakt, për vitin 1906 kjo nuk llogaritej një gjë e çuditshme. Qëndrimi i të zgjedhurve anglezë kundrejt Perandorisë Osmane, ishte bërë pjesërisht për arsye të interpretimit të informacioneve negative nëpër me-



die rreth Abdylhamidit II dhe një arsye tjetër ishte shkaku i grekëve, ngase ata kishin lidhje dhe raporte të fuqishme me Londrën, po me një vrull të madh mbronin interesat e tyre. Me të arritur viti 1911, që të gjithë ishin në pritje të shpartallimit të Shtetit Osman. Mirëpo, në dallim nga të tjerët, Herbert ishte dhe mendonte më ndryshe, prandaj kishte raporte shumë të mira me xhonturqit (përfshirë edhe Talat Pashën). Ai ushqehej vazhdimisht me ndjenjën për Islamin dhe mahnitej prej tij, sepse tashmë kishte parë forcën e Osmanëve.

Në të njëjtën kohë Herberti ishte edhe një atdhedashës. Edhe pse ishte me aftësi të kufizuara në të parë, ai u mundua të futej me çdo kusht në ushtri më 1914, për të shërbyer në batalionin e ushtarëve në Gelibollu. Arsyeja për vdekjen e tij ishte pikërisht problemi që kishte me sytë. Disa mjekë gabuan kur i thanë atij se, po t'i nxirrte dhëmbët, do t'i kthehej të parët, në vitin 1923. Ai veproi sipas këshillës së mjekut, i nxori të gjithë dhëmbët dhe, nga gjakderdhja që iu paraqit, ndërroi jetë në moshën 43 vjeç.

Herberti ka një vepër të rëndësishme biografike, në të cilën ka shkruar vetë kujtimet e tij; bëhet fjalë për librin e quajtur "Unë Vetë". Kjo ka një rëndësi të veçantë edhe në aspektin historik për informacione të ndryshme. Emri i tij doli në shesh dhe opinion gjatë viteve 1912-1913 në luftërat Ballkanike ku kishte dhënën një kontribut të veçantë.

Gjatë Periudhës së Perandorisë Osmane, ai në një masë të caktuar kishte njohur dhe shëtitur Shqipërinë, kishte mësuar gjuhën e këtyre trevave dhe kishte fituar një përparësi të madhe lidhur me ambiciet dhe mendimet e njerëzve të këtyre anëve. Kur më 1910 filloi reflektimi dhe kundërshtimi ndaj politikave të xhonturqve, në Shqipëri filloi të ndihej edhe fundi i administrimit osman.

Ishte shumë e vështirë që të mbahej edhe më tutje nën administrim një vend malor e kodrinor si Shqipëria, ku edhe raportet ndërfisnore ishin të çrregullta. Në këtë mënyrë filloi edhe koha e kryengritjeve të njerëzve që protestonin nëpër ato vende. Ky ishte një vend me shumë rëndësi, sepse ishte shumetnik që nga koha e Perandorisë Osmane. Shqipëria në atë kohë jetonte në paqe, porse më vonë u destabilizua. Si specifikë ishte që në vendet ballkanike nuk kishte aq shumë besime të ndryshme sikurse në shtetet e tjera. Mirëpo, përsëri flitej një gjuhë e ndryshme dhe, me dobësimin e Perandorisë, në një anë andej nga jugu deshën ta përvetësonin grekët, anën e veriut - Kosovën deshën ta merrnin serbët, kurse anën bregdetare drejt Shkodrës tentuan ta merrnin malazeztë.

Asokohe kishte me qindra e mijëra muslimanë emigrantë, që vinin nga Jugu i Ballkanit, të cilët largoheshin nga vendet e tyre me dhunë dhe nga shtypja e madhe. Kështu pra, po bëhej një spastrim etnik në Shqipëri.

Meqë Shqipëria është një pikë kritike për daljen në Detin Adriatik, këso here edhe Italia shprehu interesin e saj, prandaj qysh nga e kaluara kishin një lidhje të fortë (si fshatrat e Sicilisë me Shqiptarë). Kryengritja e Shqiptarëve më 1910 bëri që edhe Italia të vendoste të sulmonte Perandorinë Osmane dhe ky u bë një faktor përcaktues. Në fakt, ky sulm qe fillimi i Luftës së Parë Botërore. Në atë kohë Italia, Anglia dhe Franca deshën të bënin diçka në Afrikën Veriore, kështu që pushtuan Trablusin Perëndimor. Edhe nëse nga ana tokësore nuk arritën të përfitonin diçka, nga ana bregdetare ata treguan një performancë të madhe duke marrë 12 ishuj.

### Hero Kombëtar

Ky veprim i qiti në lëvizje shtetet ballkanike. Në muajin tetor të vitit 1912 grupet ushtarake, me të gjithë forcat e tyre, sulmuan Anadollin dhe vendet ballkanike, në një kohë kur Shteti Osman ishte në gjendje të dobët. Osmanët në këto zona ishin në gjendje të vështirë ushtarakisht dhe, për shkak të kësaj gjendjeje, ata pësuan disfatë. Më të hyrë të vitit 1913 shpërtheu një krizë. Bullgarët hynë në Stamboll, grekët morën Selanikun, kurse serbët dhe malazeztë atëherë më kishin okupuar Shqipërinë. Në kohën kur humbi stabiliteti, shtetet e mëdha vendosën të dërgonin përfaqësues dhe u tubuan në Londër me qëllim që të merrnin nën kontroll pasojat e luftës dhe të caktonin kufijtë e këtyre vendeve. Ishte shumë e lehtë që Shqipëria nën administrimit e Esat

Pashë Toptanit (shfrytëzues i rasteve), si vend i varfër, i vogël, kodrinor etj., të eliminohej nga të qenët shtet.

...më në fund, anglezët e kuptuan se Shqiptarët janë një komb dhe në anën tjetër me mbështetjen e Austrisë, e cila kishte frikë nga rritja e Serbisë, arritën ta shpëtonin një Shqipëri të vogël.

Pikërisht në këtë moment ndërhyri Aubrey Herbert. Ai krjoi një *House of Comons* dhe Komitet Ballkanik. Të gjithë ata që njihnin problemin e Qipros, si dhe njëzet vjet më parë ndodhitë e Bosnjës, do të kuptonin se Herhberti tash kishte dalë ballë për ballë kundër atyre. Grekët, serbët dhe disa simpatizues anglezë të tyre morën shkrime dhe botime artikujsh të shumtë dhe disa që ishin më të rëndësishme, i dërgonin nëpër gazeta më të famshme, në mënyrë që të arrinin suksesin e vet. Në mënyrë të theksuar Partia Liberale ishte pro këtyre gjërave, dhe në atë kohë kishte veprimtarë për lobimin armen.

Asokohe kishte me qindra e mijëra muslimanë emigrantë, që vinin nga Jugu i Ballkanit, të cilët largoheshin nga vendet e tyre me dhunë dhe nga shtypja e madhe (8 mijë prej tyre ishin prekur nga sëmundja e kolerës dhe ishin vendosur pranë xhamisë Ajasofija). Kështu pra, po bëhej një spastrim etnik në Shqipëri. Në atë kohë Shqiptarët nuk mund të gjenin një vend të përshtatshëm për të shfaqur kërkesat dhe nevojat e tyre, sepse kishin një qeveri shumë të dobët, që e patën themeluar me shumë vështirësi. Ishte i pamjaftueshëm përfaqësimi eminent për mbrojtjen e kërkesave të tyre.

Aubrey Herbert në atë kohë dërgoi një këshill të rëndësishëm dhe të shumëllojshëm në Londër. Në mesin e tyre ishte edhe Isa Boletini (një lider jo i pëlqyer), porse më vonë e shpëtoi Herbertin nga duart e banditëve dhe ata u bënë miq e shokë me të. Përfaqësuesit nuk dinin ndonjë gjuhë tjetër përveç një gjuhe - një frëngjishte të copëzuar. Mirëpo, në këto rrethana, Herberti mbrojti të drejtat e Shqiptarëve (që nga grekët dhe serbët akuzoheshin se kishin tradita të prapambetura, ishte popull primitiv, vrisnin meshkujt dhe I përdhunonin femrat ose i keqtrajtonin në mënyra të ndryshme) dhe ai, me një gjuhë të pastër, shfaqi realitetin e tyre.

Ai kishte një aleat shumë të zgjuar, që ishte zonja Edith Durham, e cila kishte bërë një jetë të përbashkët me fiset nëpër zona të larta rurale. Kjo e kishte mësuar shumë mirë se si do të mbrohej nga përfaqësuesit e Komitetit të Ballkanit në raste të tilla dhe sa ata të kishin frikë nga paraqitja e saj. Më në fund, përderisa po vendosej rreth kufijve të Shqipërisë, në atë tubim Shqipëria, në vend që të merrte pjesën e saj nacionale që i takonte, arriti ta merrte vetëm një të tretën e tyre.



Serbia zotëroi Kosovën dhe Maqedoninë, po ashtu Epirin që futën në vijën kufitare të tyre e ndanë me grekët. Malazeztë provuan të merrnin Shkodrën. Mirëpo, derisa, më në fund, anglezët e kuptuan se Shqiptarët janë një komb dhe në anën tjetër me mbështetjen e Austrisë, e cila kishte frikë nga rritja e Serbisë, arritën ta shpëtonin një Shqipëri të vogël.

E kaluara e këtij shteti nuk është e mbushur me ndodhi dhe kujtime të lumtura. Ky shtet, gjatë Luftës së Dytë Botërore u bë temë diskutimi e shteteve të tjera dhe mendohej se nevojitej ende kohë për të formuar një administrim edhe me të shëndoshë, për të ruajtur stabilitetin dhe paqen e këtij vendi. Pasurinë e Shqipërisë do ta mbronin vetëm Turqia dhe Italia, e cila kishte një protektorat jozyrtar, nga e kaluara. Edhe pse në ditët kur shteti pësoi nga periudha e komunizmit, nuk u përmend fare emri i Herbertit, tashmë ai kujtohet dhe njihet si një hero kombëtar i Shqipërisë. Aubrey Herbert ishte edhe si përkthyes i gjuhëve arabe dhe turke gjatë Luftës së 1915-ës në Çanakkala.

*Burimi:“Derin Tarih” nr. 7, Stamboll 2012.*
*Përshtati, Mr. Zymer Ramadani*

Isa Tërshani

# Fjala dhe pesha e saj

**Gjuha është prej të mirave më të mëdha të Allahut xh.sh. që i është dhënë njeriut. Ajo për nga vëllimi është shumë e vogël, por për nga nënshtrimi dhe mëkatimi, është gjithsesi e madhe, sepse dy gjëra të cilat janë të mëdha: besimi dhe mosbesimi, si e mira më e madhe dhe e keqja më e madhe, shprehen dhe manifestohen pikërisht nëpërmjet gjuhës.**

Gjuha është organ i vogël në trupin tonë, por ka rëndësi të veçantë në jetën tonë. Ajo është lajmëtarë i besimit a mosbesimit, i së vërtetës apo i së pavërtetës, së mirës apo së keqes. Ne për besimin e dikujt gjykojmë në bazë të shehadetit apo pranimit të Allahut xh.sh. për Zot, e për kufrin në bazë të mohimit të ekzistimit të Tij. Nuk ka asgjë në këtë botë për se nuk flet gjuha, qoftë e saktë apo e pasaktë, e vërtetuar apo e pavërtetuar, konstruktive apo destruktive, afirmative apo devalvuese.[1] Prandaj begatia e të shprehurit është prej dhuntive të mëdha që Allahu i Madhëruar i fali njeriut. Islami na e ka sqruar se shumë mirë si duhet ta shfrytëzojnë njerëzit këtë dhunti të çmuar, dhe si t'i bëjnë fjalët që flasin gjatë ditës. Allahu xh.sh., nëpërmjet kësaj feje, i edukon robërit e Vet që në jetën e tyre të zgjedhin gjithnjë vetëm atë që është më e mira. Këtu bëjnë pjesë, gjithsesi, fjalët, veprat, mendimet, qëndrimet, pamja etj.. Ajo që duhet ta preokupojë muslimanin, është fakti që prej tij duhet të burojnë vetëm të mirat. Në anën tjetër, fjalët janë ato që kanë ndikim të dukshëm në raportet në mes njerëzve në përgjithësi dhe për të cilat njeriu zakonisht merr më së tepërmi përgjegjësi. Në këtë rrafsh, udhëzimet islame janë shumë konkrete dhe precize. Allahu xh.sh. në Kuran thotë: "*Dhe njerëzve u thoni fjalë të mira*".[2] Ky ajet madhështor paraqet udhëzimin hyjnor për mënyrën se si duhet të flasë dhe të komunikojë muslimani me të tjerët. Komentatorët e Kuranit thonë se fjala "njerëzve", e përmendur në ajet, përfshin të gjithë njerëzit, pa dallim etnie, race apo përkatësie fetare. Pra, urdhri nënkupton se duhet t'u flasim mirë muslimanëve dhe jomuslimanëve, qofshin ata ithtarë të Librit, idhujtarë apo çfarëdo. Të gjithëve u takon që t'u drejtohemi me fjalë të mira, ngase të folurit është pasqyrim I brendësisë së atij që flet, pavarësisht se kujt i drejtohet.

Muhamedi, a.s, ishte shëmbëlltyra e fjalës dhe e sjelljes së mirë dhe qëndrimeve korrekte, njerëzve u drejtohej gjithnjë në mënyrën më të mirë. Edhe kur kishte të bënte me kundërshtarë të hapur, mohues të Fjalës së Allahut dhe armiq të përbetuar, ai megjithëkëtë, fliste mirë. Janë të njohura transmetimet që dëshmojnë se ai nuk e kishte zakon të shante, të fyente dhe as të mallkonte. Edhe në rastet më të vështira, kur e fyenin, e ofendonin ose e luftonin, ai fliste rrjedhshëm dhe fjalë të mira, duke kërkuar mëshirën e Allahut për ata që nuk dinë, e që konkretisht mund të ishin armiqtë e tij që i shkaktonin shumë shqetësime e telashe. Duke qenë se gjuha është ajo që duhet të shërbejë për të reflektuar ndjenjat e brendshme të njeriut, është shumë e logjikshme të përfundohet se fjala e mirë është lidhja më e fortë dhe më e mirë që mund të krijohet në mes njerëzve. Krejt pesha e imperativit islam, që muslimanët të jenë vëllezër, sikur vëllezërit e gjakut e edhe më shumë, gjithsesi reflektohet në rëndësinë e të folurit me muslimanët vetëm fjalë të mira. I Dërguari i Allahut, Muhamedi a.s., na ka mësuar që të folurit e muslimanit ka vetëm dy alternativa: Të fliten fjalë të mira, ose të heshtet.

Ebu Hurejre r.a. ka transmetuar se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush beson Allahun dhe Ditën e Gjykimit, le të flasë mirë ose le të heshtë".[3] Nga kjo thënie e Muhamedit a.s. kuptojmë se Zoti xh.sh. nuk e ka krijuar gjuhën në gojët tona për të folur shkel e shko, por për të folur fjalë të mira dhe për të dhënë mësime e udhëzime të dobishme. Zoti xh.sh. në Kuran thotë: "*Në shumë biseda të tyre të fshehta nuk ka kurrfarë dobie, përveç* (bisedës) *kush këshillon për lëmoshë, për ndonjë të mirë ose pajtim në mes njerëzve. E kush i bën këto duke pasur për qëllim vetëm kënaqësinë e Allahut, Ne do t'i japim më vonë* (në Botën tjetër) *shpërblim të madh*". (En-Nisa, 114.)

## Edukata në bisedë dhe sjellje

Feja Islame i ka dhënë rëndësi të madhe edukimit të besimtarëve për mënyrën e bisedës dhe të shprehjes. Fjalët e dala nga goja e njeriut dëftojnë se sa i mençur dhe sa është i edukuar me edukatë hyjnore është ai. Para se të flasë, njeriu duhet ta pyesë veten a duhet dhe a ka nevojë të flasë. Nëse është e nevojshme të flasë, atëherë le të shprehet dhe le të shfaqë mendimet e tij me fjalët të matura dhe më të mira, që kështu të mund



të ketë efektin e duhur dhe të ushtrojë ndikimin e vet. Sepse, organi që më së shumti shkakton komplikime në jetën e njeriut, është gjuha. Abdullah ibn Mesudi r.a. ka thënë: "Për Allahun, që nuk ka zot tjetër, nuk ka asgjë në sipërfaqe të Tokës, që të ketë nevojë për një burgosje afatgjatë, më shumë se gjuha".[5] Njeriu që flet shumë dhe pa kontroll, do të gabojë, sepse nuk ka kohë të mendojë dhe do të bjerë në situata të vështira, kur nuk mund të dalë dhe të shpëtojë lehtë e pa mëkate.

Kjo është më se e vërtetë, ngase një fjalë e gojës mund të shkaktojë aq shumë pasoja, saqë njeriu të pendohet gjatë gjithë jetës së tij për fjalën e thënë pa vend. Muhamedi a.s. ka thënë: "Nuk drejtohet besimi i një njeriu pa u drejtuar zemra e tij, dhe nuk drejtohet zemra e tij, pa u drejtuar gjuha e tij".[6]

E mjeti i parë që të ofron në këtë drejtim, është të heqësh dorë nga gjërat që nuk të përkasin dhe të mos ndërhysh ku nuk të pyesin. Largimi nga bisedat e kota është prej bazave të suksesit në jetë, dhe këtë e ka përmendur Kurani në mes dy parimeve të Fesë Islame: Namazit dhe Zekatit: "*Është e sigurt se kanë shpëtuar besimtarët: Ata të cilët janë të përulur dhe të kujdesshëm gjatë faljes së namazit, dhe ata të cilët i shmangen së kotës* (fjalë a punë). *Dhe ata që e japin zekatin rregullisht*". (El Mu'minun, 1-4)

Erdhi një burrë tek Pejgamberi a.s. dhe i tha: "O i dërguar i Allahut! Më trego një vepër të mirë, që t'i përkushtohem totalisht". Muhamedi a.s. iu përgjigj: "Thuaj:"Zoti im është Allahu dhe qëndro në rrugë të drejtë". Burri e pyeti: "Cila është ajo gjë së cilës duhet t'i druhem, o i dërguar i Allahut?" Muhamedi a.s. e nxori gjuhën, e kapi me dorë dhe i tha: "Kësaj duhet t'i druhesh më së shumti".[7] Një burrë tjetër erdhi tek Pejgamberi a.s. dhe e pyeti: "O i dërguar i Allahut? Si të shpëtoj në dynja dhe në Ahiret?" Muhamedi a.s. iu përgjigj: "Kape me dorë gjuhën dhe mos e lër të dërdëllisë! Bëji vetes vend në shtëpinë tënde dhe vajto për gjynahet e tua!"[8]

Besimi në Zotin dhe Botën tjetër janë gjëra që i përkasin zemrës, por që tregues kanë gjuhën. Është gjuha ajo që e vërteton besimin e vërtetë në Zotin dhe në Botën tjetër. Gjuha është pasqyra e zemrës së njeriut. Ajo nuk mund të flasë veçse atë që gjendet në zemër. Nëse dëshiron t'i dish lidhjet e tua me Zotin, shih se çfarë flet gjuha jote gjatë gjithë ditës. Imam Shafiu ka thënë: "Kur dikush dëshiron të flasë, le të mendojë mirë para se ta thotë fjalën, nëse është e dobishme ajo që ka dashur ta thotë, le ta thotë, e nëse nuk është, është më mirë të heshtë".[9] Se sa mund të jetë dëmi nga fjala e thënë, nëse me të vërtetë nuk kujdesemi kur themi diçka, këtë e ilustron më së miri hadithi në vazhdim, të cilin Ebu Hurejre r.a. e transmeton nga Pejgamberi a.s.: "Njeriu nganjëherë e thotë ndonjë fjalë së cilës nuk i kushton rëndësi dhe, për shkak të saj, do të bjerë në zjarr aq thellë, sa është distanca ndërmjet lindjes e perëndimit". [10] Ky burrë që thotë një fjalë të cilës nuk i kushton vëmendje, mund të shajë dikë, mund të përgojojë dikë tjetër, mund të merret me nderin e një gruaje, etj..

**A e kupton tani sa e rrezikshme është gjuha?**

Muadh ibn Xhebeli erdhi tek Pejgamberi a.s. dhe i tha: "O i dërguar i Allahut! Më trego për një vepër që më afron me Xhenetin dhe më largon nga Xhehenemi!" Pejgamberi a.s. iu përgjigj: "Më ke pyetur për një çështje të madhe, por që është e lehtë për atë të cilit ia ka lehtësuar Zoti. Të adhurosh Zotin dhe të mos i bësh rivalë, të falësh namazin, të agjërosh Ramazanin, të japësh zekatin dhe të kryesh Haxhin". Pejgamberi a.s. e donte shumë Muadhin dhe më pas i tha: "O Muadh! A të të flas për dyert e mirësisë?" Muadhi i përgjigjet: "Po, o i dërguar i Allahut". Pejgamberi a.s. i tha: "Agjërimi është mburojë, lëmosha shuan zemërimin e Zotit ashtu siç shuan uji zjarrin, namazi në mesin e natës, dhe lexoi: "*I heqin trupat e tyre prej dyshekëve, duke e lutur Zotin e tyre nga frika dhe nga shpresa dhe nga ajo që Ne ua kemi dhënë* (pasuria) *atyre, ata japin*". (Es Sexhde, 16)

Më pas e pyeti Muadhin: "O Muadh! A të ta tregoj cila është koka e gjithçkaje?" Muadhi iu përgjigj: "Po, o i dërguar i Allahut". Pejgamberi a.s i tha: "Koka e

gjithçkaje është Islami, shtylla që e mban atë, është namazi dhe maja më e lartë është xhihadi”. Pas gjithë kësaj, Pejgamberi a.s. e pa në sy Muadhin dhe i tha: “Tash, a të ta përmbledh gjithçka që përmendëm?” Muadhi u përgjigj: “Po, o i dërguar i Allahut”. Muhamedi a.s., duke kapur gjuhën me gishta, i tha: “Frenoje këtë! Kush e kontrollon gjuhën e tij, ka kontrolluar dhe ka poseduar çdo të mirë dhe është udhëzuar drejt çdo të mire”. Gjuha është krijuar që të flasë dhe, nëse e frenon nga të folurit gjëra të kota, ajo do të orientohet drejt gjërave të dobishme. Nëse nuk do të flasë haram, do të flasë hallall, kujtimin e Zotit, ftesën për leximin e Kuranit etj.. Kur Muadhi e dëgjoi këshillën për ta frenuar gjuhën, u habit dhe e pyeti: “O i dërguari i Zotit! A thua, do të japim llogari edhe për atë që flasim?” Pejgamberi a.s. mori pamje serioze dhe iu përgjigj: “E çfarë tjetër i tërheq njerëzit për hunde në Xhehenem, përveç asaj që korrin me gjuhët e tyre”?![11]

Thotë Zoti në Kuran: “*…dhe, për çdo fjalë që ai thotë, ka pranë vetes një mbikëqyrës të gatshëm* (për ta shënuar atë)”. (Kaf, 18)

Secili prej nesh ka në anën e djathtë një melek, që i shënon veprat e mira, dhe një tjetër në anën e majtë, që i shënon veprat e liga.

Shtrohet pyetja:

Si nuk të vjen turp nga këta dy melekë, teksa vepron gjynahe, o vëlla?

A të ndodh që ta përmbash veten ndërkohë që dëshiron t’i bërtasësh gruas, nga frika se mos të dëgjon komshiu? Pse qenka komshiu më i rëndësishëm se dy melekët?

Pse nuk të vjen zor nga dy melekët, o i nderuar, teksa merresh me thashetheme me të tjerët?

Si nuk i vjen turp nga melekët atij që flet fjalë banale me shokët dhe shoqet?

Nëse çdo ditë flasim një mijë fjalë, vallë sa prej tyre vihen në peshoren e fjalëve të mira, e sa në peshoren e fjalëve të liga dhe sa të tjera janë të padobishme? Muhamedi a.s. thotë: “Rrëshqitja e gjuhës është më e dëmshme se rrëshqitja e këmbës”.

1) Dr. Shefik Kurdiq, Gjuha shpatë me dy teha. Shkup, 2008. 2) Sherif Ahmeti. Kur’ani, Përkthim me komentim në gjuhën shqipe. El Bekare, 83. 3) Imam Neveviu, Ruajtja e gjuhës. 2004. Prishtinë.f.6. (Transmetuar nga Buhariu) 4)Muhamed Gazali, Karakteri i muslimanit.Shkup 2001.f.82. (trs.Taberaniu). 5) Po aty.f.84. Transmeton Ahmedi. 6) Imam Neveviu, Ruajtja e gjuhës. 2004. Prishtinë.f.8. transmeton. Tirmidhiu dhe Ahmedi Sahih. 7) Po aty.Sahih. Ahmedi 8) Dr. Shefik Kurdiq, Gjuha shpatë me dy teha. Shkup, 2008.f.10. 9) Po aty. Shënon Buhariu. 10) Po aty. Shënon Tirmidhiu.




Mr. sc. Samir B. AHMETI

# 47. SUDANI

TË DHËNA STATISTIKORE (1):

* Emri ndërkombëtar në anglisht: Republic of Sudan.

* Emri zyrtar: Republika e Sudanit.

* Sistemi i Qeverisjes: Republikan.

* Sipërfaqja: 1,886,068 km².

* Numri i banorëve: 30.894.000 (i kontestuar) (2008).

* Dendësia: 16.4 (banorë në 1 km²).

* Feja: Muslimanë 96%, të krishterë 4%.

* Kryeqyteti: Khartoum (Kartum; konsiderohet qyteti më i madh i vendit).

* Qytete të tjera: Omdurman, Khartoum Bahri, Nyala, Port-Sudan, Kassala, Ubayyid, Kosti, Wad Madani, Qadarif, Fashir etj..

* Grupet etnike: arabë 70%, etni të ndryshme, si □set: Fur, Bexha dhe Nuba 30%.

* Gjuhët kryesore: arabe (gjuhë zyrtare), nubane, bexhane, fure, angleze dhe dialekte □snore.

* Njësia monetare: Dinari sudanez (1.00 SDG = 0.164632 EUR).

* Data e pavarësisë: më 1 janar 1956 (nga Britania e Madhe)

* Festë Kombëtare: 1 janar (Dita e Pavarësisë).

### Pozita gjeografike

Republika e Sudanit, njëri ndër shtetet e Afrikës, shtrihet në pjesën veri-lindore të kontinentit dhe llogaritet nga shtetet më të mëdha për nga sipërfaqja në Afrikë, përkatësisht i treti, pas Algjerisë dhe Republikës Demokratike të Kongos, dhe po ashtu i treti ndër shtetet arabe, pas Arabisë Saudite dhe Algjerisë, sikurse është në të njëjtën i gjashti në mesin e dhjetë shteteve me hapësirën (territoriale) më të madhe në botë. Republika e Sudanit nga veriu kufizohet me Egjiptin me një gjatësi deri 1275 km, nga perëndimi me Libinë - në një gjatësi prej 383 km, me Çadin - me një gjatësi deri 1360 km dhe me Republikën e Afrikës Qendrore - me një gjatësi prej 175 km; nga jugu me Sudanin e Jugut - në një gjatësi prej 2184 km; nga lindja me Etiopinë - me një gjatësi deri 769 km dhe me Eritrenë - në një gjatësi prej 605 km.. Fusha bregdetare shtrihet rreth 853 km. Për nga hapësira ujore vendi në lindje ka Detin e Kuq. Veriu i vendit bën pjesë në Shkretëtirën e Libisë, në lindje të vendit shtrihet Shkretëtira malore e Nuba's, kurse në mes të dy shkretëtirave gjendet lugina e ngushtë e Nilit. Ndërkaq, në pjesën qendrore të vendit ka rajone të shumta pjellore, ka fusha, kullota dhe pyje. Në jug të vendit toka është e pasur dhe atje bien të reshura të mëdha shiu.[2]

Në Sudan mbizotëron klimë tropikale, e cila karakterizohet kryesisht nga temperatura të larta gjatë tërë vitit. Kjo klimë tropikale në vend sillet nga klima shumë e thatë - në veriun e largët, e gjer në gjysmë-lagështi në jug, mandej në shkretëtirë dhe në gjysmë-shkretëtirë në veri – krahinat veriore, veriu i Kurdufanit dhe veriu i Darfurit – dhe me shi në pjesën qendrore dhe në jug të vendit. Gjithashtu, shumica e tokës së vendit është prej fushash të rrafshëta, me zona të larta në lindje dhe me një varg malesh Nuba dhe me malet Marra në perëndim. Temperaturat më të larta në vend arrijnë gjatë verës, kryesisht nga muaji mars deri në tetor; në muajt maj e qershor temperaturat arrijnë më shumë se 42.90 gradë C në veri, dhe rreth 34 gradë në jug të Sudanit. Gjatë verës, temperaturat bien kryesisht në muajt korrik e gusht prej 5-8 më pak gradë se ato që u përmendën më sipër, për shkak të shiut. Gjatë dimrit, nga nëntori e deri në mars temperaturat bien, kryesisht arrijnë shkallën më të ulët në dhjetor e janar, kur temperaturat në veri bien deri në 15.9 dhe në jug deri në 28.8 gradëC.[3]

Khartoum (Kartumi): Kryeqyteti i Sudanit, si qyteti më i madh i vendit ndodhet në qendër të vendit, përkatësisht në pikëtakimin në mes Nilit të Bardhë dhe Nilit të Kaltër. Këtë qytet e kishte themeluar Muhamed



Bey Ed-defter Dari, bashkëshorti i bijës së Muhamed Ali Pashës në vitin 1821. Më vonë qyteti u zhvillua si kryeqytet i territorit të Sudanit. Pas një kohe, Kartumi ra nën pushtimin britanik me pjesën tjetër të Egjiptit. Qyteti i shkatërruar, më pastaj ra në duart e forcave të Muhamed Mehdiut (më 26 janar vitit 1885). Mirëpo, më 2 shtator 1898 Ummu Durmani – pjesë e kryeqytetit – qe bërë fushëbetejë e përgjakshme, gjatë së cilës triumfuan forcat britanike ndaj forcave të Muhamed Mehdiut, të cilat e mbronin qytetin. Më vonë, në vitin 1899, Kartumi u bë kryeqyteti i Sudanit anglo-egjiptian. Me pavarësimin e Sudanit nga Britania në vitin 1956, Kartumi u bë kryeqyteti i shtetit të ri. Tash numri i banorëve të këtij qyteti është deri afërsisht 2.207.794 banorë (sipas vlerësimeve statistikore të vitit 2005).[4]

### Përhapja e fesë islame në sudan

Feja Islame në Sudan hyri pas pajtimit në mes mbretit të Nuba's dhe ushtrisë islame të udhëhequr nga sahabiu i njohur Abdullah ibn Sa'd ibn Ebi Serehu r.a., në vitin 31 h / 652 m, kur, përmes marrëdhënieve paqësore, Islami dhe gjuha e Kuranit u përhapën në Sudan dhe më gjerë. Kurse, për sa i përket dukurisë së përhapjes së Fesë Islame në Sudan dhe gjetiu, paraprakisht duhet ditur se, fakti për të cilin pajtohen studimet historike rreth realitetit të përhapjes së Fesë Islame kudo, është që Islami nuk është përhapur përveçse përmes mjeteve paqësore dhe me anë të thirrjes islame, në shumicën dërrmuese të vendeve në botë. Ndër rajonet më të famshme ku u aplikua thirrja paqësore e modelit të vërtetë për përhapjen e Islamit, ku u shfaq edhe aftësia e muslimanëve për të përhapur besimin e tyre me anë të bindjes, argumentimit dhe trajtimit

të mirë, - është Afrika, apo vendi që është i njohur si Jugu i Shkretëtirës, i cili sot quhet Sudan. Tregtia e karvanëve dhe dijetarët kanë luajtur një rol të madh në përhapjen e Islamit në rajonet sudaneze, ku fushatat tregtare nga muslimanët dëshmuan ndershmërinë dhe trajtimin e mirë si nxitëse për mundësinë e përhapjes së besimit islam. Studimet historike kanë treguar për rolin e madh që luajtën dijetarët muslimanë në përhapjen e Islamit në perëndim të Sudanit. Ndërsa në eliminimin e paganizmit, në një anë, dhe për kontributin rreth formimit të shteteve islame në këto rajone, në anën tjetër, ka luajtur rol të madh shteti i Murabitëve (447-539 h / 1056-1147 m), prandaj prijësve të këtij dhe të shteteve të tjera islame u takon merita e madhe në forcimin e shtyllave të Islamit, në rrënjosjen e parimeve të tij dhe për kujdesin e veçantë të tyre në kryerjen e këtij amaneti në të gjitha ato vende, ku ata kishin shtrirë sundimin e tyre. Përgjatë atyre shekujve rrodhën edhe migrimet e fiseve arabe në drejtim të Sudanit, nga veriu përmes Egjiptit, nga lindja përmes Hixhazit, nga perëndimi përmes Magrebit. Meqë arabët, me rastin e migrimit të tyre në Sudan gjetën një klimë të ngjashme me klimën e Gadishullit Arabik, u vendosën aty. Migrimi arab dhe lidhjet kulturore e tregtare që e shoqëruan atë, patën një ndikim të madh në përhapjen e Islamit në Sudan, ku banorët përqafuan Islamin me vetëdëshirë. Me përhapjen e Islamit në Sudan, u hapeshin edhe dyert për shtrirjen e Kulturës Islame dhe të pedagogëve muslimanë në ato hapësira, shumica e të cilëve vinin nga Egjipti, Hixhazi dhe Magrebi. Këta njerëz (dijetarë e pedagogë), do të jepnin një kontribut të pasur në rrënjosjen e rregullave të Islamit në Sudan.[5]

### Historia e sudanit

Në periudhën nga viti 600 para erës sonë e deri në vitin 350 të erës sonë, ka qenë Perandoria Nuba që kishte nën sundim jugun e Egjiptit dhe veriun e Sudanit, që për kryeqytet kishte Denkale'n – njëri prej vendeve sudaneze. Ndërkaq, në shekullin VI-të banorët e këtyre rajoneve e pranuan Krishterimin kiptas. Më vonë, në vitin 1820, Muhamed Ali Pasha nga Egjipti dërgoi një ushtri nën komandën e të birit të tij, Ismailit, për të pushtuar Sudanin, të cilin do ta fuste nën kontrollin e tij. Pastaj, në vitin 1881, u ngrit revolucioni popullor në Sudan nën udhëheqjen e Muhamed Ahmed El Mehdiut, i cili mori Kartumin, kurse në vitin 1898 prijësi ushtarak anglez Kitchener, udhëhoqi sulmin anglo-egjptian kundër revolucionit Mehdian në Sudan, dhe në betejën e njohur në Ummu Durman, pas rënies dëshmorë të 22.000 sudanezëve, 22.000 të plagosurve dhe 5.000 të zënëve robër, u shuajt përfundimisht revolucioni i Muhamed Mehdiut. Në vitin 1899 Sudani u bë një shtet, të cilin e sundonin dy shtete – Anglia dhe Egjipti –, të cilat këtë sundim e përforcuan me lidhjen e një marrëveshjeje egjiptiane-angleze në vitin 1936. Mirëpo në vitin 1951 Parlamenti egjiptian anuloi të dy marrëveshjet me Anglinë të viteve 1899 e 1936, por, megjithatë, në vitin 1953, Egjipti dhe Anglia u pajtuan që Sudanit t'i jepej autonomia dhe po atë vit u zgjodh Parlamenti kombëtar sudanez, përkatësisht në dhjetor të vitit 1953 u formua Qeveria sudaneze. Më pastaj, të dy shtetet – Egjipti dhe Anglia – u pajtuan që populli sudanez të mbante një referendum nëse preferonin pavarësinë e vendit apo bashkimin me Egjiptin. Përmes këtij referendum, populli sudanez dëshmoi se dëshironte pavarësinë e vendit nga Egjipti e Anglia, dhe kështu, më 1 janar 1956, u shpall pavarësia e Sudanit.

### Gjendja ekonomike

Sudani është një vend me burime të mëdha dhe të pasura natyrore, të cilat ofrojnë kushte të përshtatshme për bujqësi (tokat bujqësore), blegtori, pylltari, minerale dhe, po ashtu edhe për peshkimin. Sudani varet kryesisht nga bujqësia (80% mbështetet në aktivitetet bujqësore të popullsisë) dhe nga industria, sidomos industria e përpunimit dhe prodhimit të lëndës që ofron bujqësia. Pra, bujqësia në vend përfaqëson sektorin kryesor të ekonomisë sudaneze, ngase shumica e eksporteve sudaneze përbëhet nga prodhimet bujqësore dhe industriale, të tilla si: pambuku, farat e vajit, mishi etj., si dhe nga perimet dhe frutat që eksportohen drejt shteteve afrikane dhe arabe. Bujqësia në vend kontribuon rreth 34% në prodhimin e përgjithshëm të vendit. Sektori i blegtorisë zë vendin e dytë në ekonominë sudaneze, nga rëndësia ekonomike, kur dihet se Sudani ka më shumë se 130 milionë krerë bagëti. Më tutje, Kartumi ka më shumë se një milionë krerë bagëti, krahas pasurisë dhe të ardhurave nga peshkimi në ujërat e ëmbla dhe të Detit të Kuq. Krahas industrisë së përpunimit të prodhimeve bujqësore, sikur u theksua, ka një zhvillim të mirë edhe industria e tekstilit, sheqerit dhe e vajrave.[7]

1)Vladimir Zoto Enciklopedi gjeografike e botës, f. 217, 218. Dasara, 2007, Tiranë. Amir B. Ahmeti; Atlas i Botës Islame f. 82, 83. Logos-a, 2009, Shkup. Muhammed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f. 90. Mektebetul Adab, 1428 h, Kajro.www.moqatel.com. 2) Muhammed Atris, Ibid.f.90. 3) www.sudanway.sd 4) www.marefa.org. 5) www.alamatonline.net. 6) Muhammed Atris; f. 91. 7) kareama.com

Mahmud AbdulKader Arnauti

# Sekretari i Përgjithshëm i Vakëfeve i Kuvajtit në një vizitë historike në Kosovë



Me ftesë të Myftiut të Republikës së Kosovës - Mr. Naim ef. Tërnavës, më 03.10.2013, arriti në Prishtinë prof. Dr. Abdul Muhsin El-Kharafij, Sekretar i Përgjithshëm i Sekretariatit të Përgjithshëm të Vakëfeve Kuvajtiane. Gjatë vizitës së tij triditore, ai u takua me Myftiun Tërnava disa herë në prani të disa ndihmësve dhe këshilltarëve të tij.
Ditën e parë të vizitës së tij ai vizitoi Fakultetin e Studimeve Islame të Prishtinës, kryeqytetit të vendit- ku u takua me Dekanin e Fakultetit Prof. Dr. Qazim Qazimi, me anëtarët e Këshillit Mësimor dhe menaxhmentin e Fakultetit. Ai bëri një vizitë në tërë objektin e Fakultetit dhe, tek po vizitonte klasat e Fakultetit, ai zhvilloi biseda me disa studentë, e më pastaj mbajti një ligjëratë në sallën e Fakultetit, ku ishin të pranishëm edhe shumë profesorë dhe studentë të Fakultetit. Në këtë ligjëratë Profesori foli rreth rolit qytetërues të Sekretariatit të Përgjithshëm të Vakëfeve Kuvajtiane në një numër të madh Shtetesh Islame dhe rreth aktiviteteve të tij në mbështetje të dijes, të të mësuarit dhe çështjeve vakëfnore në Shtetet Islame për një periudhë më të gjatë se një çerek shekulli. Gjatë ditës së dytë të vizitës së tij, Prof. El-Kharafij vizitoi medresenë e mesme "Alauddin", që është shkolla e mesme fetare e vetme në Kosovë dhe ka dy degë të saj në qytetet Prizren dhe Gjilan (me paralelet e djemve dhe të vajzave). Ai përcolli nga afër procesin e mësimit në Medrese, bisedoi me shumë nxënës e nxënëse dhe i dëgjoi hallet e tyre duke i premtuar atyre përkrahje maksimale në një të ardhme të afërt. Më pastaj prof. El-Kharafij vizitoi selinë e Bibliotekës së Bashkësisë Islame të Kosovës, ku u prit nga myftiu i Kosovës, drejtori i Bibliotekës, një numër i këshilltarëve të Myftiut dhe disa nëpunës të Bibliotekës. Me këtë rast Prof. El-Kharafij shfletoi një numër të madh dhe të vlefshëm të dorëshkrimeve dhe botimeve arabe që posedon kjo bibliotekë që nga periudha Osmane, e cila ka qëndruar për më shumë se 500 vjet. Ai u mahnit nga ato dorëshkrime të shkencave të ndryshme, dëgjoi me vëmendje drejtorin e Bibliotekës, i cili i sqaronte atij në mënyrë të detajuar rreth dorëshkrimeve dhe botimeve të vlefshme arabe, historia e të cilave daton që nga periudha Osmane. Ai u mahnit gjithashtu edhe nga Mus'hafet me ar dhe u gëzua shumë kur pa librin "Indeksi i dorëshkrimeve arabe të ruajtura në Bibliotekën e Meshihatit Islam në Kosovë", të cilin e ka përgatitur drejtori i Bibliotekës dhe që është botuar në dy vëllime, vitin e kaluar. Në shoqërim të Profesorit ishin edhe prof. Mensur Halid El-Kasamij, drejtor i sektorit për studime dhe marrëdhënie me jashtë në kuadër të Sekretariatit të Përgjithshëm për çështje të Vakëfeve në Kuvajt, dhe drejtori i Komitet të Përbashkët Kuvajtian me seli në Kosovë.

Prof. El-Kharafij namazin e xhumasë e fali në njërën nga xhamitë e Prishtinës dhe më pastaj vizitoi qytetin e Gjilanit dhe të Gjakovës, ku vizitoi disa xhami e shkolla dhe, së bashku me Myftiun, bënë hapjen solemne të kopshtit (çerdhes) të fëmijëve, të cilën e kishte financuar Sekretariati i Përgjithshëm i Çështjeve Vakëfnore të Kuvajtit. Ai gjithashtu u takua edhe me disa përgjegjës të disa Qendrave Kulturore Islame në Kosovë dhe dëgjoi hallet e telashet e tyre. Profesori i nderuar u largua nga Aeroporti i Kosovës ditën e shtunë, më 05.10.2013, i përcjellë në të njëjtën mënyrë siç edhe ishte pritur me një respekt dhe nderim të veçantë.

*(Përktheu nga gjuha arabe Vedat Shabani)*

Dr. Jusuf El-Kardavi

## Porosi rinisë muslimane në mërgim*

# Rinia e bartë misionin e Islamit

**Të rinjtë kanë qenë gjithmonë bartësit e thirrjeve të të Dërguarve të Allahut xh.sh.. Shokët e Pejgamberit a.s. kanë qenë të rinj. Më i moshuari prej tyre ishte Ebu Bekri r.a., i cili, kur e pranoi Islamin, ishte në moshën 38 vjeç. Në mesin e tyre ka pasur edhe të rinj që nuk kishin mbushur as dhjetë vjeç, si Ali ibn Ebu Talibi r.a..**

Ishin të rinjtë ata që e mbështetën dhe e ndihmuan Islamin, e përkrahën Pejgamberin a.s. dhe qëndronin pranë tij kundër atyre pleqve që nuk dëshironin të braktisnin rrugën që kishin ndjekur të parët e tyre. Prandaj, nuk është çudi që në ditët e sotme që e gjejmë se shumica e atyre që e bartin misionin e Islamit, të jenë të ri.

Përgjegjësitë dhe detyrimet e muslimanit të mërguar

Rinisë muslimane në mërgim i takojnë disa përgjegjësi dhe detyrime:

### 1- Mbrojtja e identitetit musliman

Përgjegjësia dhe detyrimi i parë është që të vazhdojnë ta mbrojnë identitetin e tyre musliman.

O musliman mërgimtar, ruaje ekzistencën tënde islame dhe ki kujdes që të mos shkrihesh në këtë shoqëri e ta humbësh veten dhe ta dëmtosh ekzistencën tënde.

Çfarë vlefte ka, nëse merr ndonjë titull shkencor, e i humb shkallët e larta tek Allahu xh.sh.? Çfarë vlefte ka, nëse siguron dynjanë, kurse e humb fenë, ashtu siç kanë bërë disa njerëz në këtë vend dhe në vende të tjera: ata kanë fituar dhe kanë mbledhur pasuri, po e kanë humbur veten?! Ç'është vlefta e tërë kësaj?

Këto nuk kanë kurrfarë vlefte nëse nuk e mbron identitetin tënd islam: duke u falur, duke e dhënë zekatin, duke agjëruar, duke hequr dorë nga të ndaluarat (haramet), .. duke u kujdesur për fenë tënde, kudo që të jesh.

Allahu adhurohet në çdo vend: "Frikësoju Allahut kudo që të jesh". (Tirmidhiu nga Ebu Dherri r.a. dhe Muadh ibën Xhebeli r.a.). Kjo është porosia e Pejgamberit a.s. për ty, o musliman, kudo që të jesh: në Lindje a në Perëndim, në Amerikë apo në Evropë, në Japoni apo në Rusi, në Afrikë apo në Australi.

Të jetosh me Islamin duke u krenuar me kryelartësi për të, duke e ngritur kokën tënde, sepse Allahu të ka nderuar me Islam. Mos e fsheh që je musliman!

### 2- Mbrojtja e familjes dhe e pasardhësve

Nuk kërkohet ta mbrosh identitetin tënd musliman vetëm për vete, por, nëse je i martuar, duhet ta mbrosh identitetin edhe të familjes sate. Mbroje dhe ki kujdes për Islamin dhe identitetin e gruas sate e të fëmijëve të tu, nëse ke fëmijë. Mos lejo që fëmijët e tu të asimilohen e të treten në shoqëri, ashtu siç tretet akulli nën rrezet e diellit. Allahu xh.sh. thotë: "*O ju që besuat, ruani veten dhe familjet tuaja nga zjarri, lënda djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët*" (Et-Tahrim, 6).

Disa njerëz më patën thënë: Ne këtu (në mërgatë) nuk mund të jetojmë me Islam, e as t'i edukojmë fëmijët tanë sipas Islamit. U thashë atyre: Nëse është kështu, atëherë kthehuni andej prej nga keni ardhur. Prej nesër ose që sot merrni udhën e kthimit, e mos qëndroni në një vend ku nuk mund të ruani prej zjarrit veten dhe familjet tuaja.

E keni obligim ta mbroni identitetin tuaj islam duke u krenuar me të, siç ka thënë Allahu xh.sh.: "*E kush flet më bukur se ai që i fton njerëzit në rrugën e Allahut, bën vepra të mira dhe thotë: Unë, me të vërtetë jam prej muslimanëve*"? (Fussilet, 33), pra, e thotë me lavdërim, me madhështi dhe me krenari se ai është prej muslimanëve. Nuk mburret që është arab apo joarab, mirëpo mburret me atributin: se ai është prej muslimanëve.

### Thirrja në Islam

Detyrë jotja, o vëlla musliman dhe o mërgimtar i ri, është që në këto vende të thërrasësh (të tjerë) në Islam, të jetosh thirrës për këtë fe. Mos mendo se thirrja për Islamin është e kufizuar vetëm për hoxhallarët, dijetarët, mendimtarët apo shkrimtarët. Jo, çdo musliman është thirrës dhe misionar i fesë së tij. Kushdo që pason Muhamedin a.s., u përket thirrësve (misionarëve). Çdonjëri thërret për Islam sipas mundësive të tij: dikush thërret duke shkruar libër, dikush duke ligjëruar, dikush duke predikuar, dikush me fjalë të mira, dikush me shembull të mirë, e dikush duke vizituar shokun e vet.



Çdo musliman thërret për Islam ashtu siç mundet. Me rëndësi është që ta bartë elanin e thirrësit-misionarit, dhe të dijë se është përgjegjës për përhapjen dhe komunikimin e misionit islam, duke i ngjarë Pejgamberit a.s..

O muslimanë, është turp për ne që për çdo filozofi, fe e lëvizje të ekzistojnë misionarë, ndihmës, pasues e mbrojtës që përpiqen t'i përhapin idetë e tyre, t'i ndërtojnë e t'i lartësojnë fjalët e tyre, kurse Islami të mos gjejë në mesin e bijve të tij kush ta mbrojë, ta ndihmojë e t'ua komunikojë njerëzve. Jo, nuk na lejohet kjo.

Kam lexuar sesi një njeri e kishte studiuar Islamin dhe kishte lexuar për të, e pastaj e kishte thënë këtë fjalë: "Sa fe e bukur qenka kjo, sikur të kishte burra!"

Dëshirojmë të kemi burra si as'habët për Islamin, dëshirojmë as'habë të rinj që e bartin bindjen dhe guximin e as'habëve, vendosmërinë dhe shpirtmirësinë e tyre.

E kush janë as'habët? Ata janë njerëz të ngjashëm me ne. Dallimi ndërmjet nesh dhe atyre është se ata janë rritur në politeizëm e injorancë të çiltër, ndërsa ne jemi rritur në shoqëri islame. Obligim yni është që t'i imitojmë ata, t'u ngjajmë atyre, dhe sërish ta ndihmojmë Islamin, e ndoshta do të kemi shpërblim më shumë se kanë pasur shumë nga as'habët, edhe pse s'e kemi pasur fatin ta shihnim të Dërguarin e Allahut xh.sh. ashtu siç kanë qenë të nderuar ata që e kaë parë, dhe ndoshta kjo do të na bëjë dobi.

O djalosh i ri musliman, obligimi yt është që ta ruash identitetin tënd dhe të familjes sate, e kjo nuk mjafton, por në vete patjetër duhet ta bartësh davetin-thirrjen. Motoja e muslimanit është: "Përmirësoje veten dhe thirri të tjerët". Muslimanit nuk i lejohet të veprojë vepra të mira e ta lërë thirrjen në rrugën e Allahut.

O musliman, obligim yti është që ta bartësh Islamin, ta bartësh këtë fe, këtë mision, të thërrasësh dhe të jetosh për të, të jesh i lumtur për bartjen e tij, të ndiesh se je prej udhëheqësve të mirë dhe bartësve të ndriçimit hyjnor, të gjesh kënaqësi e lumturi në të si asnjëherë më parë.

## Interesimi dhe kujdesi për çështjet e muslimanëve

Vëlla imi, ti që jeton në mërgim, obligimi yt është që të mos vetmohesh nga vëllezërit e tu muslimanë në të gjitha vendet islame. Obligimi yt është që të jesh në kontakt me ta, të jetosh me shqetësimet e tyre, të jetosh me problemet e tyre, sepse: "Ai që nuk interesohet për çështjen e muslimanëve, nuk është prej nesh (prej Ymetit islam)". (Taberaniu nga Hudhejfe ibn Jemani r.a.).

"*Në të vërtetë, besimtarët janë vëllezër*" (El-Huxhurat,10). Ku është vëllazërimi islam dhe ku është lidhja e besimit, nëse çdonjëri prej nesh jeton vetëm për veten?

Kolonizatorët e krishterë-komunistë kanë dëshiruar ta çajnë Ymetin islam, ta copëtojnë pjesë-pjesë, në mënyrë që të mos e ndiejnë njëra -tjetrën, e as të mos i dhimbsen njëra-tjetrës. Kanë dëshiruar t'i ngjallin fanatizmat kombëtare dhe popullore, në mënyrë që çdonjëri të thotë: atdheu im apo kombi im. Dikush thërret për kombësinë arabe, dikush tjetër për atë turane, e tjetri për indiane, etj.. Jo, kombësia e muslimanit është Islami. Islami është grumbullues i muslimanëve.

Muslimanët janë një ymet. Ymeti ynë është ymet i vetëm, një kible kemi, një Libër kemi, Një Zot kemi, një të Dërguar kemi, një besim kemi, një Sheriat kemi, atëherë pra, nuk lejohet kurrë që të griset / të përçahet ky Ymet: "Shembulli i besimtarëve në dashuri, mëshirim dhe butësi (reciproke) është sikurse shembulli i trupit; nëse ankon një gjymtyrë, i tërë trupi ankon nga pagjumësia dhe ethet". (Ahmedi, Buhariu dhe Muslimi nga Nu'man ibn Beshiri r.a.).

Në këtë mënyrë duhet të jetojmë me vëllezërit tanë në çdo vend, të mos i lëmë pas dore e as t'i harrojmë ata, sepse ne jemi një ymet.

Kështu kanë jetuar muslimanët në kohët e para, dhe kështu duhet të jetojmë. Nuk duhet t'u dorëzohemi e as t'u nënshtrohemi këtyre rrymave të brendshme dhe ideve të importuara, të cilat dëshirojnë të na ndajnë në grupe e të na shqyejnë e copëtojnë, që më pastaj t'u lehtësohet asgjësimi ynë.

### Puna kolektive për Islamin

Obligimi ynë është që ta dimë se ne nuk mund ta mbrojmë identitetin tonë dhe të familjeve tona, as të kryejmë thirrjen tonë, e as t'u ndihmojmë vëllezërve tanë, nëse çdonjëri nesh jeton për vetveten, i pavarur dhe i veçuar prej të tjerëve, punon vetë. Jo, nuk mund të punosh vetë, e as mund ta mbrosh vetë Islamin tënd, se do të të gëlltitë rryma e do të të hedhë në këtë det të madh, do të jesh i tretur (i asimiluar) e i zhdukur.

Mirëpo, do të mund t mbrosh fenë tënde, fenë e familjes sate dhe të fëmijëve të tu, do të mund të thërrasësh për Islam dhe t'u ndihmosh vëllezërve të tu vetëm nëse dorën tënde e vë mbi duart e vëllezërve të tu: "(Allahu) Tha: *Ne do të të forcojmë ty me vëllanë tënd*" (El-Kasas, 35).

Njeriu është i vogël (i dobët, i pavlerë) kur është I vetëm, ndërsa i madh (i fortë, me vlerë) kur është me vëllezërit dhe shoqërinë e tij.Shoqëria është forcë e nënshtrimit, mburojë nga mëkatet, mundësi për ballafaqimin me armikun dhe mundësi për zgjidhjen e problemeve.Ti je i dobët kur të jesh i vetëm, mirëpo me vëllezërit e tu je i fortë. Djalli është ujk i njeriut, e ujku i ha delet e ndara nga tufa. Ki kujdes e mos u bëj si delja e ndarë nga tufa, mos u largo nga turma dhe shoqëria, e të gëlltitesh e të asgjësohesh.

### Qëndro me shoqërinë, përpiqu të jesh me vëllezërit e tu.

Po sikur të mos vinin tekstet kuranore e të na urdhëronin për bashkim e lidhje, dhe që: "Besimtari për besimtarin është sikur një ndërtesë, tullat e së cilës mbajnë njëra-tjetrën" (Buhariu, Muslimi, Tirmidhiu dhe Nesaiu nga Ebu Musa El-Eshariu r.a.), do të na detyronin interesi dhe nevoja që të jetojmë së bashku dhe të mos jetojë ndonjëri prej nesh veçmas, sepse armiqtë tanë nuk punojnë veçmas, po punojnë në grupe dhe në mënyrë kolektive.Nëse nuk e marrim për mik njëri-tjetrin, ashtu siç bëjnë jobesimtarët, nëse nuk ndihmojmë njëri-tjetrin, nëse nuk grumbullohemi njëri me tjetrin, do të bëhet trazirë dhe rrëmujë e madhe në tokë, sepse do të ndodhë bashkimi në anën e jobesimtarëve, e ndarja në anën e Islamit.

Vëllezër të dashur, këto janë porositë e mia për ju që jeni në mërgim.

Obligim yni është të ruajmë Islamin tonë, identitetin tonë islam, të fortë e të ngurtë, që nuk asimilohet, as tretet e as harrohet.

Detyrë jona është që kësaj shoqërie t'ia bartim thirrjen në Islam: vetave tona, vëllezërve tanë muslimanë që jetojnë këtu, çfarëdo qofshin kombësitë e tyre, madje edhe vetë shoqërisë amerikane, sepse kjo shoqëri ka shumë nevojë për Islam. Jeni të detyruar që këtë Islam t'ua paraqitni njerëzve, ta ruani veten dhe t'i thirrni të tjerët. Të ndihmoheni ndërmjet veti e të bashkoheni, dhe të mos jetojë ndonjëri prej jush i vetëm e të humbasë në mes të kësaj shoqërie.

(Përktheu: Mr. Faruk Ukallo, (Burimi: "Predikimet e Shejh El-Kardavit", përgatitur nga Halid Essa'd, mektebetu vehbeh, Kajro, 2001, vëllimi IV, f. 214-227).

*Kjo ligjëratë është mbajtur në Kongresin e të rinjve muslimanë në Amerikë. Nuk dihet qyteti dhe koha e mbajtjes së saj (përkthyesi)



**Këshilli i Bashkësisë Islame në Han të Elezit Shpallë:**

# K O N K U R S

**Për plotësimin e vendeve të lira të punës:**

1. Kryeimam në KBI të Hanit të Elezit;
2. Imam, hatib dhe mual-lim në Xhaminë e Vjetër në Han të Elezit;
3. Arkëtar në KBI të Hanit të Elezit.

**Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:**

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia)
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit,
3. Të kenë aftësi komunikuese,
4. Të jenë të shëndoshë psiqikisht dhe fizikisht,
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre nëse paraprakisht kanë qenë në punë.
6. Për pozitën e kryeimamit, kandidati duhet të ketë së paku pesë (5) vjet përvojë pune në BIK-së.
7. Për pozitën e arkëtarit, kandidati duhet të ketë së paku tre (3) vjet përvojë pune në BIK-së.

**Dokumentet e nevojshme:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente

- Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
- Certifikata e lindjes,
- Certifikata shëndetësore (pasi të pranohet),
- Certifikata se nuk është nën hetime,
- Dëshmi mbi karakteristikat në punë,
- Deklaratë me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare,
- CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.

(të gjitha dokumentet të jenë origjinale).

*Vërejtje*

Dokumentet dorëzohen në zyrën e KBI-së të Hanit të Elezit

Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".



## 15 vjet pas masakrës së Reçakut

Nga 15 Janari i vitit 1999 kaluan 15 vjet, ndërsa ende është e freskët kujtesa për ngjarjen e dhimbshme që ndodhi në Reçak, po në këtë ditë Janari ku u vranë e u masakruan mbi 45 civil shqiptarë. Në mesin e tyre mbetën të vrarë edhe tetë ushtarë të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, në përpjekje për t`i mbrojtur civilët e pafajshëm. Masakra e Reçakut ktheu sytë e botës kah shqiptarët e Kosovës dhe gjenocidi që ushtronin forcat serbe mbi ta. Reçaku, atëbotë kishte zënë vend në mediet dhe kancelaritë e shteteve më me ndikim në botë. Ish Sekretarja e Shtetit, Medlin Olbrajt, e kishte dëgjuar lajmin dhe ishte zgjuar me ankth se ç'do t'i sillnin orët në vijim Kosovës. Ndërkaq, shefi i misionin të OSBE-së, Wiliam Woker, kishte shkuar në vendin e krimit shumë shpejt dhe kishte drejtuar gishtin nga lugina e masakrës, duke e përcaktuar krimin me tri fjalë: **krim kundër njerizimit**. Pas masakrës së Reçakut, rifilluam luftimet 48 orëshe mes UÇK-së dhe forcave serbe për marrjen e kufomave. Serbia donte t'i zhdukte gjurmët e krimit, por kjo tentativë e tyre dështoi. Bota e pa krimin. Për herë të parë nga skenat rrëqethëse dhe masakrat barbare që bënë forcat serbe në popullatën civile shqiptare, ishin tmerruar edhe misionarë dhe diplomatë të botës. Diplomacia botërore mobilizohet për Kosovën, ndërkaq Beogradi planifikonte të masakronte popullin shqiptar si shumë herë të tjera, fshehurazi syve të botës. Një gjë duhet ta potencojmë se kjo natë, 15 Janari 1999 ishte dita e 26-të e muajit Ramazan, ishte natë e madhe e Kadrit, dhe shumica e të rënëve gjatë kësaj dite kanë qenë agjërueshëm. Lirisht mundë të themi se martirët e Reçakut, vdekja i zuri në vend të shenjtë (në shtëpitë e tyre), në një natë të shenjtë (Natën e Kadrit) dhe në muajin e shenjtë – Ramazan. Në fund, e lusim Zotin e Madhëruar, që të gjithë ata, që, dhanë jetën për çlirimin e vendit, Allahu t'i shpërblejë me Xhenetin Firdevs.

*Isa Tërshani*





**Myftiu Tërnava merr pjesë në Stamboll në promovimit elektronik të Enciklopedisë Islame**

Më 25 janar Myftiu i Republikës së Kosovës, Mr.Naim ef. Tërnava morri pjesë në promovimit elektronik të Enciklopedisë Islame "1oo vite në shërbim të kulturës dhe civilizimit islam". Promovimi u mbajt në sallën e madhe "Halic kongre merkzi" në Stamboll. Organizatorë i këtij tubimi ishte Diyaneti i Republikës së Turqisë. Në këtë tubim morën pjesë kryetari i Dijanetit prof Dr.Mehmet Gormez, Kryeministri i Republikës së Turqisë Rexhep Tayyip Erdogan dhe shumë ministra e deputet të parlamentit të Turqisë. Poashtu në këtë promovim morën pjesë bashkësitë islame të rajonit dhe më gjerë. Myftiu i Republikës së Kosovës Mr.Naim ef. Tërnava kryesoi Delegacionin e Republikës së Kosovës i shoqëruar nga dekani i Fakultetit të Studimeve Islame Prof.Dr.Qazim Qazimi dhe Lutfi Balliku, kryetar i KBI të Prizrenit. Në këtë tubim u bë edhe dekorimi i dijetarëve islam, të cilët për tridhjetë vite me radhë kontribuuan në përpilimin e Enciklopedisë Islame, e cila sot numëron 44 vëllime. Pas këtij evenimenti Kryeministri i Republikës së Turqisë Rexhep Tayyip Erdogan takoi myftilerë të ardhur nga shumë shtete. Myftiu Tërnava poashtu u takua me shumë personalitete të jetës fetare e politike të Turqisë dhe pjesëmarrësve tjerë në këtë tubim. *(Lutfi Ballik)*

**Myftiu Tërnava vizitoi Komunitetin Mysliman të Shqipërisë dhe ambasadën e Arabisë Saudite, Katarit dhe Kuvajtit.**

Më 23 janar Myftiu i Republikës së Kosovës Mr. Naim ef. Tërnava vizitoi selin e Komunitetin Mysliman të Shqipërisë (KMSH). Gjatë vizitës Myftiu i Kosovës shoqërohej nga bashkëpunëtorët Besim Mehmeti dhe Fatmir Iljazi. Kjo vizitë vëllazërore vie në



vazhdën e ruajtjes dhe vazhdimit të frymës së bashkëpunimit të shkëlqyer në mes të dy Bashkësive Fetare. Myftiu Tërnava u prit nga nënkryetari i KMSH-së, z. Klodian Shehi, kancelari Ali Zaimi dhe të tjerë. Me këtë rast, Myftiu shprehu konsideratën e tij, për përkushtimin e thellë në punë, të udhëheqësve të këtij Komu-





niteti. Poashtu edhe zyrtarët e KMSH-së falënderuan Myftiun për vizitën dhe shprehën gatishmëri dhe përkushtimin e tyre për bashkëpunim mes dy bashkësive fetare. Poashtu Myftiu Tërnava gjatë qëndrimit në Tiranë vizitoi ambasadorin e Arabisë Saudite, z. Abdullah Abdulaziz Al Abdulkerim, atë të Katarit, z.Yusuf bin Hassen Al Saai, dhe ambasadorin e Kuvajtit, z. Najeeb Al Bader. Gjatë takimit, Myftiu falënderoi nikoqirët për përkrahjen e vazhdueshme të këtyre shteteve që po i bëjnë Republikës së Kosovës dhe qytetarëve të saj, në të gjitha fushat, qofshin ato ekonomike apo sociale, duke kërkuar në të njëjtën kohë që shtetet prej nga ata vijnë, të ushtrojnë ndikimin e tyre për lobim në Konferencën Islamike dhe Ligën Arabe tek ato shtete që akoma nuk e kanë njohur pavarësinë e Kosovës. Ndërkohë, Myftiu Tërnava, i njoftoi për aktivitetet e përgjithshme të BIK-së dhe rolin pozitiv të këtij institucioni në shtetndërtimin e Kosovës. Ambasadorët u shprehën të kënaqur me vizitën e Myftiut dhe shprehën fjalë miradije për kontributin dhe punën e palodhshme të Myftiut karshi qytetarëve të Kosovës në përgjithësi dhe besimtarëve në veçanti. Ata premtuan se do të vazhdojnë të përkrahin Republikën e Kosovës dhe institucionet e saj në arenën ndërkombëtare. Dy palët u dakorduan që të vazhdohet bashkëpunimit në nivel institucional dhe realizim të projekteve të ndryshme, me qëllim zhvillimin e infrastrukturës së BIK-së. Myftiu Tërnava poashtu ftoi ambasadorët që të vizitojnë Republikën e Kosovës. *(Fatmir Iljazi)*

### Shënohet ditëlindja e Muhamedit a.s. në Xhaminë e madhe në Prishtinë

Në kuadër të muajit të Mevludit, sot në xhaminë e Madhe në Prishtinë, u përkujtua personaliteti i pejgamberit të fundit, Muhamed Mustafasë, si i dërguar i Zotit, si mësues fetar, si reformator shoqëror, si prind e kryefamiljar i devotshëm, si burrështetas, mëshirë për botët, vulë e të gjithë pejgamberëve, pasqyrë e shembëlltyrës së lartë.

Masën e gjerë të popullit të mbledhur pas namazit të drekës, në emër të Këshillit të Bashkësisë Islame në Prishtinë, i përshëndeti dhe u dëshiroi mirëseardhje kryetari Bahri ef. Sejdiu, njëherë bashkorganizator i këtij evenimenti, me Kryesinë e BI të Kosovës.

Në këtë ditë të bukur dimri me diell, zemrat e besimtarëve u njomën me fjalët e zgjedhura të Myftiut Naim ef. Tërnava, i cili me një ligjëratë modeste edhe njëherë iu bëri të qartë prezantuesve dhe jo vetëm, se Allahu xh.sh. bëri detyrim respektin, dashurinë dhe pasimin e synetit të tij. "…. nuk ka ditë, datë, kohë, kalendar më me vlerë, më domethënës se dita e lindjes së tij. Prandaj dita më e dashur mbi sipërfaqen e tokës, për ymetin e Muhamedit a.s. do të jetë gjithherë dita e lindjes së tij. E si mos të jetë vallë e tillë, kur botën e kishte kapluar errësira, humbja, injoranca e dekadenca, e kishin kapluar veset e liga, në atë kohë kur njeriu e kishte humbur domethënien e të qenët njeri, deri sa erdhi shpëtimtari i njerëzimit, Muhamedi a.s. …." u shpreh ndër të tjera Myftiu Tërnava. Më tej, të pranishmit patën rastin të dëgjojnë pjesë nga mevludi dhe ilahi, të recituara nga veteranët prej imamëve dhe ata të rinjtë. Xhemati u ndanë të kënaqur me programin dhe uruan njëri tjetrin për shënimin e kësaj date historike.(*Fatmir Iljazi*)

### Myftiu Tërnava ngushëllon familjet e viktimave të masakrës së Reçakut

Pesëmbëdhjetë vjet pas masakrës së Reçakut, në komunën e Shtimes, familjarët e të rënëve për lirinë e këtij vendi, akoma vazhdojnë të ndjejnë dhembjen për më të dashurit e tyre. Si çdo herë tjetër, Myftiu Tërnava, edhe kësaj radhe, më 15 janar qëndroi pranë familjarëve, duke i ngushëlluar ata dhe duke u lutur për shpirtrat e qytetarëve të pafajshëm, të ekzekutuar në mënyrën më barbare nga dora kriminale serbe. Me këtë rast Myftiu Tërnava takoi edhe kryetarin e komunës së Shtimes, z. Naim Ismajli, me të cilin rikujtoi sakrificën e banorëve të kësaj ane, dhe ndikimin që kishte kjo ngjarje makabër në ndryshimin e rrjedhës së historisë së Kosovës dhe popullit të saj të nëpërkëmbur shekuj me radhë. "… ky rikujtim na bënë që t'mos





harrojmë asnjëherë të kaluarën, por njëkohësisht të punojmë për të ardhmen. Por sidoqoftë, e lusim Zotin që shpirtrat e tyre t'i ketë graduar me xhenet, dhe sigurisht se po, e neve t'na bëjë të forte që të vazhdojmë në përmbushjen dhe çuarjen në vend të amanetit të tyre."- tha Myftiu."Përfitoj nga rasti t'ju falënderoj edhe për bashkëpunimin konkret dhe të afërt që keni krijuar me Këshillin e bashkësisë Islame të komunës së Shtimes"- u shpreh më tutje Myftiu. Në Akademinë Përkujtimore në shënim të 15 vjetorit të masakrës së Reçakut, në Sallën e Kuqe në Prishtinë, ishte i pranishëm edhe Myftiu me bashkëpunëtorë.

### Muftiu Tërnava viziton kryetarin e komunës së Shtimes z. Naim Ismajlin

Më 15.01.2014 Myftiu Mr. Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë i shoqëruar me Kryetarin e KBI-së në Shtime Isa ef. Tërshani dhe anëtarët e Këshillit pasi vizituan kompleksin memorial të masakrës së Reçakut vizituan edhe kryetarin e Komunës së Shtimes z.Naim Ismajli. Me këtë rast Muftiu Tërnava i uroi kryetarit Ismajli rizgjedhjen, duke e lutur Zotin e Madhëruar që t'i dhurojë në radhë të parë shëndet, mirëqenie dhe punë të mbarë. "Njëherësh më lejoni t'ju falënderoj për punën dhe bashkëpunimin e mirë që e keni me KBI-në në Shtime. Jam mirënjohës për të gjitha ato që i keni bërë deri më tani e sidomos për parcelat e dhuruara si për xhami ashtu edhe për varreza, si dhe lehtësimin e rregullimit të dokumentacionit për objektet që do të ndërtohen shumë shpejtë, besoj me fillimin e pranverës do të fillohen punët. Kështu që KBI-së do të ia lehtësojë punën dhe do të krijohen mundësi për të mira material. Të mos harroj t'ju falënderoj edhe për marrëveshjen e shërbimeve të varrimit, që po kryhet nga Komuna e juaj" – u shpreh myftiu Tërnava. Kryetari, Ismajli e falënderoi Myftiun për vizitën e tij, e ndër të tjera tha: "Kjo vizitë është nder për mua dhe komunën, ne do të vazhdojmë dhe do ta thellojmë bashkëpunimin me KBI-në dhe besoj fuqishëm se do të jemi shembull për komunat tjera".

*(Isa Tërshani)*

### Myftiu Tërnava, homazhe në Kompleksin Memorial në Reçak

Vargu i gjatë i qytetarëve nga Shtimja dhe rrethina e saj, po edhe nga qytetet e tjera nga Kosova kishte filluar që nga ora 9 për t'u bërë nderime të rënëve në masakrën e Reçakut më 15 Janar 1999. Të heshtur e të pikëlluar njerëzit hynin në Kompleksin Memorial, duke kujtuar tmerrin e madh të këtij fshati që tmerroi jo vetëm Kosovën, po edhe tërë botën e civilizuar. Nga goja e tyre dilnin lutje e dua për të rënët, ndërsa familjarëve që rrinin pranë varreve të më të dashurve të tyre i ngushëllonin. Për të bërë dua dhe ngushëlluar familjarët erdhi edhe Myftiu i Republikës së Kosovës, Mr.Naim ef. Tërnava, i cili bëri homazhe në Kompleksin Memorial në Reçak, në përkujtim të viktimave të kësaj masakre, 15 vjet më parë, më 15 janar 1999. Gjatë homazheve, Myftiu u shoqërua nga përfaqësues të KBI-së në Shtime dhe disa imam.

### Në Shtime përkujtohet lindja e Muhamedit a.s.

Në kuadër të muajit të Mevludit, më 19.01.2014. në xhaminë e re në Shtime, u përkujtua personaliteti i pejgamberit të fundit, Muhamedit a.s., i dërguar i Zotit, si mësues fetar, si prind e kryefamiljar i devotshëm, mëshirë për botërat, vulë e të gjithë pejgamberëve, pasqyrë e shëmbëlltyrës së lartë njerëzore. Masën e gjerë të xhematit të mbledhur pas namazit të drekës, në emër të KBI-së në Shtime, i përshëndeti dhe u dëshiroi mirëseardhje Burim ef. Rexhaj i cili e ftoi imamin e xhamisë së re Skender ef. Baftiu ta këndoi një ashere. Xhematit të pranishëm iu drejtua kryetari I KBI-së Isa ef. Tërshani, i cili ndër të tjera tha:"Jemi tubuar sot këtu që të ndajmë disa qaste e të kujtojmë figurën më të ndritur të njerëzimit, të cilin Allahu i Madhëruar e dalloi dhe e gradoi mbi pejgamberët tjerë të cilin e dërgoj mëshirë për gjithë botërat. S`ka dyshim se ardhja e Muhamedit a.s., në këtë botë është për ngritjen e vlerave njerëzore, ku vet





Pejgamberi a.s. thotë:” *Jam dërguar t’i plotësoj velarat etiko morale*”., u shpreh ndër të tjera ef. Tërshani. Manifestimi vazhdoi me pjesë nga mevludi e me ilahi të kënduara nga imamët e kësaj komune. Në fund me lutjen e përbashkët manifestimin e përmbylli Burim ef. Rexhaj. (I.T.)

### Myftiu Tërnava viziton KBI e Istogut dhe Kuvendin Komunal

Në mbledhjen e rregullt të KBI të Istogut, në të cilën morri pjesë edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava me bashkëpunëtorë, u diskutuan çështje më rëndësi, ndër të cilat edhe infrastruktura e Këshillit përkatës dhe zhvillimi i jetës fetare në këtë komunë. MBledhja u mbajt më 20 janar.Me këtë rast, Myftiu Tërnava ndau eksperiencat dhe përvojat e tij, me anëtarët e KBI Istog, me qëllim avancimin e mëtutjeshëm të punës së këtij Këshilli.“Ne jemi këtu, nisur nga parimi i përgjegjësisë, obligimeve dhe detyrave që kemi ndaj fesë tonë dhe institucionit në të cilin veprojmë, pa ndonjë shtytje apo veprim të dhunshëm nga jashtë. Prandaj më e pakta që mund të bëjmë, është që secili nga ne t’i dijë përgjegjësitë e tija me të cilat është ngarkuar. Sigurisht se aty ku punohet, ka dobësi, por edhe sukseset janë evidente. Sukseset duhet të jenë shumë më të mëdha në raport me dobësitë apo lëshimet eventuale që mund të ndodhin gjatë punës sonë. Përgjegjësitë tona asnjëherë dhe për asnjë moment nuk guxojnë të jenë të lidhura me gjendjen tonë materiale. Prandaj paraprakisht nevojitet të shërojmë shpirtin tonë, zemrat dhe mendjen, që realisht të kuptojmë konceptin “iman” dhe të ecim përpara. Parakushte për punë keni, por ju duhet t’i krijoni kushtet. Infrastrukturën e keni, ashtu sikur edhe kuadrin, prandaj mos hezitoni të vazhdoni me këtë ritëm, pse jo edhe më tepër…” u shpreh Myftiu. Kryetari i Këshillit, Muhamet Lipaj dhe kryeimami Tahir Bekaj, dhanë një pasqyrë mbi punën e Këshillit në





përgjithësi.Myftiu Tërnava gjatë qëndrimit të tij në Istog, inspektoi edhe vazhdimin e punimeve në xhaminë e fshatit Trubuhoc, si dhe pati një vizitë me karakter urimi në Kuvendin e Istogut, ku takoi Kryetarin, z. Haki Rugova, të cilin e uroi dhe përgëzoi për mandatin e ri në krye të Komunës së Istogut. Kryetari Rugova dhe Myftiu, për pak çaste shpalosën dhe ri sollën para vetes memoaret e tyre nga vitet e nëntëdhjeta, kur bashkërisht bënin përpjekje, që në objektin e Medresesë “Alaudin” në Prishtinë, të konstituohej parlamenti i Republikës së Kosovës. “… sigurisht, ishte viti 1992. Ne jemi shumë krenar që patëm guximin, kurajën, dëshirën, motivin dhe vullnetin që të kontribuojmë nëpërmes atij vendi, për çështje të rëndësishme që lidheshin ngushtë me fatin e së ardhmes së vendit tonë”, tha Myftiu. Kryetari Rugova dhe Myftiu Tërnava u zotuan për bashkëpunim të mëtutjeshëm në mes të dy institucioneve. *(Fatmir Iljazi)*

### Podujeva përkujton figurën e Muhamedit a.s.

Organizuar nga KBI e Podujevës, në prani të shumë qytetarëve e xhematlinjëve, përfaqësuesit e KK të Podujevës, KFOR-it, shoqatave të dala nga lufta, përfaqësues të partive politike, Policisë së Kosovës më 25 janar është mbajtur një manifestim



kushtuar ditëlindjes së Muhamedit a.s. Në këtë ngjarje morën pjesë përfaqësues nga Kryesia e BIK, Ahmet Sadriu, Bahri Sejdiu dhe Fatmir Iljazi. Një fjalë rasti mbajti Kryetari i KBI të Podujevës Bekim im ef. Jashari, i cili pos tjerash tha se sot po përkujtojmë figurën më të ndritur të njerëzimit, e cila lindi në agimin e hershëm të një dite me diell si sinjal se lindja e tij ishte lindje e dritës, dhe poashtu ndërroi jetë në momentet e lindjes së diellit., çka nënkupton se drita hyjnore filloi me lindjen e tij dhe nuk përfundoi me vdekjen e tij. Ishte ky personaliteti i Muhamedit a.s.", u shpreh ef. Jashari. Në emër të Kryesisë së BIK-së një fjalë rasti mbajti Ahmet ef. Sadriu, drejtor i Drejtorisë për Botim dhe Informim, i cili përcolli përshëndetjet e Myftiut Tërnava dhe elaboroi dhe trajtoi në formën më të bukur temën mbi personalitetin e Pejgamberit a.s. se ai ishte udhërrëfyesi i mbarë njerëzimit. Ai rrezatonte dritë, paqe, dashuri e mirësi. Të reflektojmë në shoqërinë tonë duke pas gjithmonë shembull fjalët, sjelljet dhe moralin e tij." Në fund të këtij manifestimi KBI e Podujevës ndau mirënjohje me motivacion kontributin e tij në edukimin e brezave dhe veprimtari patriotike, për veteranin e institucionit të BI nga këto anë, Mustafë ef. Dervisholli, i cili tërë jetën e tij ia kushtoi përhapjes së dritës së Zotit me ç'rast mbajti një fjalë rasti që emocionoi të gjithë të pranishmit. Në përfundim, imamët: Mustafë ef. Dervisholli, Xhevat ef. Maçastena dhe Kreshnik ef. Abdullahu recituan pjesë nga Kur'ani, mevludi dhe ilahi të ndryshme. *(Fatmir Iljazi)*

### Begraca shënon ditëlindjen e Muhamedit a.s.

Për nder të muajit të mevludit më 13.01.2014 nën organizimin e KBI-së së Kaçanikut në xhaminë e fshatit Begracë në prani të xhamtlinjëve e hoxhallarëve e mysafirëve të shumtë u organizua një manifestim solemn për nder të ditëlindjes së Muhamedit a.s. me ç'rast ligjëratën e mbajti Dr. Musa Vila, profesor në FSI-në Prishtinë. Imami i kësaj xhamie Abedin ef. Osmani të pranishmëve u dëshiroi mirëseardhje dhe kishte përgatitur edhe korin e nxënësve të kësaj xhamie, të cilët kënduan disa ilahi e kaside. Menduh ef. Rexha me një ashere nga Kurani bëri hapjen e këtij manifestimi, kurse një fjalë rasti e mbajti kryetari i KBI në Kaçanik, Florim Neziraj dhe premtoi se do të angazhohet, që sa më shpesh të ketë takime dhe tubime me xhematet e xhamive. Ligjërata e dr Musa Vilës mbi jetën e Pejgamberit a.s., duke u fokusuar në mbetjen jetim të tij që në moshën e hershme, zgjoi interesimin e shumë xhamtlinjëve, të cilët thuajse që të gjithë ishin të rinj. (R.S)



### Rahoveci shënon ditëlindjen e Muhamedit a.s.

Në kuadër të muajit të Mevludit, më 18.01.2014, në Rahovec u mbajt një program dedikuar lindjes së figurës më të ndritur në historinë njerëzore Muhamedit a.s., organizuar nga KBI e Rahovecit, ku morën pjesë: nënkryetari i Kuvendit Komunal, përfaqësues të subjekteve politike, imamë, mysafirë si dhe një numër i madh i xhematlinjve. Më pas të pranishmëve me një fjalë rasti iu drejtua Kryetari i KBI të Rahovecit, Shani ef. Sylka. Si dhe kryemami i KBI-së të Rahovecit Nusret ef. Abazibra. Programi filloi me këndimin e një pjese të Kuranit, të lexuar nga hfz. Daut Lezi, imam nga Prizreni. Ligjëratën e rastit e mbajti Mr. Driton Arifi, profesor në M.M. "Alaud-din" në Prishtinë me titullin: "Të jetosh nën hijen e udhëzimit të Muhamedit (sal-lAllahu alejhi ve sel-lem)." Ai tha se është nder të flasësh për këtë figurë të ndritur, e tërë jeta e të cilit është e shpalosur dhe të gjitha segmentet e jetës së tij janë të evidentuara, për të qenë modeli dhe shëmbëlltyra më e mirë për t'u ndjekur. Programi vazhdoi me këndimin e disa ilahive dhe kasideve nga nxënëset që vijojnë mësim besimin në Xhaminë e Madhe në Rahovec. *(Almedin Ejupi)*







**Edhe një xhami e re në Malishevë**

Në Drenovc (Malishevë) më 09 janar në pranin e Myftiut të Republikës së Kosovës Mr. Naim Tërnava me bashkëpunëtorë, përfaqësuesve të KBI-së së Malishevës si dhe banorëve të fshatit, u vu gurthemeli i xhamisë së re. Ky gurthemel erdhi si rezultat i iniciativës së kamotshme të kryesisë së fshatit në bashkëpunim të ngushtë me KBI për ndërtimin e një xhamie e cila sado pak do të plotësonte nevojat e kryerjes së riteve dhe shërbimeve fetare, si dhe vetëdijesimit dhe ngritjes intelektuale, morale dhe fetare të besimtarëve të këtij fshati me mbi 6000 banor, i cili ende nuk kishte xhami. Myftiu Tërnava përgëzoi banorët dhe KBI e Malishevës për vënien e këtij gurthemeli dhe premtoi mbështetje të plotë për ndërtimin dhe përfundimin sa më parë të kësaj xhamie dhe se nevojat dhe kërkesat për ngritjen e xhamive të reja janë shumë të mëdha për krijimin e kushteve xhematlinjëve për të kryer obligimet fetare. Në Malishevë janë në ndërtim 3 xhami të reja, ( Dragobil, Senik dhe Goriq), dhe është rindërtuar prej fillimit xhamia e fshatit Pagarush. *(Selim ef. Paqarizi)*

**IDB feston 40 vjetorin e themelimit**

Nga 14-16 janar në Almati (Kazakistan) u mbajt takimi i dytë i radhës i organizuar nga Banka Botërore Islame (IDB) ku morën pjesë ministra dhe zyrtarë të lartë të Kazakistanit, Afganistanit, Shqipërisë, Azerbajxhanit, Iranit, Kirgizstanit, Pakistanit Taxhikistanit,Turqisë, Turkmenistanit dhe Uzbekistanit, si dhe udhëheqës komunitetesh biznesi dhe shoqërisë civile. Në këtë takim, ku u diskutua mbi të arriturat e IDB-Grup si dhe strategjia e mundshme për përkrahje të mëtejme zhvillimit socio-ekonomik te vendeve anëtare në sektorë të ndryshëm zhvillimore, nga BIK ishin të ftuar Ejup Ramadani dhe Ahmed Sadriu. Forumi u hap nga z.Aset Issekeshev, zëvendëskryeministër dhe Ministër i Industrisë dhe Teknologjisë se re të Kazakistanit, i shoqëruar nga Dr. Ahmed Muhamed Ali, Kryetar i IDB-s dhe Kryebashkiaku i Almatit.

Prezantimi i përfaqësuesve të BIK-së u përqendrua kryesisht në mundësinë e aplikimit për grande të ndryshme në fondin e asistencës së veçantë dhe atë të bursave.

Numri vjetor i përfituesve të IDB-bursës ishte 21 studentë në vitin 2009, kurse në vitet në vijim ka një rënie dhe tani është viti i tretë me radhë që Kosovës po i ndahen vetëm tri bursa në vit dhe duke i parë nevojat emergjente të vendit tonë, përfaqësuesit e BIK-së kërkuan që ky numër të rritet. Ndihma e IDB-sektori i bursave deri tani kap shumën prej 261.770,00 $ për cka BIK është shumë mirënjohës IDB-s për gjithë atë, që ka bërë deri tani.

Një vit më parë IDB ka përkrahur edhe një program me moton “Kujdesu për dhëmbët” në vlerë prej 1500$. Në këtë projekt janë vizituar disa shkolla nëpër fshatra të Kosovës nga ekipi i përbër nga stomatolg, asistent dhe në prezantuese, ku ishte për synim vetëdijësimi i nxënësve të moshave 9-10 vjeç për hixhenën orale. Janë trajtuar mbi 120 nxënës të cilëve në fund u janë dhuruar një brushë dhe pastë dhëmbësh.

Gjatë kësaj konference, përfaqësuesit e BIK-së, u takuan edhe me z. Enefer, sekretar i IDB-së, i cili i informoi se edhe përfaqësues të qeverisë së Kosovës ishin të ftuar të merrnin pjesë në këtë konferencë por që nuk kishin ardhur. IDB, në gjirin e vet tani ka 56 shtete me një kapital prej 30 miliardë ID (Dinar Islam), kurse kapitali në qarkullim është afër 18 miliardë ID. Nga kjo shumë 4.6 miliard është paguar me fundin e vitit 1433 (H) ose 2012. Bartësit kryesorë janë : Arabia Saudite 24%, Libia 9%, Irani 8.5%, Kuvajti 7.2%, Egjipti 7.2%, Emiratet e Bashkuara 7.15%, Katari 7%, Turqia 6.6% dhe Nigeria 5.5%. *(Ejup Ramadani)*



### Magjistroi Driton Arifi

Në Universitetin e Hapur Amerikan në Kajro më 09.01.2014, kandidati Driton Arifi me sukses mbrojti temën e magjistraturës në lëmin e Jurisprudencës-fikhut islam.Teza me të cilën e mbrojti ishte "*Imam Zufer Ibn Hudhejli, mendimet e tij ekskluzive dhe divergjente ndaj Imam EbuHanifës në kapitullin e namazit dhe zekatit- studim krahasues në katër shkollat juridike-medh'hebet*".

Mbrojtja e temës u bë përpara komisionit të përbërë nga Prof. Dr. Muhamed Nebil Ganaim, profesor i Sheriatit islam në Fakultetin e Shkencave (Darul-Ulum) Universitetin e Kajros, mentor, Prof. Dr. Ibrahim Abdurr-Rrahim, profesor i sheriatit islam, po ashtu në Fakultetin e Shkencave (Darul-Ulum), Universiteti i Kajros, anëtar dhe Prof. Dr. Sabri Abdurr-Rreuf, profesor i Fikhut Komperativ, Fakulteti i Sheriatit në Universitetin e Az'harit, anëtar. Pas diskutimeve që zgjatën afërsisht dy orë, komisioni morri vendim që: Driton Arifit t'i jepet titulli *magjistër i shkencave të sheriatit-lëmi i fikhut*, dhe teza u vlerësua me notë të shkëlqyeshme. Driton Arifi u lind në Majac (Podujevë) më 16.07.1981. Shkollën fillore e kreu në fshat, pastaj të mesmen gjithashtu me sukses të shkëlqyeshëm në M.M.Alauddin në Prishtinë (1996-200), ndërsa studimet i vazhdoi në Rijad (Arabi Saudite), ku kreu Fakultetin e Sheriatit në Universitetin Islamik "Imam Muhamed bin Saud" më 2007. Që nga përfundimi i fakultetit ishte aktiv me ligjërata dhe shërbimet e tij fetare. Ishte edhe anëtar i redaksisë së revistës Dituria Islame për dy mandate, e aktualisht punon si profesor i lëndës së Fikhut dhe Usuli Fkhut në M.M. Aluddin në Prishtinë.

(*Mr. Ekrem Maqedonci*)



### Kryetarja e parë e mbuluar e një komisioni parlamentar

Parlamentarët turq për herë të parë në historinë e Republikës së Turqisë, zgjodhën deputeten e mbuluar (me shami) në krye të një komisioni parlamentar në Asamblenë Kombëtare të Turqisë. Kushtetuta e Turqisë nuk ka referenca direkt për bartjen e shamisë në parlament, si dhe dokumente tjera ligjore, dhe teknikisht nuk ka pengesa ligjore që një femër e mbuluar të jetë anëtare e parlamentit, por këtë e kanë penguar rregulloret e punës së këtij institucioni për të cilat insiston CHP. Deputetja nga radhët e partisë në pushtet (AK Parti), Gonul Bekin Sahkulubey, pas kryerjes së haxhit, punën e saj në parlament e vazhdoi e veshur sipas rregullave islame. Komisioni për Peticion u mblodh pasi që kryetari i deritanishëm Mehmet Danis, u zgjedh si kandidat për prefekt të komunës Çanakkale. Gonul Bekin Sahkulubey mori përkrahjen e të shtatë deputetëve që morën pjesë në seancë, duke u bërë gruaja e tretë që të zgjidhet si kryetare e njërit prej 17 komisioneve në parlamentin turk. Çështja e bartjes së shamisë në institucionet publike është në agjendën e politikës turke për më shumë se tre dekada. Zyrtarisht është në fuqi që nga viti 1983. Që atëherë, përpjekjet e shumta për anulimin e ndalimit në institucionet shtetërore dhe universitete kanë dështuar.

### RCMP ka nevojë për personelin e besimit islam

Komisari i Departamentit për marrëdhënie me shoqërinë në policinë e kalorësisë së mbretërisë kanadeze (RCMP), Derek MacDonald shprehet se ndjehet nevoja për punonjës muslimanë, dhe se për këtë arsye kanë hapur një shtand në panairin e Rilindjes së shpirtit




Islam – RIS 2013 Convention, i cili para disa dite filloi në Toronto, e që do të pranojë kërkesat e atyre që dëshirojnë të bashkohen me ta. Komisari MacDonald tha se si pjesë të RMCP ekziston edhe personeli musliman, por ai dëshiron që numri i tyre të rritet. Komisari MacDonald theksoi se policia e kalorësisë mbretërore RCMP është shumë e ndjeshme kur është fjala për vlerat fetare, duke shtuar: "Ritualet fetare të muslimanëve ose muslimaneve gjatë ditës, kurrë nuk do paraqesin problem për RCMP. Por, nëse gjendemi në një situatë tejet urgjente, ose nëse vjen në shprehje siguria e qytetarëve, në këtë rast ata duhet t'i vonojnë lutjet e tyre. Përveç kësaj, detyrimet fetare dhe lutjet nuk paraqesin asnjë problem." Në pyetjen nëse për gratë muslimane do të përgatitet një uniformë e veçantë, MacDonald tha: "Shpeshherë jemi përballur me këtë pyetje. Dizajnerët tonë për disa kohë janë duke punuar uniformën që do të veshin muslimanet në policinë e RCMP-së. Dizajnimi i tyre pritet të përfundojë së shpejti. Më herët kemi dizajnuar uniformë për personelin e sikhëve. Uniforma për muslimanet do të jetë gati brenda një muaji.

## Vazhdon ndërtimi i Xhamisë Çamllëxha

Ka vazhduar të ndërtohet xhamia Çamllëxha qw mendohet të jetë edhe një nga simbolet e qytetit të Stambollit. Struktura ku do të ndërtohen edhe ambiente për aktivitete sociale do të japë shërbim në kuptimin tradicional të kompleksit. Brenda ndërtesës gjigande do të ketë një sallë ekspozite për 3.500 persona, bibliotekë punishte të vogla për kurse të ndryshme artizanale tradicionale turke. Çamllëxha është një nga kodrat më të larta të Stambollit. Në këtë kodër që përshëndet anijet që hyjnë në ngushticën e Bosforit,



po ndërtohet një nga veprat më të rëndësishme të historisë së Republikës. Minaret e xhamisë ku mund të kryejnë ritualet fetare 37. 500 vetë në të njëjtën kohë, do të shihen brenda 5-6 muajsh. Me përfundimin e Xhamisë që do të përbëhet nga 4 blloqe kryesore, ajo do të jetë xhamia më e madhe e historisë së Republikës. Ndërtimi i Xhamisë, punimet e së cilës ndiqen nga afër edhe nga Kryeministri Rexhep Tajip Erdogan, pritet të përfundojë kah mesi i vitit 2016 dhe të vihet në shërbim natën e Kadrit.

## Japonia hap dhoma për falje në aeroporte

Aeroportet ndërkombëtare në Japoni janë duke përgatitur dhoma për falje, si dhe ushqime hallall për vizitorët muslimanë. Me afrimin e Olimpiadës Verore 2020 në Tokio, pritet ardhja e miliona vizitorëve nga e gjithë bota, e në mesin e tyre edhe ata nga vendet muslimane. Për këtë arsye po organizohen kurse trajnimi për t'u informuar sa më shumë me islamin, në mënyrë që t'ju ofrojnë kushte sa më të përshtatshme klientëve muslimanë. Aeroporti Narita, Chiba, ka vendosur shenjën "Dhoma për lutje" (Prayer Room) për muslimanët përballë dhoma private në terminalin e parë dhe të dytë. Dhomat janë të mbuluara me tepihë, dhe shenjën që tregon kiblen. Aeroporti Kansai, ku nga viti 2006 vetëm ekziston një dhomë për falje, ka bërë të ditur se në gusht do të hapë edhe dy dhoma të tilla. Hapjen e dhomave të tilla paralajmërojnë edhe aeroportet Osaka dhe Haneda në Tokio. "Ne jemi duke u përpjekur që aeroportet t'i bëjmë sa më miqësor dhe të përshtatshëm për muslimanët dhe njerëzit tjerë të cilët do ta vizitojnë Japoninë gjatë Olimpiadës", tha zyrtari për marrëdhënie me publikun në aeroportin Narita, për Nikkei Asian Review. *(R.Suma)*



| AUTOR: AGIM GASHI | ORARI I QARKULLIMIT TË TRENIT | LIBËR I ALLAHUT PARA KUR'ANIT | MBRËMJE (ANG.) | TIRANA | ZË BURRI | I MORALIT | GRAMI | AKTORI EGJIPTIAN, SHARIF | KATEGORI GRAMATIKORE (SH.SHQ.) | ILIR KONUSHEVCI | LLOJ DRURI | | TURIST | E SKEMËS |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| FOTO, ALIJA | | | | | | | | | | | | KUNDËR / PËREMËR VETOR | | |
| LIBËR I ALLAHUT PARA KUR'ANIT | | | | | | | TEKNIK MAKINASH / TURQIA | | | | | | | |
| HEROINA, PALIKUQI | | | | SHOSHAT / KURSIVE | | | | | | AJO QË VJEN NGA DIELLI NË TOKË / NATRIUMI | | | | |
| KUMBARA | | | | | LIBRI I ALLAHUT / GRUP GJAKU | | | | | | | GRIMËCOJ / LLOJ KËNDI ASTRO-NOMIK | | |
| EMËR FEMRE | | | | | | AKTORJA, HEJVORTH | | | | | PËREMËR VETOR / SHUMË I MADH | | | |
| PERSONAZH I JERODIM DE RADËS | | | | | | | | | | ELEMENT KIMIK | | | | |
| AMPERI | | GRENLANDA / LLOJ MUZIKE E SHTHURUR | | | | | | | | E DREJTË E PLOTË | | | | |
| RADIUMI | | | INDUKSIONI / ERËRAT E KËNDSHME | | | | | | | AFRIM MACULA | | | KALIUMI / KUNDËR-VEPRIM | |
| KULAÇE | | | | | | | | | | NDËRTIME ME TULLA | | | | |
| | JO E VJETËR / TITULL DIJETARI | | | | | | | | | VEND NË HUNGARI | | | | ... MEMO |
| ARMY RESEARCH OFFICE | | | | MËRITË | | | | | | TONI | | ADRIAN KRASNIQI / TALLA, PËRQESHA | | |
| SHKENCË EKZAKTE | | | | | | | | | | | SH.G.O. / NËNË | | | |
| AMBASADORI, ISMAJLI | | | | | ISH-KRYET. SHQIPTAR, ALIA | LLOJ SUPER-KOMPJUTERI | | SHKENCA MBI MORALIN | DIPLOMATI SLLOVAK, EDUARD | ASIA PACIFIC INST. MANAG-EMENT / NJËSI PESHE | | | | |
| LLOJ VULE | | | | | | | GJENDJE MATERIALE / MË MERR ETJA | | | | | | | |
| ... MARGARET | | | SHPUZORET / PJESË E ÇIFTELISË | | | | | | | | | | SEKONDA / TUL BAGËTIE | |
| SHKENCË EKZAKTE | | | | | | | | | | | IBADETJA / ILIR META | | | |
| NUMËR RENDOR | | | | | | E RRASKA-PITUR / AUSTRIA | | | | | | | | |
| KALIMTARE | | | | KOHË (TURQ.) | | | | | | KRAHINË SHQIPTARE | | | | |

# KONTRIBUTI I MUSLIMANËVE DHËNË CIVLIZIMIT BOTËRORË



Ibn el-Hejthem

*Lindur më: 1 korrik, 965 Basra, Irak*
*Vdiq: 6 Mar 1040, Kairo, Egjipt*
*Emri i plotë: Ebu Ali al-Hasan ibn el-Hasan Ibn al-Hejthem*
*Libri i tij: Libri mbi Optikën*

Grekët antikë mendonin se syri ynë emeton rreze, si një laser, e të cilat na mundësojnë të shohim. Personi i parë që kuptoi se është drita ajo që hynë në sytë tanë, ishte matematicienti mysliman i shekullit të X-të, astronauti dhe fizikani Ibn el-Hejthem. Ai ishte i pari që zbuloi kamerën me vrimë (pinhole camera), duke vërejtur se si drita depërtonte nga vrimat e dritares. Sa më e vogël ishte vrima aq më e pastër ishte figura, ai punoi në këtë dhe rregulloi *Camera Obscura*, të parën e këtij lloji në botë (nga fjala arabe *kamere = dhomë e errët apo private*). Ai ka merita edhe për atë se është njeriu i parë që ndërroi fizikën prej asaj filozofike në atë eksperimentale.




*“E, i sheh kodrat e mendon se ato janë të palëvizshme, ndërsa ato lëvizin si retë, (kjo është) mjeshtëri e Allahut që përsosi çdo send, e Ai është hollësisht i njohur se çka punoni.” (En-Neml, 88)*